

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz është ajo që u ngrit në Bekë (Meke), e dobishme, udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Aty ka shenja të qarta: vendi i Ibrahimit, dhe kush hyn në të, ai është i sigurt..."..*

*(Ali Imran, 96)*

## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, Mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, Mr. Muzaqete Kosumi, PHD (c) Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & Korrektor:**
Ilmi Rexhepi
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja “Vi-Print”, Mitrovicë



"Vërtet, Kostandinopoja do të çlirohet! Sa prijës i mrekullueshëm, do të jetë prijësi i saj, e sa ushtri e mrekullueshme do të jetë ajo ushtri!"
(Hadith)

# Rikthimi i xhamisë Ajasofia

*Sulltan Mehmet Fatihu pas çlirimit të Kostandinopojës, më 29 maj 1453 e ktheu Ajasofian në xhami si simbol i çlirimit osman mbi qytetin. Ajo nuk ishte një kishë e zakonshme ngase kishte statusin e një bazilike dhe pronari i saj ishte Perandori i Bizantit. Ishte, pra, një simbol i Perandorisë Bizantine, e cila u mund nga otomanët.*

*Sulltan Fatihu e ktheu Kishën e Kostandinopojës në Xhami të Stambollit sepse ajo ishte, mbi të gjitha, një simbol politik dhe shtetëror, dhe tek më pas një simbol fetar. Meqenëse Kostandinopoja u çlirua me luftë, edhe pse u ofrua mundësia që ajo të dorëzohej në mënyrë paqësore me marrëveshje, ishte e kuptueshme që sundimtari i perandorisë së re të heqë simbolet e perandorisë së mëparshme. Për këtë arsye, Mehmet Fatihu e ktheu Ajasofian në xhami si një simbol i shtetit të tij, dhe jo, siç thonë disa analistë, "për të poshtëruar të krishterët dhe besimin e tyre."*

*Pas marrjes së Kostandinopojës në 1453, Sulltan Fatihu u dha fermanin e famshëm të krishterëve të Kostandinopojës, me anën e të cilit u garantoi atyre liri të plotë fetare. Në shtetin islam, sipas ligjeve të Kuranit dhe të Sheriatit, anëtarëve të feve të tjera u garantohet e drejta e ushtrimit të besimit të tyre. Veçanërisht hebrenjtë dhe të krishterët e kanë ruajtur identitetin e tyre, jo vetëm fetar, por edhe atë kulturor e atë kombëtar.*

*Sulltan Fatihu ishte një sundimtar jashtëzakonisht i drejtë, saktësisht siç përshkruhet në hadithin e të Dërguarit të Allahut, i cili tha: "Vërtet, Kostandinopoja do të çlirohet! Sa prijës i mrekullueshëm, do të jetë prijësi i saj, e sa ushtri e mrekullueshme do të jetë ajo ushtri!"*

*Sipas dëshmisë së historianëve, Sulltan Fatihu i la të paprekura qindra kisha dhe manastire në Kostandinopojë dhe në afërsinë e saj dhe dhjetëra mijëra në zonën e Perandorisë së madhe Osmane që ai sundoi. E gjithë kjo mbeti e paprekur, dhe zgjati për të gjithë shekujt vijues, deri në fund të Shtetit Osman.*

*Xhamitë, të cilat janë kthyer nga kishat e marra me luftë, zakonisht quhen" fet'hije ". Në këtë lloj përfshihet edhe Ajasofia. Sikurse myslimanët, kështu vepruan edhe të krishterët. Xhamia e mrekullueshme umejade në Kordovë të Spanjës, pas marrjes së saj nga të krishterët, u shndërrua në një kishë, e cila edhe sot vazhdon të shërbej si e tillë. Asnjë nga të krishterët madje nuk e përmend xhaminë e Kordovës, as qindra xhami të tjera që janë shndërruar në kisha.*

*Ajasofia për më shumë se 400 vjet shërbeu si xhami, deri në vitin në 1934 kur Ataturku e ktheu në muze, i cili përçoi me këtë një mesazh: Turqia moderne është një vend laik! Më 24 korrik 2020 me faljen e namazit të xhumasë u bë edhe hapja zyrtare e Xhamisë Ajasofia. Ka pasur reagime të shumta në botë pro dhe kundër rihapjes së Ajasofias.*

*Prifti palestinez Manuel Musalam, për Ajasofian, thotë: "O të krishterë, një gjë keni parasysh! Presidenti Erdogan ia ngriti vlerën dhe peshën Ajasofias, e shndërroi atë, nga Muze në të cilën shkelnin njerëzit me këpucë, në Xhami. Aty lartësohet dhe lavdërohet emri i Zotit".*

*Teologu dhe prifti gjerman, Br. Felix Körner, i përshkroi debatet dhe komentet negative për rihapjen e Ajasofias në Stamboll, si hipokrizi: "Kisha e Urtësisë së Shenjtë (Haghia Sophia) është humbur në 1453, kur u morr Stambolli, dhe ajo ka qenë një xhami që nga ajo kohë. Ne e humbëm Hagia Sophia për herë të dytë kur (nga xhami) ajo u shndërrua në një muze. Tani (duke e kthyer atë në një xhami) ne nuk e kemi humbur atë. Përkundrazi, ne duhet ta shohim këtë veprim si një përfitim për besimtarët".*

*Prifti grek Evangelos Papanikolau duke folur në një kishë afër Athinës, tha: "Kush do ta mbronte objektin e madh siç është Ajasofia? Turqit e mbrojtën." Ai theksoi se, gjatë qeverisjes së turqve, njerëzit kanë mundur lirshëm ta jetësojnë fenë e tyre. "Andaj njerëzit thoshin: Më shumë preferojmë të shohim çallmën turke, sesa kapelën latine."*

*Hapja e Ajasofias është tregues i përpjekjeve të vazhdueshme turke për pavarësi, si në politikën e saj të brendshme ashtu edhe në politikën e jashtme. Rihapja e Ajasofias për adhurim është një çështje kombëtare, e jo çështje e politikës së jashtme, - vlerëson Qeveria Turke. Ne mbështesim kthimin e Ajasofias në funksionin që dëshironte Sulltan Mehmet Fatihu, që ajo të jetë një vend lutjeje, adhurimi dhe lavdërimi i emrit të Zotit.*

*Osmanët e shndërruan Ajasofian në xhami, por nuk dëmtuan afresket, ikonat dhe mozaikët e krishtera brenda xhamisë. Qeveria turke ka deklaruar se do të vazhdojë t'i ruajë këto simbole fetare..*

*Dr. Ajni Sinani*

*Urimi i Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava me rastin e festës së Kurban-Bajramit*

# Këtë Bajram nuk po e presim ashtu siç do të dëshironim

Muzdelifja, Mina, Safaja, Merva dhe Qabeja e bekuar kësaj radhe nuk po kumbojnë si më parë nga duatë dhe lutjet e haxhilerëve nga të gjitha skajet e botës. Mirëpo ne, edhe pse sot fizikisht nuk jemi atje, shpirtërisht jemi si asnjëherë më parë të përkushtuar në lutjet dhe ibadetet tona drejtuar Allahut xh.sh..



*Me emrin e Allahut të Mëshirshëm, Mëshirëplotë*
*Falënderimi i takon Zotit të botëve, Atij i qofshim falë ngase Madhërimi, lavdi e adhurimi i takojnë vetëm Atij. Salatet e selamet tona u dedikohen më të mirit të njerëzimit, Dritës së pafundme të udhëzimit, Muhamed Mustafasë, familjes së tij të pastër e fisnike, shokëve të tij besnikë dhe gjithë ndjekësve të rrugës së tij.*
*Të nderuar besimtarë,*
*Vëllezër e motra,*
*Të nderuar qytetarë të Kosovës:*

Sot, është një ndër ditët më të rëndësishme për besimtarët myslimanë – është Dita e Arafatit – ditë kjo kur besimtarët myslimanë, të gjithë të barabartë e të veshur njejtë me petkun e bardhë në rrafshnaltën e Arafatit, i drejtohen Zotit fuqiplotë me përulje në adhurim për mëshirë, mirësi e begati. Për besimtarët myslimanë, qëndrimi në Arafat është një nga kushtet themelore të kushtit të pestë të fesë islame - Haxhit.

Qëndrimi në Arafat tek besimtari sjell në kujtesë edhe qëndrimin e Pejgamberit Muhamed a.s. në këtë vend, nga ku edhe iu drejtua besimtarëve me ligjërimin shumë kuptimplotë e domethënës që njihet si "Hytbeja e Lamtumirës", përmes së cilës Pejgamberi a.s. përçoi mesazhe e udhëzime për sjelljen e njeriut në raport me Krijuesin, për sjelljen e njerëzve me familjen dhe komunitetin, si dhe për sjelljen ndërnjerëzore pa dallim.

*Të dashur vëllezër e motra,*

Pas Ditës së Arafatit, vjen Nata e bekuar e Kurban-Bajramit, natë kjo që i paraprin njërës prej festave më të mëdha të besimtarëve myslimanë, festës së Kurban-Bajramit. E Kurban Bajrami, sikurse dihet, ndërlidhet me përfundimin e Haxhit dhe me therjen e kurbanit, i pari, pra Haxhi është një nga shtyllat e besimit për ata që kanë mundësi, ndërsa i dyti, pra kurbani është vaxhib dhe traditë e preferuar e Pejgamberit për myslimanët.

*Vëllezër e motra,*

Në raste festash natyrisht që duhet të jemi të gëzuar e të lumtur dhe ashtu jemi, por kësaj here, pra për këtë Kurban-Bajram, kemi ndjenja të përziera si asnjëherë më parë.

Kështu ndihem unë dhe kështu ndihen edhe të gjithë besimtarët myslimanë kudo ku janë, sepse, megjithëse jemi në Ditën e Arafatit dhe megjithëse jemi në vigjilje te natës së Kurban Bajramit, për shkak të pandemisë që ka shkaktuar virusi Covid-19, këtë Bajram nuk po e presim ashtu siç do të dëshironim; sot Arafatit i mungojnë miliona haxhilerë nga e tërë bota, e edhe haxhilerët nga vendi ynë.

Muzdelifja, Mina, Safaja, Merva dhe Qabeja e bekuar kësaj radhe nuk po kumbojnë si më parë nga duatë dhe lutjet e haxhilerëve nga të gjitha skajet e botës.

Mirëpo ne, edhe pse sot fizikisht nuk jemi atje, shpirtërisht jemi si asnjëherë më parë të përkushtuar në lutjet dhe ibadetet tona drejtuar Allahut xh.sh..

Tekbiret, salavatet dhe duatë tona nuk kanë të ndalur edhe nga këtu ku

Zoti na ka falur, madje ato i kemi shtuar edhe më shumë, së bashku me lutjet drejtuar Allahut xh.sh. që nijetin e atyre të cilëve iu pamundësua kryerja e Haxhit, t'ua ketë pranuar dhe t'ua ketë bërë kabull.

*Vëllezër e motra,*

Pandemia e shkaktuar nga Virusi Covid-19 ka çrregulluar rrjedhën normale të jetës kudo në botë e edhe tek ne, prandaj këtë Bajram e presim në gjendje të rënduar pandemike, andaj edhe sot lusim Zotin xh.sh. që kjo sprovë e pandemisë, që na ka goditur, të kalojë sa më parë dhe bajramin e ardhshëm ta festojmë tradicionalisht si gjithmonë.

Situata ditëve të fundit paraqitet e vështirë dhe nga ne kërkohet që të kontribuojmë në tejkalimin e kësaj gjendjeje.

Nga ne kërkohet që ta ruajmë shëndetin publik, t'i respektojmë masat anti-covid dhe të jemi më të kujdesshëm, me të vetmin qëllim që sa më lehtë të kalojmë këtë gjendje.

Prandaj, ju ftoj të gjithë që ta ruajmë karakterin festiv të festës, por në këtë kohë pandemie të kemi më shumë mirëkuptim, disiplinë, solidaritet, mbështetje e përkujdesje për ata që kanë nevojë e sidomos për ata që po sprovohen më virusin Covid-19.

Fundja, kjo është edhe esenca e festës së Kurban-Bajramit, e cila bart në vete mesazhin e barazisë, unitetit, drejtësisë e sakrificës, premisa e parime këto që na bëjnë më të afërt e më të dashur me njëri-tjetrin, si dhe na bëjnë më humanë, më solidarë e më fisnikë, qoftë si individ dhe qoftë si shoqëri.

*Vëllezër e motra,*

Festat fetare te ne, e sidomos festat e bajramit, janë festat më popullore, ngase këto janë të shtresuara thellë në kulturën dhe traditën tonë, përmes tyre manifestohet kënaqësia shpirtërore për kryerjen e obligimeve hyjnore.

Si në asnjë festë tjetër, festa e bajramit shoqërohet me vizita te familja, farefisi e miqësia, gjë që duhet kultivuar e duhet praktikuar, mirëpo jo edhe kësaj radhe, andaj ju ftoj të gjithë që, për shkak të rrezikut të përhapjes së virusit, t'i shmangim vizitat, të shmangim përshëndetjen tradicionale të bajramit me dorë e përqafime, si dhe t'i shmangim tubimet e shumë njerëzve, qoftë në ambiente të hapura apo të mbyllura.

Të festojmë bajramin duke lutur Zotin që t'i mëshirojë të gjithë ata që pësuan nga Covidi, të prekurve t'u japë shërim sa më të shpejtë, ndërsa neve na mbetet që të kujdesemi që të parandalojmë në mënyrë sa më të organizuar e më këmbëngulëse përhapjen e këtij virusi.

Vëllezër e motra, kudo ku jeni, duke ju uruar për festën e madhe të bajramit, lus Zotin për shëndet, mbarësi, dashuri e harmoni në familjet tuaja.

Me hajr e mbarësi festa e Kurban Bajramit!

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava*



*Fjala e myftiut Naim ef. Ternava mbajtur në gjuhen arabe në konferencën në distancë me temë "Fikhu i emergjencave: parametrat e jurisprudencës pas Corona virusit"*

# Ruajtja e shpirtit është ne mesin e parimeve për të cilat Krijuesi urdhëroi një kujdes të veçantë

*Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve, ndërsa lutjet më të mira dhe selamet janë për zotërinë tonë, Muhamedin a.s., për familjen e tij fisnike, për shokët e tij besnikë dhe për të gjithë ndjekësit e rrugës së tij.*

*Shkëlqesia e tij, Sekretari i Përgjithshëm i Lidhjes Botërore të Myslimanëve, dr. Muhamed bin Abdul Karim Al-Issa,*

*Shkëlqesia e tij, Kryetari i Këshillit të Fetvasë së Emirateve, Shejh Abdullah Bin Bejah,*

*Te nderuar ministra, myftinj, studiues, hulumtues, të nderuar pjesëmarrës!*

Më lejoni që, para së gjithash, t'ju përshëndes me përshëndetjen e Islamit, me përshëndetjen e njerëzve të Xhenetit: paqja dhe mëshira dhe bekimet e Zotit qofshin mbi ju!

Të nderuar të pranishëm, i lutem Zotit të Plotfuqishëm në këtë moment të bekuar që të mbrojë vendin tuaj dhe popujt tuaj nga çdo dëm dhe i lutem që t'ju ndihmojë të kapërceni këtë pandemi sa më lehtë.

Unë gjithashtu i falënderoj me falënderimet e mia të sinqerta Lidhjen e Botës Islame RABITA-n, në krye me sekretarin e përgjithshëm, dr. Muhamed bin Abdul Karim Al-Issa, si dhe Këshillin e Emirateve për Fetva, të kryesuar nga Shkëlqesia e Tij studiuesi Abdullah bin Bejah, për organizimin e kësaj konference që mblodhi studiues dhe myftinj, në dritën e këtyre rrethanave të vështira që mbizotërojnë në botë për shkak të kësaj pandemie.

Të nderuar të pranishëm, edhe nëse trupat janë larg, zemrat dhe mendjet janë afër dhe kjo konferencë vjen për të diskutuar tema me interes të madh për myslimanët në të gjithë botën, veçanërisht për të adresuar tema që kanë lindur pas shfaqjes së kësaj pandemie, duke marrë një bazë të detajuar shkencore dhe ligjore fetare.

Studiuesit kanë shtjelluar temat e ndryshme që trajtojnë aspektet e ndryshme të jetës së përditshme myslimane.

Nuk ka dyshim se Zoti i Madhëruar e shpalli këtë fe të vërtetë





për ta përmirësuar jetesën në këtë botë dhe për të na mësuar ne si ta bëjmë vendin e mirë në jetën amshueshme.

Kjo pandemi po shqetëson tërë botën dhe po kërcënon jetën e të gjithë njerëzve. Ne besojmë bindshëm dhe nisemi nga ajeti kuranor, ku Allahu i Madhëruar thotë: "...dhe Ne ju sprovojmë..."

Ibn Kethiri gjatë komentimit të këtij ajeti përmend se Ali bin Ebi Talha ka treguar që këtë ajet Ibën Abasi r.a. ta ketë komentuar: "Ne do t'ju sprovojmë me të keqen dhe mirësinë, joshjen, shqetësimin, prosperitetin, shëndetin dhe me sëmundjen."

Ne po përballemi me këtë pandemi dhe ne po mundohemi me aftësitë tona, që Zoti i Madhëruar na ka dhënë, të kontribuojmë për ruajtjen e jetës së njerëzve.

Këtu interesimi i fesë islame për shpirtin njerëzor tregohet qartë dhe siguron dispozita të qarta dhe të sqaruara në zbatimin e qëllimeve të ligjit islam. Një nga qëllimet e Sheriatit me të cilin Islami doli është të mbrojë pesë parimet thelbësore, të cilat janë: ruajtja e fesë, ruajtja e shpirtit (jetës), ruajtja e mendjes, ruajtja e nderit dhe ruajtja e pasurisë, kështu që ruajtja e shpirtit është ne mesin e këtyre parimeve për të cilat Krijuesi urdhëroi një kujdes të veçantë, Allahu i Madhëruar thotë: "Dhe mos mbytni veten tuaj, Vërtet, Allahu është i mëshirshëm për ju." (En-Nisa, 29.)

Kjo ishte e dukshme në fjalimet dhe kumtesat e shkëlqesive që adresuan në seancat e kësaj konference. Tekstet e shpalljeve nga Libri dhe Suneti janë të pranishme në zbritjen e drejtpërdrejtë të kësaj pandemie me dispozitat dhe udhëzimet e tyre, kështu që libri fisnik Kurani përfaqësonte referencën e parë dhe parësore në fatkeqësitë dhe pandemitë, dhe prania e tij aktuale u vërtetua në trajtimin e simptomave psikologjike që shoqërojnë pandeminë globale.

Sa i përket Sunetit të Profetit, themi që nëpërmjet tij janë diktuar shumë dimensione përballë kësaj pandemie, e cila ka kapluar mbarë botën. Ofrohen pajtueshmëri psikologjike, siguri fizike dhe rregullim shoqëror, qoftë për sa u përket motiveve dhe emocioneve, qoftë në aspektin e parandalimit dhe trajtimit, ose në aspektin e stabilitetit, kohezionit dhe sigurisë.

Usama Bin Zejdi, Zoti qoftë i kënaqur me të, transmeton se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse dëgjoni për murtajë në një vend, atëherë mos shkoni atje, dhe nëse ajo ndodh në një vend ku ju ndodheni, atëherë mos dilni nga ai vend!"

Kjo është thënie pejgamberike, me urtësi gjithëpërfshirëse dhe bazike për ballafaqimin me pandeminë që ka kapluar botën sot.

I Dërguari a.s. gjithashtu thotë: "Mos të përzihet i shëndoshi me të sëmurin!".

Ky hadith është thënie madhështore dhe ka ndikim të drejtpërdrejtë në parandalimin e përhapjes së epidemive, nëse të gjithë respektojmë mësimet e këshillat që na jep. Ndoshta pika më e rëndësishme e adresuar nga feja jonë e vërtetë, e cila luan një rol

kryesor në përballje të suksesshme të kësaj pandemie, është kujdesi i veçantë për higjienën personale.

Në Sahihun e Muslimit, transmetuar nga Ebu Malik Al-Ashari, jepet që Pejgamberi a.s. ka thënë: "Pastërtia është pjesë e besimit" (Transmetuar nga Ahmedi dhe Muslimi dhe Tirmidhiu, si në librin Al -Xhamiu Sagir, ky hadith është një nga dyzet hadithet e famshme).

Në një hadith tjetër të shënuar nga Buhariu dhe Muslimi dhe të transmetuar nga Ebu Hurejra r.a., Pejgamberi a.s. thotë: "Nëse ndokush ndodh të zgjohet nga gjumi, të mos e vendosë dorën në ndonjë enë derisa ta lajë tri herë, sepse ai nuk e di se ku ishte dora e tij!"

Të nderuar të pranishëm, këto mësime që studiuesit e shquar përmendën, janë të dobishme e të nevojshme për ta kapërcyer këtë pandemi, përbëjnë ilaçin me të cilin duhet ta luftojmë këtë pandemi, sepse këto mësime burojnë nga Krijuesi dhe udhëzimet e Tij.

Këtu lind rëndësia e kuptimit dhe jurisprudencës së realitetit dhe juridiksionit të nevojave dhe juridiksionit të interesave, të cilat i dalluan studiuesit me detaje.

Për të ruajtur shëndetin e njerëzve më të dashur për ne, ne përmbahemi nga vizita e tyre. Për të ruajtur fëmijët, familjen, të afërmit dhe shoqërinë tonë, ne përmbahemi nga shumë gjëra të lejueshme dhe të dëshirueshme, duke u dhënë prioritet gjërave sipas rëndësisë së tyre.

Vëllezër të mi të dashur, studiues të nderuar, ne jemi në Republikën e Kosovës, dhe bazuar në përgjegjësinë tonë para Zotit të Plotfuqishëm dhe para detyrës sonë ndaj besimit për të cilin Zoti na bëri përgjegjës, ne kemi punuar shumë për të ruajtur jetën e njerëzve në Republikën e Kosovës.

Bashkësia Islame ka punuar që nga fillimi i paraqitjes së këtij virusit duke ndjekur nga afër përhapjen e saj në botë, dhe para ardhjes së saj në Republikën e Kosovës, ajo ndërmori hapa preventivë në përpjekje për të parandaluar përhapjen e sëmundjes Covid-19. Bashkësia Islame gjithashtu gjurmoi masat e marra në vendet islamike dhe komunikoi me shumë vende për të koordinuar veprimet e ndërmarra në përputhje me dispozitat e Sheriatit.

Bashkësia Islame e Kosovës, pasi studioi situatën e re, mori një vendim më 14 mars, i cili është vendimi më i vështirë në jetën time dhe i cili nuk ishte marrë as gjatë luftës se fundit në Kosovë. Ky vendim është pezullimi i namazit me xhemat në xhami. U lejua vetëm ezani - thirrja për lutje në xhami gjatë kohës së faljeve.

Këtu, dua të vë në dukje një çështje të rëndësishme që ndikoi për mirë te njerëzit e Republikës së Kosovës: Thirrja për lutje nga xhamitë e Kosovës pati një efekt të mirë në zemrat e qytetarëve dhe mbillte siguri dhe shpresë në zemrat e qytetarëve, sidomos gjatë ndalimit të plotë të lëvizjes në vend.

Bashkësia Islame e Kosovës, ishte kujdesur për të koordinuar veprimet plotësisht me organet qeveritare dhe autoritetet kompetente dhe e konsideroi këtë çështje si një detyrë ligjore, u bëri thirrje qytetarëve të ndjekin udhëzimet shëndetësore të kërkuara nga autoritetet mjekësore në Kosovë.

Të nderuar të pranishëm, ndalimi i plotë i lëvizjes se qytetarëve gjatë pandemisë, si hap që Qeveria e Republikës së Kosovës e kishte marrë, siç është rasti edhe me të gjitha vendet tuaja; ka ndikuar shumë në ndalimin e zhvillimit të jetës ekonomike, gjë që ka bërë që një pjesë e madhe e qytetarëve të përballet me vështirësi në sigurimin e madje edhe të nevojave themelore të një jetese të mirëfilltë. Gjatë kësaj periudhe, Bashkësia Islame e Kosovës organizoi një fushatë për mbledhjen e fondeve dhe ofroi një ndihmë në gjëra ushqimore për familjet në nevojë, u ndihmuan më shumë se 30,000 familje me ushqim të mjaftueshëm për një muaj të tërë.

Bashkësia Islame ka punuar për të ndërgjegjësuar dhe për të edukuar qytetarët për nevojën e ruajtjes së vetvetes dhe të shëndetit publik, dhe se kjo çështje është një detyrë ligjore dhe fetare e urdhrit të Zotit të Madhëruar në Librin e Tij të Shenjtë. Të nderuar të pranishëm, shteti ynë ende është duke u përballur me këtë virus – sëmundje, me gjithë kapacitetet tona të dobëta në institucionet shëndetësore, nuk është sekret për ju që lufta e fundit që ndodhi në Kosovë ka shkatërruar infrastrukturën shëndetësore në Kosovë.

Ndaj, me këtë rast, dua të falënderoj të gjitha vendet miqësore dhe vëllazërore që kanë ofruar ndihmë për Republikën e Kosovës në përballje me këtë pandemi, dhe në veçanti falënderoj Lidhjen Botërore Islamike, e cila edhe me këtë rast qëndronte pranë popullit të Kosovës nëpërmjet ndihmës së dhënë Bashkësisë Islame në Republikën e Kosovës.

Në lidhje me situatën aktuale në Republikën e Kosovës, statistikat e lëshuara të datës (17/07/2020) tregojnë se deri më tani në Kosovë janë regjistruar 5472 raste të sëmundjes, nga të cilat rreth 2708 raste aktive, 2642 raste të rikuperimit nga sëmundja dhe 124 raste të vdekjeve për shkak të kësaj sëmundjeje dhe të sëmundjeve të tjera shoqëruese. Si përfundim, lus Allahun e Plotfuqishëm që të largojë nga ne dhe nga ju epideminë dhe të mbrojë vendet dhe popujt tanë nga çdo e keqe!

*Ju faleminderit për vëmendjen!*
*19.07.2020, Prishtinë*
*(Nga gj.arabe: Besim Mehmeti)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i sures "Llukman"– (10)

*"...Ai e lëshon shiun"*

Edyta në radhë prej pesë fshehtësive hyjnore është çështja e zbritjes së shiut, e cila po ashtu nxiti polemika të shumta në qarqet shkencore-fetare kohëve të fundit. Disa prej shkencëtarëve u krekosën dhe me mburrje dolën para opinionit me konstatime se paskan mundësi ta prodhojnë shiun dhe ta detyrojnë atë të zbresë sipas dëshirës dhe urdhrave të tyre!

Sa i përket këtij konstatimi se e paskan nën kontroll zbritjen e shiut, duhet thënë që në fillim se kjo është një shpifje e hapët ndaj Allahut xh.sh., ngase shkencëtarët zbuluan vetëm mënyrën se si formohet shiu, shkaktarët që iniciojnë rënien e tij në tokë dhe asgjë tjetër. Të gjithë duhet ta kenë të qartë se zbritja e shiut nuk mund të bëhet sipas tekeve njerëzore, por është një proces natyror mjaft i komplikuar, i cili kryhet me urdhrin e Allahut xh.sh.

**_Zbritja_ e shiut nuk i nënshtrohet vullnetit të njeriut, por i nënshtrohet ekskluzivisht vullnetit absolut të Allahut xh.sh., i cili zbatohet dhe manifestohet nëpërmjet kushteve atmosferike, të cilat nuk diktohen nga vullneti e as nga ndërhyrja e njeriut.**

Shumë prej njerëzve sot e kësaj dite mendojnë se procesi i shiut fillon me retë, ndërsa në realitet ky proces përfundon me retë. Nga eksperimentet e shumta shkencore kemi mësuar se procesi i zbritjes së shiut është një proces zinxhiror shumë i përpiktë. Dihet se nga ndikimi i rrezeve të diellit bëhet avullimi i ujit të lumenjve, deteve dhe oqeaneve, që pastaj në formë të avullit ngrihet lart në atmosferë dhe si i tillë të kondensohet në re, të cilat po ashtu janë të dirigjuara nga erërat.[1]

Në lidhje me këtë Allahu xh.sh. thotë: "A nuk e ke parë se si Allahu drejton retë, pastaj i bashkon, i bën grumbull ato dhe atëherë e sheh shiun se si rrjedh prej tyre. Ai e lëshon prej së larti, nga retë e mëdha si kodra, breshër dhe me të godit kë të dojë, e ia largon atij që të dojë. Shkëlqimi i vetëtimës së dritës së resë gati sa s'të merr të parët". (En-Nur, 43).



dhe: "Ai (Allahu) është që lëshon erërat si përgëzim pranë mëshirës (shiut) së Tij. E kur (ato) erërat bartin re të mëdha, Ne i sjellim mbi një tokë të vdekur dhe lëshojmë në të ujin (shiun) dhe me të (me ujin) nxjerrim të gjitha frutat. Kështu i nxjerrim (i ngjallim) të vdekurit, ashtu që të kujtoni (fuqinë e Zotit)". (El A'ëraf, 57).

Kjo do të thotë se *zbritja* e shiut nuk i nënshtrohet vullnetit të njeriut, por i nënshtrohet ekskluzivisht vullnetit absolut të Allahut xh.sh., i cili zbatohet dhe manifestohet nëpërmjet kushteve atmosferike, të cilat nuk diktohen nga vullneti e as nga ndërhyrja e njeriut. Ndërkohë, shkenca na mëson se kohamoti formohet në troposferë dhe varet nga një numër i madh i faktorëve, para së gjithash ndryshueshmërisë së presionit, temperaturës dhe lagështisë së ajrit. Troposfera është shtresa më e ulët e atmosferës në lartësi prek 0-12 km dhe përbëhet kryesisht prej avullit të lëngëtaerosoleve... etj.

Në fund të shek. 20, më saktësisht në vitin 1990, ShBA-ja nisi projektin HAARP *(High Frequency Active Auroral Research Program - Programi kërkimor i aurorave (dritave polare) aktive me frekuenca të larta)*, në Gakona të Alaskës,[2] nëpërmjet të cilit projekt është bërë përpjekje që shkencëtarët të kuptojnë, stimulojnë dhe kontrollojnë proceset në jonosferë.[3] Ky projekt amerikan, ndër vite është bërë edhe objekt i disa teorive konspirative, sipas të cilave, amerikanët, nëpërmjet tij, kanë mundësi të monitorojnë gjendjet meteorologjike po edhe fenomenet natyrore që ndodhin nëpër botë, siç janë tërmetet, vullkanet, uraganet, vërshimet etj., e sipas po këtyre teorive, ata edhe vetë mund të shkaktojnë a të nxisin artificialisht fenomene të këtilla, kudo në botë. Shumëkush besonse, me anë të këtij projekti, ata mund të kontrollojnë edhe rënien e shiut, kudo dhe kurdo që dëshirojnë. Megjithatë, ashtu siç thamë, të gjitha këto teori mbesin konspirative dhe të padëshmuara dhe, sipas informacioneve zyrtare, programi HAARP, tashmë është mbyllur zyrtarisht nga qeveria amerikane, në maj të vitit 2013, gjoja për mungesë të fondeve.[4]

Edhe ky eksperiment i projektit HAARP, nënkupton se shiu, megjithatë, është një fenomen që ndodh me vullnetin dhe caktimin e Zotit, sepse po të ishte ndryshe, a thua pse shkencëtarët, që sot janë duke pretenduar se kanë mundësi të zbresin shiun ku dhe kur të dëshirojnë, nuk i shndërrojnë tokat e pafundme shkretinore të botës në toka pjellore prej të cilave do të kishte dobi mbarë njerëzimi? Jo, jo! Këtë nuk mund ta bëjnë dot. Ata vetëm mund të prognozojnë, të parashikojnë dhe të monitorojnë kushtet meteorologjike, të cilat në të shumtën e rasteve, falë teknologjisë satelitore, edhe mund të jenë bukur të sakta, por procesi i shiut, megjithatë, mbetet një proces që u nënshtrohet kushteve atmosferike që mbretërojnë në tokë dhe në atmosferën e saj, dhe zbret me vullnetin e Allahut xh.sh..

*"... dhe (Allahu) e di se ç'ka në mitra (të shtatzënave).*"

S'ka dyshim se prej pesë fshehtësive hyjnore, kjo e treta me radhë - "Ai (Allahu) e di se ç'ka në mitra (të shtatzënave)" zgjoi më së tepërmi pole-mika, duke ngjallur kundërthënie të shumta qoftë në qarqet shkencore, qoftë në ato fetare.

Në kohët tona, shumë prej njerëzve mohuan haptazi dhuntitë e Allahut dhe me një kryeneçësi të paparë iu kundërvunë Programit të Tij hyjnor. Disa prej tyre e keqpërdorën atë dije të cilën ua dhuroi Allahu dhe në mënyrë të paskrupullt u përpoqën të zhvlerësonin parimet e besimit të drejtë në Zotin Një, duke shpifur dhe turbulluar mendjet e njerëzve se kinse arritën t'i deshifrojnë dhe t'i zbulojnë fshehtësitë e Allahut të përmendura në Kuran.

Madje, në disa qarqe shkencore në Perëndim, po bëhen përpjekje të pareshtura që të diskreditohet Islami si mesazh i fundit hyjnor. Meqë shkenca me avancimin e bujshëm teknologjik në dekadat e fundit ka arritur që me anë të valëve të ultrazërit, po edhe skanimit tredi-mensional, të dijë se ç'gjini ka fryti në barkun e nënës, nëse është i gjinisë mashkullore apo i asaj femërore, kjo qe shkas që "disa" prej tyre të trumbetojnë se gjoja arritën të zbërthenin njërën prej pesë fshehtësive që myslimanët pretendojnë se janë vetëm në Dijen e Zotit. Që mjerimi të jetë edhe më i madh, shumë prej myslimanëve të luhatshëm, u mashtruan dhe u besuan shpifjeve të tilla se gjoja njëra prej fshehtësive të Allahut u deshifrua dhe u zbulua! Mirëpo, a thua është e vërtetë kjo, apo ajeti në fjalë synon diçka krejtësisht tjetër, diçka që vërtet është sekret, në deshifrimin e të cilit nuk do të mund të depërtohet kurrë, pavarësisht avancimeve teknologjike, mbetet të shohim në rreshtat vijues.

Së pari, sekreti apo fshehtësia kryesore qëndron mu te përemri me kuptim lidhor (mà) – *"ç'ka"*, i cili në Kuran është përdorur për shumë kuptime e kuptimet e tij, sidomos në ajetin "Ai (Allahu) e di se ç'ka në mitra *(të nënave)"* janë të thella dhe shumëdimensionale.

Për Allahun xh.sh. nuk ka fshehtësi që të mos jetë paraprakisht në dijen e Tij absolute e të përhershme, ngase Ai është Krijues i atyre fshehtësive. Megjithatë fjalët e Allahut xh.sh.: "Kur Ai dëshiron ndonjë send, urdhri i Tij është vetëm t'i thotë: Bëhu!, ai bëhet menjëherë". *(Jasin, 82),* na zbërthejnë shumë enigma. Kjo do të thotë se të gjitha gjërat, përfshirë këtu edhe ato më të imta që ndodhin në këtë gjithësi, i përfshin detajisht dhe pa asfarë përjashtimi Dija e Allahut xh.sh., prandaj në momentin kur i Plotfuqishmi jep urdhër të prerë që një gjësend të dalë prej Dijes së Tij absolute në dijen e botës materiale me urdhrin hyjnor: *"Bëhu!"*, atëherë kjo nuk konsiderohet më e fshehtë absolute *(gajb mutllak),* por është e fshehtë relative (e pjesërishme) – *(gajb nisbijj).*

E njëjta gjë është edhe me frytin në barkun e nënës, ngase fryti është diçka që është i materializuar, mund të hetohet, të preket e madje edhe të fotografohet me anë të aparateve të sofistikuara dhe të ultra-zërit. Mirëpo, prapë po kthehemi te fjala: *"ç'ka"* në ajetin të cilin jemi duke e komentuar, e cila ka kuptime shumë më të thella se ç'mendohet. Allahu xh.sh. thotë: "Ai (Allahu) e di se ç'ka në mitra (të shtatzënave)" që nënkupton se Allahu xh.sh., e di çka ka në mitra, e di se çfarë do të

**Allahu xh.sh., e di çka ka në mitra, e di se çfarë do të jetë ai fryt edhe para se të mbarësohet në mitër, e di se ai fryt a do të vijë në jetë, a do të jetë mashkull apo femër, a do jetë jetëgjatë apo jetëshkurtër**

jetë ai fryt edhe para se të mbarësohet në mitër, e di se ai fryt a do të vijë në jetë, a do të jetë mashkull apo femër, a do jetë jetëgjatë apo jetëshkurtër, i lumtur apo i mjerë, i gjatë apo i shkurtër, i bardhë apo i zi, mjek apo bujk, dijetar apo injorant dhe për pyetje të tjeratë pambarim!

Shkurtimisht, këto ishin disa nga kuptimet e mundshme tëfjalës – *"ç'ka"*, prandaj ata që pretenduan se njerëzimi arriti të shpërthejë vellon e mistershme të këtij ajeti, gabuan rëndë, sepse kuptimi i ajetit është shumë më i thellë nga ç'menduan.[5]

Për të vërtetuar këtë konstatim që preh dhe qetëson zemrat e shpirtrat tanë, do të sjellim një argument kuranor në lidhje me këtë çështje, Allahu xh.sh. në ajetin 38 të kaptinës "*Ali Imran*" thotë: "Aty (në mihrab) në atë moment Zekerijai e lut Zotin e tij e thotë: Zoti im, më fal edhe mua nga ana Juaj një pasardhës (fëmijë) të mirë, vërtet, Ti je dëgjues i lutjes!" – (Ali Imran, 38).

Kjo na dëfton se Zekerijai a.s. i shtyrë në moshë, të cilit Allahu xh.sh., nuk i kishte dhuruar pasardhës deri atëherë, e luti Allahun xh.sh. që t'i dhuronte një pasardhës të denjë. Menjëherë pas lutjes, duke qenë ende në mihrab, Allahu ia pranoi atë lutje dhe i dërgoi melekët që ta përgëzonin për një djalë që do të quhej Jahja.

"E duke u falur ai në faltore engjëjt e thërrasin: Allahu të përgëzon ty për Jahjanë, që do të vërtetojë fjalën (Isanë) e ardhur nga Allahu e që do të jetë prijës i matur dhe pejgamber nga të dalluarit". *(Ali Imran, 39)*

Ajetet në fjalë tregojnë se Allahu xh.sh. e ka përgëzuar Zekerijanë a.s. për lindjen e një djali - Jahjanë, edhe pse kushtet natyrore për një gjë të tillë nuk ishin të pranishme as tek ai e as te bashkëshortja e tij, e cila ishte sterile, mirëpo këtu gjen shprehje fuqia absolute të Allahut xh.sh. me fjalën *"Bëhu!"*.

Në këtë rast është me interes një detaj se përgëzimi për lindjen e Jahjasë u bë pa qenë bashkëshortja e Zekerijait a.s. fare shtatzënë, meqë, siç theksuam më parë, ajo ishte sterile.

Shtrohet pyetja: a thua shkenca sot ka mundësi që të përcaktojë një gjë të tillë? A thua mund të marrë dikush prej shkencëtarëve guxim që të thotë prerë se filan gruaja do të lindë pas dhjetë vjetëve një djalë, të gjatë, të bardhë, që do të bëhet mjek, që … që … që … deri në pambarim! Natyrisht se jo, sepse depërtimi në këtë fshehtësi hyjnore është i pamundshëm.

Ky pra është kuptimi i vërtetë i fjalës – *"ç'ka"* në ajetin: "Ai (Allahu) e di se ç'ka në mitra *(të shtatzënave)"*, që nënkupton se kuptimi i ajetit nuk ka për qëllim nëse fryti është mashkull apo femër, por është shumë më i gjerë. Shkurt, fjala: *"ç'ka"* ka domethënien e një storjeje të tërë të jetës së një fryti që ende nuk është mbarësuar dhe krijuar në mitrën e nënës.

Dija e Allahut përfshin çdo gjë, prandaj neve nuk na mbetet tjetër vetëm se të kthehemi edhe një herë te fjalët e të Madhërishmit: - "Ai (Allahu) e di se ç'ka në mitra *(të shtatzënave)***"**, për të parë dhe për t'u bindur në mrekullinë e përjetshme të kësaj fshehtësie hyjnore dhe njëkohësisht për të shprehur madhërimet tona ndaj Krijuesit të kësaj gjithësie, të asaj që e shohim dhe të asaj që nuk e shohim, të së dukshmes dhe të së padukshmes.

*"Askush pos Tij nuk e di se ç'do të fitojë (punojë) nesër..."*

Kjo fshehtësi është po ashtu njëra ndër ato pesë fshehtësi hyjnore të përmendura në këtë ajet, në të cilën është e pamundur të depërtojmë, sepse para nesh kemi pengesën e kohës së ardhme, që do të thotë se askush nuk mund të dijë së çka do t'i ndodhë apo çka do të fitojë nesër.

Furnizimi (Risku) është vetëm në kompetenca të Allahut xh.sh. Prej Tij vjen çdo gjë. Ai në Kuran thotë: "Allahu, atë që do, e furnizon pa masë" - (Ali Imran, 37).

Dijetarët e kanë krahasuar riskun (furnizimin) me exhelin, që do të thotë se edhe risku sikurse edhe exheli janë gjithmonë në vrap pas teje, me një dallim që riskun je i detyruar ta kërkosh vetë, ngase mosangazhimi për kërkimin e tij sjell pasoja për të cilat vetëm ne jemi fajtorë.

Është një realitet se pothuaj të gjithë njerëzit dëshirojnë dhe përpiqen të bëhen të pasur, duke hulumtuar rrugët që të vijnë deri te pasuria, mirëpo disa prej tyre ia arrijnë qëllimit e disa jo. A thua përse? Përgjigjja është se caktimet e riskut nga Allahu xh.sh. na dirigjojnë ne pa e ditur dhe pa e hetuar. Megjithëkëtë, ne jemi të detyruar ta kërkojmë riskun, sepse prej qiellit nuk na vjen asgjë e gatshme, por, për të arritur diçka, duhet ta fusim në përdorim mendjen dhe angazhimin tonë.

Në një pjesë të madhe të njerëzve, mbretëron bindja se risku është ajo çka posedon njeriu, gjë që sipas koncepteve islame quhet bindje gabuar, sepse risk është vetëm ajo pasuri prej së cilës kemi dobi, pasuri prej së cilës ushqehemi, vishemi apo që e japim në emër të sadakasë. Në lidhje me këtë, i Dërguari i Allahut thotë: "I biri i Ademit (njeriu) thotë: pasuria ime, pasuria ime!, mirëpo a thua o njeri ke tjetër pasuri përpos asaj të cilën e ke ngrënë dhe e ke harxhuar, asaj të cilën e ke veshur dhe e ke shterur, dhe asaj të cilën e ke dhënë sadaka dhe e ke bërë të gjithmonshme (për Ahiret)?"[6]

Ky pra është risku i vërtetë, sepse ne kemi raste të panumërta tek shohim njerëz që janë koprracë e dorështrenjtë. Të tillët nuk harxhojnë nga pasuria e tyre dhe fare pak e shfrytëzojnë atë për vete. Në fakt e gjitha ajo pasuri e grumbulluar nuk quhet risk i tij, por është vetëm fryt i punës, kurse përfitues të atij risku mund të jenë fëmijët ose nipat e tij.[7]

*"... dhe askush pos Tij nuk e di se në ç'vend do të vdesë."*





E fundit prej këtyre pesë fshehtësive hyjnore është momenti dhe vendi i vdekjes. Në të qenët i fshehtë të këtij momenti, shihet një urtësi e madhe nga ana e Allahut xh.sh., sepse nëse çdonjëri prej nesh do ta dinte momentin e vdekjes, ligjet e jetesës në këtë tokë do të çrregulloheshin. Të këqijat do të shtoheshin, kurse mirësitë do të pakësoheshin. Shtrohet pyetja: si mund të ndodhë kjo? Logjikisht, nëse dikush e di se vdekja do t'i vijë pas pesëdhjetë vjetësh, ai gjatë kësaj kohe do të bënte shumë vepra të këqija dhe vetëm një vit ose pak para vdekjes do të *"pendohej"* e do të bënte vepra të mira. Në anën tjetër vetë fakti se në filan orën dhe momentin e caktuar do të ballafaqohesh me vdekjen, do të ishte një sfidë dhe sprovë e vështirë për t'u përballuar dhe kjo gjë do të shkaktonte që shumë njerëz në ato momente të çmendeshin dhe ta humbnin kontrollin mbi mendjen nga paniku i kapluar.

Por, jo. Allahu xh.sh. deshi që momenti i vdekjes të jetë i fshehtë për ne, në mënyrë që secili prej nesh ta ketë në kujtesë se vdekjen e ka gjithmonë afër, në mënyrë që të punojmë sa më shumë vepra të mira.

Sa i përket vendit të vdekjes edhe ai është po ashtu i fshehtë, kështu që asnjë njeri nuk mund ta dijë atë, sepse para vetes po ashtu kemi si pengesë të ardhmen, para së cilës jemi të pafuqishëm, sepse thjesht është e pamundur të dimë paraprakisht se çfarë mund të ndodhë me ne nesër. Njerëzit vetëm mund të prognozojnë apo të parashikojnë, por kurrë nuk mund të jenë faktorë vendimmarrës për një proces i cili hyn në sferën e këtyre fshehtësive hyjnore.

I lartësuar qoftë Allahu xh.sh. i Cili duke i ditur mundësitë dhe aftësitë tona, qe shumë i mëshirshëm ndaj nesh, kur e la të fshehtë momentin dhe vendin e vdekjes sonë. Kjo do të thotë se mosnjohja e momentit të vdekjes duhet të jetë një motiv shtytës që ne të punojmë e të përgatitemi sa më mirë për takim me Allahun xh.sh., sepse me vdekje përfundon vetëm etapa e shtegtimit tonë në këtë jetë, për të filluar pas kësaj etapa e jetës sonë në Berzah e pastaj jeta e përhershme e amshimit, në Ahiret.

*"Me të vërtetë, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje".*

Meqë në këtë ajet u fol për pesë fshehtësitë, të cilat janë vetëm në Dijen e Allahut xh.sh., atëherë është e natyrshme që ky ajet të përfundojë pikërisht kështu, me dëshminë se Allahu vërtet është i Gjithëdijshëm dhe Njohës i çdo gjëje.[8]Ai është Krijues i tërë kësaj gjithësie, i asaj që e shohim dhe asaj që nuk mund ta shohim. Është Zot i botëve që Veten e ka cilësuar me cilësitë më madhështore të cilat përkojnë me Madhërinë e Tij. Ai është i gjithëpushtetshëm dhe i gjithëdijshëm. Pushteti dhe Dija e Tij përfshijnë çdo gjë. Nuk ka gjë që mund t'i fshihet dijes së Tij absolute,[9] ashtu siç na njofton Kurani fisnik: "Zotit tënd nuk mund t'i fshihet as në tokë as në qiell as sa grimca e as më e vogël se ajo e as më e madhe…".- (Junus, 61), dhe: "Çelësat e fshehtësisë janë vetëm te Ai, atë (fshehtësinë) nuk e di kush pos Tij. Ai e di çka ka në tokë dhe në det, Ai e di për çdo gjeth që bie dhe s'ka kokërr në thellësi të tokës, s'ka të njomë dhe s'ka të thatë që të moj jetë (shënuar) në librin e qartë (Levhi Mahfudh)". (El-En'am, 59).

## Porosia e ajeteve 33 dhe 34

*- Ardhja e njeriut në këtë botë dhe ngarkimi i tij me misionin e mëkëmbësisë, ishte një prej urtësive madhështore të Allahut. Pikërisht për shkak të këtij nderimi hyjnor, vijnë edhe obligimet tona karshi Krijuesit fuqiplotë, të cilat na detyrojnë të sillemi ndaj Tij me përgjegjësi të plotë, duke qenë mirënjohës për të gjithë këto mirësi ndaj nesh.*

*- Njeriu gjithmonë duhet t'ia ketë dro ballafaqimit me veprat e tij nesër në Ahiret, para Allahut xh.sh., sepse në atë ditë askush nuk mund t'i ndihmojë askujt.*

*- Çelësat e çdo fshehtësie janë në Dijen e Allahut, e, në mesin e tyre, edhe këto pesë fshehtësi të përmendura në ajetin e fundit të sures "Llukman".*

*- Njeriu nuk është mirë ta keqpërdorë dijen e tij për qëllime johumane dhe jonjerëzore. E ka detyrë që ai, si qenie e zgjedhur dhe e privilegjuar e Allahut, ta kryejë me dinjitet misionin e tij të vërtetë që i është besuar në këtë botë.*

*- Sado që njeriu të përparojë në teknologji dhe në shkencë, megjithatë, është e pamundur të depërtohet në deshifrimin e këtyre fshehtësive, përveç atyre fshehtësive të cilat Allahu i Madhërishëm vendos t'i transferojë nga Dija e Tij absolute në atë materiale, e cila pas kësaj nuk mbetet më fshehtësi e mistershme, por merr statusin e një argumenti material, i cili mund të shihet apo edhe të preket, siç është çështja me embrionin pas barrësimit në mitrat e shtatzënave, e cila më nuk është kurrfarë fshehtësie për mjekët dhe aparaturat shkencore. I njëjti proces vlen edhe për shiun, sepse shkenca vazhdon të jetë e pafuqishme për dirigjimin e erërave të cilat i bartin retë me shi dhe e lëshojnë shiun aty ku dëshiron Allahu xh.sh..*

*- Allahut të Madhërishëm nuk mund t'i fshihet asgjë në këtë ekzistencë. Ai është Njohës i çdo gjëje që ndodh, sepse është i gjithëdijshëm dhe i gjithëpushtetshëm.*

*(Fund)*

*1. Muhamed Mutevel-li esh-Sharavi, El-Gajbu, f. 79. 2.* https://archive.is/20121212010956/www.haarp.alaska.edu/haarp. *3.* https://sh.wikipedia.org/wiki/HAARP. *4.* http://www.arrl.org/news/view/haarp-facility-shuts-down. *5. El-Gajbu, f. 91. 6. Sahihu Muslim, nr. 2958 (sahih); Ibn Hibbani, nr. 701 (sahih). 7. El-Gajbu, f. 95.. 8. Muhamed Mutevel-li Sha'ravi, Havatiri havle-l Kurani-l Kerim", vëll. IXX, f. 11771. 9. Et-Tefsiru-l Munir, vëll.XXI, f. 196.*

Muhamed B. Sytari

# Nga vlera, urtësia dhe mirësia e Haxhit

Është pyetur i Dërguari i Allahut se cila vepër është më e mira? Ka thënë (a.s.): "Besimi në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij." E kanë pyetur: Po pastaj? Ka thënë: "Sakrifica (xhihadi) në rrugën e Allahut." E kanë pyetur: Po pastaj? Ka thënë: "Haxhi i pranuar.".[1]

Haxhi i pranuar, në arabisht: *"Haxh mebrur"*: "Dmth., *i pranuar*... Ose: *Haxh mebrur* është ai që nuk përzihet me asnjë gjynah, siç kanë thënë të tjerë."[2]

Allahu i Madhëruar e legjitimoi Haxhin, që të mblidhen të gjithë në një vend të vetëm, me gjithë diversitetin e racave, medhhebeve dhe largësisë së vendeve dhe qyteteve të tyre. Allahu i Madhëruar në Kuranin Famëlartë urdhëron: "Dhe thirr ndër njerëz për haxhin, se të vijnë ty këmbësorë e edhe kalorës me deve të rraskapitura që vijnë prej rrugëve të largëta.".[3] E, nëse ata mblidhen, duke ardhur nga vende të ndryshme, do të ndodhë njohja dhe afrimiteti në mes tyre. …Krahas afrimit të zemrave dhe bashkimit të fjalës nëpërmjet këtij tubimi, të cilat përbëjnë dobi jashtëzakonisht të madhe për myslimanët, njëkohësisht ka edhe të tjera çështje që realizohen, duke arritur sistemimin e gjendjes së tyre materiale.".[4]

Në kryeveprën e tij me titull: "Ihjau ulumiddin", Imam Ebu Hamid El-Gazali, ka një kapitull që ua kushton argumenteve që lidhen me vlerën e Haxhit, Mekës, Medinës, etj. Në hyrje të këtij kapitulli ai thotë dy fjalë, që peshojnë sa krejt fjalët që mund të thuhen në hak të vlerës dhe madhështisë së Haxhit si adhurim, në mesin e adhurimeve: [Haxhi, në mesin e shtyllave të Islamit dhe ndërtesave të tij, është *adhurimi i jetës*, vula e krejt punëve, përsosmëria e Islamit, plotësimi i fesë. Për të, Allahu i Madhëruar ka shpallur: "Sot përsosa për ju fenë tuaj, plotësova ndaj jush dhuntinë Time, zgjodha për ju Islamin fé".[5]).[6]

Ndërkohë, teksa përshkruan urtësinë e Haxhit, si adhurim që përfshin edukimin praktik të individit, dijetari i shquar ba- shkëkohor, dr. Abdulkerim Zejdan, shënon: "Rruga e edukimit praktik që Islami i bën individit shfaqet qartas në adhurimin e Haxhit. Krejt ritualet e Haxhit janë edukim praktik në rrugën e nënshtrimit të plotë ndaj Allahut të Madhëruar, sinqeritetit të plotë në adhurim për Të, korrektësinë para urdhrit të Tij. Pra, krejt ritualet e Haxhit, siç pohon edhe Imam Gazaliu, rahmet pastë: "Nuk i lënë shteg nefsit, as rehati natyrës personale".[7] Me ritualet e Haxhit, nefsi përjeton ushtrime praktike dhe edukim konkret në sinqeritetin ndaj adhurimit të Allahut, Zotit të botëve.".[8]

Distancimi nga parfumet dhe veshja e ihramit në periudhën e Haxhit; të gjitha këto e të tjera si këto, i kujtojnë njeriut bardhësinë e shpirtit e të zemrës, pastrimin e qëllimeve në jetë, pastrimin e mendimit dhe të fjalës, paramendimin e veprës dhe të sjelljes, distancimin nga e keqja dhe çdo gjë që sjell dëm për jetën, njeriun, natyrën; drejt lartësimit në shkallët më fisnike të dëshmimit si *mëkëmbës i Zotit* në tokë; ndërtues dhe përhapës i mirësisë, mirësjelljes, moralit dhe dashamirësisë për tjetrin; mbrojtës i jetës, respektues i të drejtave të natyrshme me të cilat është begatuar jeta e njeriut!

Në një farë mënyre, kjo me sjell ndër mend ajetin kuranor, nëpërmjet të cilit njihemi me një dialog të zhvilluar në mes Zotit të gjithësisë dhe melekëve të Tij, para se raca njerëzore të krijohej: (Kur Zoti yt u tha melekëve: "Unë po krijoj në tokë një zëvendës (mëkëmbës)!" Ata thanë: "A do të vendosësh në te atë që



**Ka thënë Muxhahidi dhe të tjerë dijetarë:** *"Kur haxhilerët mbërrijnë në Mekë, ata i rrethojnë melekët, duke u dhënë selam, duke u shtrënguar duart e duke i përqafuar!"*

bën çrregullime dhe që derdh gjaqet, ndërkohë që ne të madhërojmë Ty me lavdërimin Tënd dhe plotësisht të adhurojmë!" Ai tha: "Unë di atë që ju nuk e dini!"[9]

Nëpërmjet këtij ajeti kuptojmë që Zoti i gjithësisë e krijoi njeriun dhe e lartësoi në gradën e *zëvendësit*, a *mëkëmbësit*, që të ndërtojë jetën, që të ruajë rendin, që të parandalojë të keqen, anarshinë, derdhjen e gjakut të pafajshëm, që të ruajë harmoninë e marrëdhënies së shëndoshë të njeriut me veten, jetën, natyrën, tjetrin!

Nga këtu, me rrobat e bardha të ihramit, lind pyetja: A jemi ne, myslimanët e kësaj kohe, të denjë për të mbartur mbi supe këtë përgjegjësi të shenjtë hyjnore, që ka shoqëruar dhe do të shoqërojë në çdo kohë njerëzit e devotshëm, si dhe për ta përhapur atë me dashuri dhe përkushtim në mesin e njerëzve? E bardha e ihrameve, më thotë se po! Ne e kemi mundësinë më të mirë dhe fatmirësinë për ta dëshmuar këtë! "Pastaj, qëndrimi në Arefat; i tejmbushur me njerëz që i luten Allahut të Madhëruar në gjuhë e dialekte të ndryshme, i kujtojnë njeriut tubimin e ditës së Kijametit, kur njerëzia do të dalin të barabartë para Zotit të botëve!

Kështu, të gjitha dispozitat e Haxhit dhe lutjet e tij janë edukim shpirtëror dhe praktik, për ta njohur njeriun me përmasat e vetes së tij, vërtetësinë e pozitës që ka në jetë dhe qëllimin për të cilin është krijuar. Në këtë mënyrë, faktorët dhe shtysat e mendjemadhështisë dhe tundimit vdesin në sytë e tij…".[10]

Imam Gazaliu sjell në vëmendjen tonë edhe një mirësi të padukshme të Haxhit, që lidhet me anën shpirtërore dhe gëzimin e madh që kanë toka dhe qielli me rastin e këtij adhurimi të madh. Shkruan: [Ka thënë Muxhahidi dhe të tjerë dijetarë: "Kur haxhilerët mbërrijnë në Mekë, ata i rrethojnë melekët, duke u dhënë selam, duke u shtrënguar duart e duke i përqafuar!"[11]

Përtej metaforës së kësaj dëshmie, një gjë është krejt e qartë: Nuk ka haxhi, që të mos mbushet me një emocion të papërshkrueshëm, që në momentin e parë që thith ajrin e tokës së shenjtë e derisa të largohet nga ky vend adhurimi. Secili ndien diçka të mrekullueshme, që ia ndriçon fytyrën, që ia zbukuron dritën e syve, që ia hijeshon fjalët, që e transformon në një qenie plot mirësi, pa e ditur as ai vetë se çfarë po ndodh me të!

Në një mënyrë a në një tjetër, ky udhëtim dhe kjo ndërmarrje e jashtëzakonshme besimi dhe adhurimesh të pastra e të sinqerta, të ripërtërijnë e të bëjnë të kuptosh gjëra që, para se të visheshe me ihram dhe me nijetin e Haxhit a të Umres, as që të kishin ardhur ndër mend..!

Në fjalët e të Dërguarit të Allahut lexojmë: "Ai që e bën Haxhin për hir të Allahut, pa bërë shkelje dhe devijime, do të kthehet si ditën që e ka lindur e ëma!".[12]

Sa mirësi e madhe, çfarë bekimi..!

Ndërsa sot, teksa shfletoj në tefsirin e Imam Maturidiut, kuptoj qartë madhështinë e *Haxhit* edhe si një periudhë e begatë kohore, që rrethon me mirësitë e Zotit të gjithë pa përjashtim, edhe të privuarit nga mundësia e kryerjes fizike të këtij adhurimi të mrekullueshëm e plot vlera!

Në komentimin e ajeteve të para të sures së agimit, El-Fexhr, ndër të tjera Imam Maturidiu thotë: "Ka qenë prej zakonit të arabëve që, kur e pëlqenin diçka e madhëronin dhe, kur e madhëronin, betoheshin për të. Allahu i Madhëruar vendosi në periudhën e Haxhit dhe kohët e tij mirësi nga urtësia, si dhe çudira nga përcaktimi i punëve. Në këtë kontekst hyn edhe fakti se Allahu i Madhëruar e bëri *vendin*, në të cilin kryhet Haxhi, vend të sigurt për njerëzit, nga një këndvështrim që njerëzit nuk e dijnë kuptimin e realizimit të sigurisë dhe afrimitetit në mesin e tyre; saqë të gjithë dëshiruan që të tubohen atje përtej ndasive e dallimeve…".[13]

Në Kuranin Famëlartë thuhet: "Allahu e bëri Qabenë, shtëpinë e shenjtë, vend jetësimi (çështje të fesë e të jetës) për njerëz, dhe muajin e shenjtë, edhe Kurbanin edhe (ato kafshë të shënuara për Kurban) atë me qafore. Këtë (përcaktim nga Zoti) që ta dini se Allahu e di çka ka në qiej dhe çka ka në tokë dhe se Allahu ka përfshirë me urtësinë e dijen e Vet çdo send (përcaktimi i Zotit për këto është me qëllim të caktuar e për të mirën e njerëzve)."[14]

Kur e mendon, periudha e Haxhit, me krejt elementet e saj përbërëse është pa dyshim një ndër mundësitë e mëdha që i jepet njeriut për të kuptuar madhështinë e besimit dhe adhurimit, kohës dhe shpirtit, domethënies reale të shkrirjes në rrugëtimet e sinqerta në kërkim të asaj Dashnie, që njeriun e lartëson në shkallën e *mëkëmbësit* dhe jetës i jep kuptimet e një tavafi të pandërprerë në kërkim të vazhdueshëm të pëlqimit të Krijuesit të gjithësisë..!

*Shkodër, më 21 korrik 2020*

*1. Transmetuar nga Buhariu dhe Muslimi, nga Ebu Hurejra (r.a.). 2. Imam Bedruddin El-Ajni, në Umde-në e tij, botimi i dytë, Bejrut, 2009, Darul-Kutubil-Ilmijje, vëll. 9, f. 191. 3. Kur'ani, El-Haxh: 27. 4. Shejkh Ali Ahmed El-Xherxhavi, Hikmetut-teshria ve felsefetuhu, Bejrut, 1997, Darul-Fikr, vëll. 1, f. 162. 5. Kur'ani, El-Maide: 3. 6. Ebu Hamid El-Gazali(450 h. – 505 h.), Ihjau ulummid din, botimi i dytë, Bejrut, 2000, Dar Sadir, vëll.1, f. 321. 7. Ebu Hamid El-Gazali, vep. e cit.,vëll. 1, f. 240. 8. Dr. Abdulkerim Zejdan, El-Mufessal fi ahkamil-mer'ativel-bejtil-muslim, botimi i dytë, Bejrut, 1994, Muessesetur-Risale, vëll.2, f. 153. 9. Kur'ani, El-Bekare: 30. 10. Dr. Abdulkerim Zejdan, vep. e cit., vëll. 2, f. 153. 11. Ebu Hamid El-Gazali, vep. e cit., vëll. 1, f. 323. 12. Transmetuar nga Buhariu, nga Ebu Hurejra (r.a.). 13. Imam Ebu Mensur El-Maturidi, Te'vilatu Ehlis-Sunneh, Darul-kutubil-ilmijje, Bejrut, botimi i parë, 2005, vëll.i 10-të, f. 515. 14. El-Maide: 97.*

Mr. Driton Arifi

# Haxhi dhe mesazhet e tij hyjnore në luftën kundër diskriminit racor dhe atij social

Të privuar nga mundësia që t'ua mësyjmë vendeve të shenjta, në Mekë e në Medinë, për shkak të fenomenit të pandemisë globale Covid-19, ne besimtarët, së paku, do të kemi rastin që nga distanca të meditojmë e të gjurmojmë në ato urtësi e begati madhështore që ngërthen në vete ky ritual specifik islam.

Haxhi, si obligim jetësor është hiç më pak se shtyllë e Islamit. Mohimi i obligueshmërisë së tij përbën herezi, ndërsa moskryerja e tij, në rast të mundësisë, është prej mëkateve tek Allahu. Por, për kryerjen e tij janë të ftuar e të ngarkuar, apriori, vetëm ata njerëz që më së shumti kanë predispozita të ndihen të privilegjuar dhe që dëshirojnë superioritet mbi të tjerët në shoqëri. Vetëm ata që kanë mirëqenie financiare e shëndetësore, pra që posedojnë kushte solide për të marrë atë rrugë janë të ngarkuar detyrimisht me këtë obligm. Atje, ftohen të tillët, që për së afërmi ta nuhatin dhe të kuptojnë se privilegjet mbi bazën e racës, etnisë, gjuhës e kombit, pasurisë e fizionomisë, pranë Madhërisë së Allahut, janë të papërfillshme dhe kurrë s'konsi-derohen kritere vlerësuese tek Ai.

Në Shtëpinë e Shenjtë-Qabe, në mënyrë individuale shkojmë me identitetin tonë të thjeshtë "krijesë e Zotit-njeri". Krejtësisht të zhveshur nga atributet krekosëse e ngjyrimet privilegjuese që gjithëherë e larguan njeriun nga humanizmi i tij, madje, e bënë atë të shkelë dinjitetin e krijesave po nga lloji i tij.

Në rrafshnaltën e Arafatit, në kodrinat e Muzdelifesë e Minasë, e në oborrin dhe rrethinën e Qabesë

**...secili që ua mësyn vendeve të shenjta, detyrohet të heqë të gjitha rrobat-veshjet e tij të qepura, për të veshur petkun e bardhë të barazisë- *ihramin*.**

së Shenjtë, do të takohen e do të frekuentojnë njerëz nga raca, etni e shtresa të ndryshme shoqërore. Atje, askush nuk ka më shumë të drejtë se tjetri. Aty, detyrohet secili ta trajtojë tjetrin sikurse vetveten e tij, barabar dhe pa kurrfarë tendence nënçmuese.

Allahu i Madhëruar, në njërin prej ajeteve që flasin për haxhin, ekskluzivisht ua rikujton besimtarëve epokën e afërt kur ata ishin të humbur e të devijuar sepse nëpërkëmbnin të drejtat elementare të njëri-tjetrit. Ai thotë:" ....E kur të lëshoheni (hiqeni) prej Arafatit, përmendni Allahun në vend të shenjtë (Muzdelife), përmendeni Atë, ashtu si ju ka udhëzuar Ai, sepse më parë ishit të humbur....".[1] Ishit të humbur, fillimisht në kuptim të shmangies nga monoteizmi i kulluar, sepse i bënit shirk Zotit tuaj, por edhe sepse ishit të painformuar e tmerrësisht nëpërkëmbës të dinjitetit njerëzor, duke ndërtuar privilegje e autoritete mbi baza skajshëm diskriminuese.

Në një distancë relativisht të madhe, te vendet e ashtuquajtura *mikate*, secili që ua mësyn vendeve të shenjta, detyrohet të heqë të gjitha



rrobat-veshjet e tij të qepura, për të veshur petkun e bardhë të barazisë-*ihramin*. E bënë këtë, pos tjerash edhe për të dëshmuar gadishmërinë që të zhveshet njëkohësisht edhe nga krenaria e tij e shthurur me privilegjet e tij të kësaj bote kalimtare. Secili detyrohet të veshë këto rroba unike, që rëndom (por jo detyrimisht) janë të bardha e që, pos bardhësisë së ngjyrës së tyre, synojnë të instalojnë edhe atë bardhësinë e shpirtit tek të gjithë bartësit e tyre.

Teksa rrëfejmë dhe rikthejmë në memorie këto pamje mahnitëse nga vendet e shenjta, mbetemi të stepur nga ajo barazi madhështore e ato tubime unike humane, që si të tilla janë të detyrueshme të përfillen për të gjithë haxhilerët. Aty shohim të bardhin pranë të ziut, arabin pranë joarabit, të pasurin pranë të varfrit duke iu përgjëruar, që të gjithë pa dallim vetëm Falësit Mëshirëplotë.

E ndërkohë, vetëtimthi fluturojmë me mendimet e vrojtimet tona tek të gjitha ato trazira, e protesta gjithandej nëpër botë, që janë ndezur aktualisht nga njerëzit e diskriminuar e margjinalizuar nga shtresat "superiore" të shoqërisë. Ata që kanë për synim arritjen e barazisë sociale e racore, por dhe që aspirojnë eliminimin e të gjitha llojeve të diskriminimeve përbuzëse që i përjetuan për shekuj me radhë.

Këtë barazi që me të drejtë e kërkojnë sot ata njerëz, në fakt e kanë kërkuar dhe realizuar myslimanët që në fillet e zbritjes së shpalljes së fundit hyjnore-Kuranit, hiç më pak se 14 shekuj më parë. Sot, njerëzit, për shkak të shtypjes e nëpërkëmbjes së të drejtave të tyre, eskalojnë pastaj edhe në mënyrën e artikulimit të kërkesave të tyre, dhe realisht po konsiderohen nga vrojtuesit objektivë të rrethanave si "bombë e kurdisur" e stabilitetit shoqëror e global.

Për ata që kanë hallin dhe preokupohen me përmirësimin e gjendjes shoqërore dhe me eliminimin e të gjitha llojeve të diskriminimeve që për bazë kanë injorancën dhe krenarinë e shthurur njerëzore, ne ua ofrojmë vetëm haxhin si fenomen dhe ngjarje madhështore e i cili meriton të studiohet me të gjitha detajet e tij, për të marrë nga ai shkëndijat e një nisme të bekuar drejt barazisë së aspiruar racore e shtresore në botë. Në fakt, prej pamjeve të tilla të këtij kongresi madhështor nuk mahnitemi vetëm ne mysliamanët, por gjejmë shumë prej studiuesve e vrojtuesve të tjerë që shfaqin befasinë e tyre për formën dhe mënyrën e realizimit të tij.

**Muhamedi a.s. deshi që mesazhet e tilla humane e universale të mos mbeteshin më të ndrojtura e as të konservuara brenda grupeve të ngushta të myslimanëve. Ai deshi që të tillat të shpërndaheshin gjithandej e të mos mbetej asnjë njeri pa i dëgjuar, madje edhe përtej kësaj, edhe pa i jetësuar në këtë botë.**



*Malcom-X*, një reformator që luftoi me vetëmohim të pashembullt për të drejtat e komunitetit të tij me ngjyrë, pasi e pranoi Islamin, ndër të tjera tha:"Islami në tërësi është fe e drejtësisë, lirisë, dashurisë dhe humanizmit. Ai nuk është fe e një race të vetme. Në të gjejmë zgjidhje për sëmundjen e racizmit. Dhe nga haxhi ne përfitojmë leksionin më madhështor për barazinë njerëzore… Kurrë në jetën time nuk kam parë lloj vëllazërimi të tillë në mes të njerëzve të racave e ngjyrave të ndryshme (sikurse në haxh)".[2]



## Principet kuranore të barazisë, u proklamuan edhe nga Muhamedi s.a.v.s. në haxhin lamtumirës

Principi më human e i proklamuar qysh herët nga Kurani fisnik :"…e s'ka dyshim se te Allahu më i fisniku ndër ju është ai që më tepër është ruajtur..."[3], nuk mbeti thjesht një parim ideal i shkruar vetëm në letër. Ai, për kënaqësinë e të gjithë liridashësve e humanistëvë të vërtetë, është zbritur nga qielli, por kërkohet këmbëngulësish që të jetësohet në tokë. Nga ne njerëzit dhe pa dallim!

Për më tepër, të mos harrojmë se mu në kohën kur diskriminimet e aparteidet kishin arritur kulminacionin gjithandej nëpër anët e globit, një mesazh i tillë kumboi fuqishëm në mendjet e besimtarëve dhe la gjurmë të pashlyeshme në historinë njerëzore.

Allahu i Lartmadhërishëm për të mos e lënë këtë parim, thjesht si ngjyrë në letër, kërkoi që gjatë praktikimit të shumë prej ritualeve islame në mënyrë të detyrueshme ta jetësojnë atë, sepse përndryshe të tillat adhurime pastaj edhe nuk mund të pranohen fare tek Ai.

Në rrafshnaltën e shenjtë të Arafatit, në ditën e tubimit më të madh mbarislam, i Dërguari i Allahut s.a.v.s. u kujdes që këtë mesazh të barazisë sociale e racore ta proklamonte edhe me fjalët e tij të lavdishme. Ato do të mbeten postulate të patejkalueshme për të gjithë ithtarët e të drejtave të njeriut gjer në amshim. Ai, në fjalimin e tij lamtumirës iu drejtua masës prezente, të cilët para se të shijonin ëmbëlsinë e Islamit, i përdhosnin katërçipërisht parimet e barazisë humane. Atyre dhe njerëzimit mbarë, nga ai vend i shenjtë, Muhamedi s.a.v.s. iu drejtua e u tha" O ju njerëz, vërtet Zoti juaj është Një, dhe të gjithë ju keni prejardhjen prej një babai. Nuk ka përparësi arabi ndaj joarabit e as joarabi ndaj arabit. As i kuqi ndaj të ziut e as i ziu ndaj të kuqit, përveç me devotshmëri..."[4]. Ishte fjalimi i fundit, pra, i haxhit lamtumirës për të Dërguarin e Allahut xh.sh.

Pejgamberi a.s. kurrë më uk arriti të takojë atë numër aq të madh të njerëzve në asnjë vend tjetër. Muhamedi a.s. deshi që mesazhet e tilla humane e universale të mos mbeteshin më të ndrojtura e as të konservuara brenda grupeve të ngushta të myslimanëve. Ai deshi që të tillat të shpërndaheshin gjithandej e të mos mbetej asnjë njeri pa i dëgjuar, madje edhe përtej kësaj, edhe pa i jetësuar në këtë botë. Ai, pa dyshim se e gjeti botën e zhytur në ndarje të thella e diskriminime të bazuara në klasa e raca, të cilat po e ngulfatnin pa mëshirë, jetesën normale të shoqërisë nomade dhe më gjerë.

Pra, në një kohë që dukej se ishte krejt luks të mendohej për barazi e aq më pak për luftim të racizmit apo diskriminimit racor, Pejgamberi Muhamed s.a.v.s. gjeti vend në mesazhet e tij që të luftonte më gjithë shpirt racizmin dhe krenarinë me ngjyrën e lëkurës e të racës.

Për kohën kur janë thënë dhe për shkak të kuptimit të thellë që përmbajnë në vetvete këto mesazhe, ne myslimanët me të drejtë dhe me krenari mund të llogaritemi prijatarë e pararendës të të gjitha konventave të të drejtave të njeriut, të cilat në shumicë janë aprovuar vetëm pas gjysmës së dytë të shekullit të kaluar.

Haxhi, është dhurim, me të afrohemi tek Allahu-Zoti ynë, por është edhe një institucion ndërkombëtar që në mënyrë praktike e të gjallë na mëson barazinë dhe drejtësinë sociale në botë.

1. El-Bekare, 198. 2. Marrë nga një video-emision dokumentar, dhe i shkruar në aljazeera.net, pub-likuar më datën 15/8/2018, me titull: " مالكوم إكس».. إليك قصة رحلة الحج التي جعلته ثائرا. ٣ El Huxhurat, 13. 4. Hadithin me këtë tekst e evidenton Imam Ahmedi në "Musned" (nr: 23489), e të tjerë. Zin-xhiri i tij transmetues është i saktë-sahih.

Dr. Ajni Sinani

# Guri i zi

Myslimanët kur e përshëndesin gurin e zi e përshëndesin si një krijesë dhe rob të Zotit dhe jo si gur me tipare hyjnore. Myslimanet e respektojnë Isain dhe e duan si rob të Allahut, por assesi si zot. Myslimanët e pranojnë viçin, lopën, diellin, hënën, apo çfarëdo krijese tjetër, si krijesë dhe rob të Allahut dhe sillen njerëzisht me ta, por mohojnë çfarëdo tendence që ato të jenë të adhuruara.

I Dërguari i Zotit me dorën e tij i shkatërroi të gjithë idhujt: Hubelin, Latin, Uzanë Menatin, si dhe putet, statujat dhe pikturat që gjendeshin në brendinë e Qabesë. Ajo u pastrua një herë e përgjithmonë nga idhujt duke iu kthyer destinacionit të saj të vërtetë fillestar për të cilin edhe ishte ndërtuar.

Pavarësisht faktit se feja Islame është fe e pastër dhe e përkryer monoteiste si asnjë fe tjetër mbi rruzullin tokësor, disa orientalistë dhe të krishterë janë munduar që gurin e zi ta përshkruajnë thjesht si një "ritual pagan të përfshirë në Islam".

Guri i zi nuk ka kurrfarë pozicioni të veçantë në Islam, sepse në Islam nuk ka shenjtërim të qenieve njerëzore, engjëjve, xhinëve, kafshëve apo trupave të ngurtë. Ai shërben për të përcaktuar fillimin dhe mbarimin e rrotullimit (tavafit) të haxhilerëve përreth Qabesë[1] në mënyrë që disa prej tyre të mos sillen nga e djathta dhe disa të tjerë nga e majta, gjë që do të shkaktonte rrëmujë.

Guri i zi i është dhënë Ademit a.s. pas largimit të tij nga xheneti. Por gjatë shkatërrimeve të ndryshme ai është ruajtur nga ana e Xhibrilit a.s. Kur Ibrahimi a.s e rindërtoi Qabenë, ai e vendosi gurin i zi në këndin jugor të Qabesë, që është në formë kubike, nëpërmjet inspirimit nga ana e Zotit, kurse sipas një transmetimi[2] thuhet se atë e ka vendosur Xhibrili a.s., i cili në fillim e kishte depozituar në kodrën Ebu Kajs, deri sa Ibrahimi e ngriti Qabenë në nivelin ku ishte dashur të vendosej guri i zi.

**Pavarësisht faktit se feja Islame është fe e pastër dhe e përkryer monoteiste si asnjë fe tjetër mbi rruzullin tokësor, disa orientalistë dhe të krishterë janë munduar që gurin e zi ta përshkruajnë thjesht si një "ritual pagan të përfshirë në Islam".**

## Myslimanët nuk e adhurojnë gurin e zi

Myslimanët në aspekt të adhurimit kundërshtojnë çdo gjë, qoftë gur, dru apo çfarëdo krijese, sepse ata njësojnë dhe adhurojnë vetëm Allahun xh.sh.. Haxhilerët shkojnë në Mekë për ta adhuruar dhe lavdëruar Zotin e jo për ta shenjtëruar apo madhëruar gurin e zi. Mu për këtë të gjitha veprimet që bëjnë besimtarët gjatë haxhit, sikurse është adhurimi, përkushtimi dhe dashuria, i dedikohen vetëm Allahut xh.sh., Krijuesit të gjithësisë.

Myslimanët nuk luten dhe as nuk bien në sexhde drejt tij, sepse sexhde bëhet përball çdo pjese të Qabesë. Sikur ata të adhuronin gurin e zi do të drejtoheshin në drejtim të tij kur keramitët e morën gurin e zi me vete



dhe e mbajtën për 21 vjet në Bahrejn (nga viti 318/930 deri më 339), deri sa halifi abasit El Muti'iu Lil Lilah e ktheu atë në Mekë. Mirëpo, asnjë prej myslimanëve gjatë kësaj periudhe nuk u drejtua nga guri i zi, por ata edhe më tej vazhduan të drejtoheshin në drejtim të Qabesë. Madje nëse vetë ndërtesa e Qabesë do të largohej tërësisht së bashku me gurin e zi për shkak të meremetimit, myslimanët do të vazhdojnë të drejtohen drejt atij vendi.[3]

Kjo sepse myslimanët nuk drejtohen në drejtim të Qabesë për shkak të vetë godinës së saj, apo për shkak të gurit të zi, por sepse ai vend është pika qendrore në universin shpirtëror të myslimanëve.

Ndonëse guri i zi nuk është prej gurëve të tokës, ai megjithatë mbetet gur dhe nuk është i shenjtë dhe as nuk madhërohet e shenjtërohet nga myslimanët, sepse një veprim i tillë do të ishte shirk/politeizëm dhe shkarje e devijim nga besimi i pastër islam. Ne ecim mbi gurë me këmbët tona. Njëkohësisht me gurë ndërtojmë shtëpitë dhe xhamitë tona. Madje prej guri është ndërtuar edhe vetë xhamia e Qabesë.

Allahu do ta rikrijojë gurin e zinë Ditën e Kiametit dhe ai do të dëshmojë për ata që kanë qenë prezentë në Qabe, madje do të dëshmojnë edhe godina, sheshi dhe muret e Qabesë. Edhe krijesat e tjera në këtë botë do të dëshmojnë në ahiret para Allahut për apo kundër nesh. Krijuesi ynë, në Kuranin fisnik, na tregon se kjo botë do të dëshmojë (rrëfejë) për veprat tona në jetën tjetër: "*Atë Ditë, ajo do të tregojë lajmet e saj, sepse Zoti yt e ka frymëzuar.*" (El Zelzele: 4-5).

Pejgamberi a.s. thotë: "Çdo gur, guralec dhe kafshë që dëgjon ezanin (nga muezini) do të dëshmojë për të para Allahut".

Vendi i sexhdes do të dëshmojë për të bërit tonë sexhde ndaj Allahut. Pejgamberi a.s. ka thënë se toka qan kur vdes robi i mirë që ka adhuruar Allahun, sepse ajo nuk do të dëgjojë më lavdërimin e tij ndaj Allahut gjatë rënies në sexhde. Një shkëmb, sa herë që kalonte i dërguari i Zotit, e përshëndeste atë.

Besimtari gjatë faljes bie me ballë për toke, por ai me këtë nuk e madhëron dheun por Krijuesin e tokës. Haxhiu rrotullohet rreth Qabesë, por me këtë nuk e lavdëron dhe as nuk e adhuron godinën e Qabesë, por Zotin e saj. Çdo krijesë dhe çdo gjë që nga mikro- e deri ta makrokozmosi, sipas Kuranit fisnik, e lavdëron dhe e madhëron Zotin: "Lartmadhëri të merituar i shprehin Atij shtatë qiejt e toka dhe çka ka në to, e nuk ka asnjë send që nuk e madhëron (nuk i bën tesbih), duke i shprehur falënderim Atij, por ju nuk e kuptoni atë madhërim të tyre (pse nuk është në gjuhën tuaj). Ai është i Butë dhe Shumëfalës." (El Isra, 44).

Guralecët e kanë madhëruar Allahun në dorën e Pejgamberit a.s. Kur Pejgamberi a.s. kishte marrë një grusht guralecësh dhe i kishte afruar afër veshit, kishte dëgjuar se si ata e lavdëronin Allahun e madhërishëm.

Përkundrazi, deri sa guri është krijesë e Zotit, i bindur dhe nën sundimin e Tij, ne e duam atë, por nuk e shenjtërojmë dhe as nuk e adhurojmë. Prandaj myslimanët kur e përshëndesin gurin e zi e përshëndesin si një krijesë dhe rob të Zotit dhe jo si gur me tipare hyjnore. Myslimanet e respektojnë Isain dhe e duan si rob të Allahut, por assesi si zot. Myslimanët e pranojnë viçin, lopën, diellin, hënën, apo çfarëdo krijese tjetër, si krijesë dhe rob të Allahut dhe sillen njerëzisht me ta, por mohojnë çfarëdo tendence që ato të jenë të adhuruara. Muhamedi a.s. e ka parë kodrën e Uhudit plot shkëmbinj dhe ka thënë: "Uhudi është një kodër që na do dhe e duam."

Pra, Islami e ka ndaluar hyjnizimin e gurit apo çfarëdo krijese tjetër, por nuk na ka ndaluar që ne të ushqejmë dashuri ndaj krijesave të Zotit.[4] Kjo sepse mes trupave të ngurtë dhe krijesave të tjera dhe myslimanëve nuk ka armiqësi, por lidhje dhe raporte miqësore, por kurrsesi hyjnizim apo shenjtëri.

Është e njohur botërisht se në

**Besimtari gjatë faljes bie me ballë për toke, por ai me këtë nuk e madhëron dheun por Krijuesin e tokës. Haxhiu rrotullohet rreth Qabesë, por me këtë nuk e lavdëron dhe as nuk e adhuron godinën e Qabesë, por Zotin e saj.**



**Guri i zi na përkujton qëndrimin e Ademit a.s. në xhenet dhe është një lloj përkujtimi dhe ngushëllimi për atë qëndrim në xhenet. Ai mban të gjalla shpresat tona se një ditë do të kthehemi në të, njashtu sikurse ndodh me një të dëbuar nga vendlindja e tij.**

Islam nuk adhurohet askush dhe asgjë përveç Zotit të Vërtetë, Allahut. Prandaj Karen Armstrong thotë: 'Interpretimi mysliman mbi besimin monoteist ka arritjet e tij të veçanta dhe ka gjëra me shumë rëndësi prej të cilave ne duhet të mësojmë.'[5] Myslimanët që e puthin, e prekin apo e përshëndesin gurin e zi nuk e bëjnë këtë sepse besojnë në gurin e zi, apo sepse i shtojnë atij atribute besëtytnie.

## Simbolika e gurit të zi

Gjatë haxhit me disa gurë që i hedhim e gjuajmë djallin, kurse gurin e zi e përshëndesim. Një gur e hedh një gur e përshëndet. Kjo do të thotë se unë i nënshtrohem Allahut. Nuk jam as kundër gurit por nuk jam as me gurin. Është e ndaluar të kem statuja apo idhuj në shtëpi. Por nuk është e ndaluar ndërtimi i shtëpisë prej guri. Dispozitat e haxhit janë të tilla ku asgjë nuk shenjtërohet por çdo gjë edhe gurin e trajtojmë si krijesë dhe rob i Zotit.[6]

I Dërguari i Allahut ka thënë: "Guri i zi ka zbritur nga xheneti dhe ishte shumë më i bardhë se qumështi, por gabimet e bijve të Ademit e kanë nxirë."(transmeton Et Tirmidhi). Këto fjalë na tregojnë se nëse mëkatet kanë ndikim dhe e kanë nxirë një gur të ngurtë (kokën e tij), atëherë është e kuptueshme se ndikimi i tyre në zemër është më me pasoja.

Gjithashtu, Muhammedi a.s thotë: "Guri i zi është prej gurëve të xhenetit" (Et Tirmidhi). Pra, guri i zi është një rubin i bardhë prej rubinëve, gurëve të çmuar të xhenetit. Ibn Abasi ka thënë: "Guri i zi ka zbritur nga xheneti dhe ishte shumë i bardhë, sa që ndriçonte dhe shkëlqente prej bardhësisë dhe Ademi është përmalluar prej tij (për qëndrimin e tij në xhenet A. S.)"[7]

Guri i zi na përkujton qëndrimin e Ademit a.s. në xhenet dhe është një lloj përkujtimi dhe ngushëllimi për atë qëndrim në xhenet. Ai mban të gjalla shpresat tona se një ditë do të kthehemi në të, njashtu sikurse ndodh me një të dëbuar nga vendlindja e tij. Tregohet se një shkrimtar i njohur hungarez kishte marrë dhê nga vendi i tij. Ai kishte gjetur kënaqësi të madhe në atë grusht dheu dhe ai i kishte shërbyer si burim inspirimi dhe shprese se një ditë do të kthehej nëatdheun e tij të lirë.[^]

Në një film dokumentar përgatitur nga kompania CBS që është shfaqur më 15 qershor 1974 tregohet një biznesmen i pasur palestinez në Bejrut. Kur ia përkujtojnë pasurinë e madhe që kishte në emigrim ai qesh duke treguar një shishe të vogël gjysmë të mbushur më dhe. Dheun e kishte marrë kur kishte ikur nga Jerusalemi. Ajo gjë për të ishte më e vlershme se çdo gjë që posedonte dhe kishte thënë se është në gjendje të japë gjithçka që të kthehet në atdheun e tij. Ndodh që ushtarët kur e çlirojnë vendin e tyre nga pushtuesi të emocionuar nga fitorja i mbushin grushtet me rërë dhe i fusin në gojë, apo e puthin tokën.

Meqenëse Qabeja në Mekë është qendra e fesë islame dhe atdheu shpirtërori i çdo myslimani, kur haxhiu arrin në Mekë dhe rrotullohet rreth Qabesë, e puth, e prek apo e përshëndet gurin e zi, kjo nuk ngërthen kurrfarë tendence idhujtarie apo besëtytnie. Veprimi i tij i ngjan atij të patriotit i cili kthehet në shtëpi pas një emigrimi të gjatë, apo një ushtari që vjen nga ndonjë betejë vendimtare. Patrioti mund ta puthë tokën në hyrje të vendit të tij, por kjo s'do të thotë se ai e adhuron tokën apo se i shton asaj atribute hyjnore. Edhe ushtari që kthehet nga lufta dhe i përqafon me emocione miqtë dhe dashamirësit e tij, ai nuk ishenjtëron ata.[9]

Nga kjo perspektivë duhet parëedhe puthja e gurit të zi. Prandaj këtë nënkupton edhe Kristian H. Hoffmann, i cili e përshkruan udhëtimin e tij për në Mekë me titull "Në pikën qetësuese të botës rrotulluese", ku tregon për freskinë dhe qetësinë që kishte ndier në atë vend të bekuar, ku e kishte kapluar heshtja që fluturonte përmbi qindra e mijëra njerëz që bënin rrotullimin (tavafin) në Qabe.Më pas thotë "më erdhi rasti që ta puth gurin e zi, që gjendet në skaj të Qabesë. Përsëri pata një ndjenjë ngadhënjyese, ndjenjë e radhitjes sime në rreshta me besimtarët e panumërt në të kaluarën dhe në të ardhmen, deri në fund të të gjitha ditëve."[10]

*1. Osman Nuri Topbash, Islami, Besimi dhe Adhurimi, Stamboll, 2002, f. 391. 2. Esh Shejh Mahmud Amir Umer, Husnul Maksad fi fadaili ve ahkamil haxheril esved, 1417/1997, shih: http://web.macam.ac.il/~tawfieq/ROKON-a.htm. 3. Dr. Muhammed Hamidullah, Hyrje në Islam, Tiranë, 1993, f.86. 4. Shih ligjeratën "Limadha nukabilu haxherel esved", në You Tube http://www.youtube.com/watch?v=KOo0MccgapU&feature=related. 5. Karen Armstrong, Muhamedi - një biografi e profetit, Tiranë, 2006, f. 21. 6. Hamudeh Abdul Ati, Islami në fokus,Shkup,1413\1992, f.120. 7. Esh Shejh Mahmud Amir Umer, Husnul Maksad fi fadaili ve ahkamil haxheril esved, 1417/1997, shih:http://web.macam.ac.il/~tawfieq/ROKON-a.htm. 8. Hamudeh Abdul Ati, Islami në Fokus, Shkup,1413\1992, f.118. 9. Ibid, f.119. 10. Chrisitan H. Hoffmann, I shtrirë nga të gjitha anët, - Një gjerman bëhet musliman, "ASR" Tetovë, 2003, f. 55).*

Dr. Orhan Bislimaj

# Haxhi i ndaluar dhe Covid – 19!

Sivjet, nuk do të ketë haxh për askë, veçse për ata që gjenden brenda Arabisë Saudite. Natyrisht, ndjenjë jo e mirë, por e kemi pranuar me mirëkuptim, të gjithë. Pengesat e telashet që ka shkaktuar në terren pandemia Covid-19, vërtet janë tronditëse.

Ato, përngjasojnë me rrethanat e luftës reale, duke filluar nga frika, depresioni, izolimi, çakordisja e rendit social e ekonomik, karantimi i qyteteve e deri te mbyllja e kufijve në nivel të shteteve. Luftë e përtej luftës!

Është hera e dytë, brenda dy dekadave, që kosovarët nuk shkojnë në Qabe. Herën e parë, në vitin 1999, për shkak të luftës dhe tani në vitin 2020, për shkak të Covid19-.

## Nderimi i Qabesë dhe haxhi i banorëve

E mira e vetme në tërë këtë llahtari pandemike, është organizimi i haxhit për vendasit, banorët e Arabisë Saudite. E rëndësishme është që Qabeja të mosmbetet e vetmuar në këtë muaj të veçantë, pasi haxhi e ka kohën të limituar, njësoj sikurse Ramazani. Në rastin e kundërt, pra, nëse askush nuk do ta nderonte me tavaf, atëherë, do të ishte një përmbysje e përbotshme e ndërgjegjes myslimane!

Sepse, Qabeja nuk është një objekt, si çdo objekt tjetër fizik. Sikurse që haxhi, nuk është vetëm një vizitë e thjeshtë në një vend. Përkundrazi, Qabeja është më shumë se kaq. Ajo është shenjë e Allahut në sipërfaqen e tokës. Është amanet në duart e të gjithë njerëzimit.

Nëse e vështrojmë historinë, do të shohim se shoqëria njerëzore, që nga antikiteti i thellë, e ka nderuar Qabenë si 'alamet' i Zotit në tokë edhe nëse akëcila shoqëri ka qenë idhujtare apo politeiste. Kur bëhej fjalë për Qabenë, kanë pasur konsideratë të padiskutueshme. Njësoj, kanë vepruar edhe arabët, para ardhjes së Kuranit. Edhe pse kanë qenë në devijim të thellë, megjithatë, Qabenë e kanë konsideruar si 'vend' të Zotit në sipërfaqen e tokës. Në muret e saj, vjerrnin mish të kurbanëve, si dhe i spërkatnin me gjak, me bindjen se janë duke e ushqyer Krijuesin. Në fakt, këtë konsideratë për Qabenë, ata e kanë pasur trashëgimi nga gjyshërit e stërgjyshërit, brez pas brezi.

Të gjithë komentatorët e Kuranit, kur flasin për Qabenë dhe parahistorinë e saj, insistojnë në një prejardhje qiellore të saj. Madje, asnjë prej tyre nuk e konteston. Dhe, vetëm si e tillë, ajo e ka nderuar, jo vetëm Mekën, por njerëzimin në përgjithësi.

Ideja është që ne ta kuptojmë relacionin qiellor të Qabesë. Kur e kuptojmë këtë relacion, atëherë arrijmë ta përjetojmë madhështinë e saj edhe nga distanca, apo edhe kur nuk mund të udhëtojmë deri tek ajo, sikurse sivjet. Sepse, Qabeja ka vlerë e rëndësi të përbotshme e të përhershme, e jo vetëm gjatë haxhit.



## Prejardhja qiellore e Qabesë

Dijetarët islamë, sa herë flasin për Qabenë, i referohen ajetit të mëposhtëm, që dëshmon se ajo është shtëpia e parë në sipërfaqen e tokës.

"Shtëpia (xhamia) e parë e ndërtuar për njerëz, është ajo në Bekë (Mekë), është e bekuar dhe udhërrëfyese për mbarë njerëzimin."(El-Maide, 96).

Përveçse është shtëpia e parë, Allahu po thotë se është e dobishme dhe udhërrëfyese për mbarë njerëzimin. Ne, sado që mund t'i zbërthejmë këto vlerësime prej Allahut, megjithatë, nuk mund t'i perceptojmë dot të gjitha detajet. Por, në mos asgjë tjetër, këto dy veti që Allahu i ka përmendur për Qabenë, duhet t'i ketë si pretendim secili njeri, në përmasa jetësore. Madje, edhe vetë rituali i haxhit i promovon ato.

Pra, njeriu, së pari, duhet të jetë i dobishëm si individ, e pastaj, duke qenë i tillë, mund të jetë edhe përçues i udhëzimeve të Allahut, në sipërfaqen e tokës. E, nuk mund të jetë e kundërta, nuk mund të japë dije ai që nuk ka dije, apo të japë moral ai që nuk ka moral. Këtë frymëzim, më së miri e kuptojnë ata që shkojnë në haxh. Në momentin e parë që njeriu e sheh Qabenë, menjëherë, sikur i kujtohet xheneti. Apo, në ato çaste, njeriut i duket sikur ka dalë në një botë tjetër, jashtë fenomenales. Pra, i kujtohet diçka, që është hyjnore e jo njerëzore.

Për këtë qasje pozitive, njeriu ka shumë nevojë. Vetë imazhi i saj magjepsës, është udhërrëfyes për të gjithë zemrat e njerëzve. Fundja, kjo është empirike dhe e dëshmueshme. Sepse, në rastin e kundërt, njerëzit nuk do të shpenzonin shuma marramendëse, sa për ta kryer një vizitë të thjeshtë. Përkundrazi, këtë e bëjnë, në rastin e parë që u jepet mundësia, ngase madhështia e Qabesë është përtej tokësores. Ajo, i flet shpirtit me gjuhën e vet. E gjuhën e saj e kupton shpirti, ashtu sikurse që etja jonë e konfirmon ekzistimin e ujit, apo, ashtu siç i duam vetitë e mira, edhe nëse nuk i kemi shijuar asnjëherë. Për shembull, dikush mund të mos japë asnjëherë sadaka, por e do bujarinë ndaj të tjerëve. Kjo do të thotë se narracioni i Qabesë, i tavafit dhe haxhit, është nevojë e natyrshme e vetë njeriut, në përmasa ontologjike.

Prandaj, pas haxhit, të gjithë haxhilerët kthehen me pikëpamje të shëndosha për jetën, punën, familjen dhe për shoqërinë në përgjithësi. Rrënjët e këtij frymëzimi burojnë pikërisht tek ana qiellore e Qabesë.

Sipas transmetimeve që sjellin dijetarët islamë, Qabenë, për herën e parë e kanë ndërtuar melekët. Por, para se të flasim për këtë, është me rëndësi të theksojmë se vendi i Qabesë ka qenë i shenjëzuar apo i rezervuar, që nga koha e krijimit të qiejve e tokës, pra përpara ndërtimit të Qabesë, siç do të flasim pak më poshtë. Disa komentatorë të Kuranit, si Ismail Hakiu, (v. 1127), Begaviju (v. 516 h.), Zemahsheriu (v. 538 h.), Kurtubiu (v. 671 h) e të tjerë, ofrojnë të dhëna interesante për prejardhjen e Qabesë.

Sipas tyre, historia e Qabesë ka lidhje me Bejtu'l Ma'murin. Allahu e ka vendosur nën Arsh, një shtëpi, që quhet 'Bejtul Ma'mur' dhe i ka urdhëruar melekët që të bëjnë tavaf rreth saj, në shenjë madhërimi të Allahut. Dhe, kur e zbriti Ademin a.s. në tokë, ky i fundit u ankua e Allahu ia lëshoi prej qiellit Bejtu'l Mamurin në vendin aktual të Qabesë, i tëri i dekoruar me xhevahirë nga xheneti, që i kishte dy dyer prej smeraldi (gur i çmuar me ngjyrë të gjelbër të ëmbël e të tejdukshme), nga ana lindore dhe perëndimore. Zoti i tha Ademit a.s.: "Ta zbrita ty këtë shtëpi, që të bëhet tavaf rreth saj, ashtu siç bëhet tavaf rreth Arshit Tim dhe që të falen aty, ashtu siç falen tek Arshi Im!" Pastaj ia zbriti gurin e zi (el-haxherul esved), i cili ishte i bardhë, por u nxi nga prekjet e ndyta në periudhat e injorancës. Ademia.s., nga India u nis drejt Qabesë, në këmbë, kurse një melek ia ka treguar rrugën dhe e ka udhëzuar për të kryer haxhin sipas rregullave të tij. Pasi e kreu, melekët e takuan dhe i thanë: "Qoftë i pranuar (me bereqet) haxhi yt, o Adem, ne e kemi vizituar këtë shtëpi, dy mijë vjet para teje!" Ibni Abbasi r.a. thotë: Ademi e ka bërë haxhin dyzet herë nga India në Mekë duke ecur këmbë. Kështu, vazhdoi tavafi rreth Qabesë nga Ademi a.s. dhe ata që kanë ardhur pas tij, deri në ndodhjen e përmbytjes së përgjithshme (tufanit) në kohën e hazreti Nuhit a.s. Kur ndodhi përmbytja, Allahu e mbarti Qabenë në qiellin e katërt dhe ajo është Bejtu'l Mamuri, ndërsa Xhibrili e strehoi 'haxheru'l esvedin', në kodrën Ebi Kubejs.[1]

## Lidhja në mes Qabesë dhe 'Bejtu'l Mamurit'

Pas përmbytjes së përgjithshme (tufanit), vendi i Qabesë pati mbetur zbrazur. Kështu, Allahu e urdhëroi hazreti Ibrahimin a.s., i cili e rindërtoi Qabenë në të njëjtin vend ku ka qenë më herët. Me rastin e fillimit të punës, Allahu e dërgoi kryemelekun Xhibrilin a.s. i cili ia tregoi Ibrahimit a.s. vendin e Qabesë, vendin e themeleve dhe dimensionet e sakta, përmes hijezimit në lokacionin aktual, duke e porositur që të mos i zmadhojë apo zvogëlojë dimensionet e saj. Ajo, u ndërtua në përmasa të njëjta me Bejtu'l Ma'murin.

Ibni Abbasi thotë: "Qabeja është ndërtuar nga materiali i pesë kodrave: Turi Sina, Turi Zejten, Lubnan, Xhudij, kurse themelet janë nga kodra Hira në Mekë. Kur arriti puna te guri i zi, Ibrahimi a.s. i tha Ismailit, ma sill një gur, që njerëzit e njohin si më të mirë. Ismaili ia solli një të mirë, por Ibrahimi a.s. i tha: ma sill një tjetër! Ismaili filloi të gjurmojë një tjetër, por me atë rast kodra Ebi Kubejs kumtoi: OIbrahim, unë e kam një të tillë! Ibrahimi a.s. e mori gurin 'haxheru'l esved', që e kishte strehuar meleku Xhibril a.s. dhe e vendosi në vendin e caktuar.

Ka mendime që thonë se gurin e zi e ka sjellë Xhibrili prej qiellit. Kështu që urdhërdhënës për ndërtimin e Qabesë është Allahu, arkitekt është Xhibrili a.s., mjeshtër i ndërtimit është Ibrahimi a.s., ndërsa punëtor – shërbyes i materialit ndërtimor është Ismaili a.s."[2]

Prandaj, Qabeja, përveçse është urë lidhëse ndërmjet tokës e qiellit, në anën tjetër, ajo është pikë kulmore në sipërfaqen e tokës, që përbashkon katër anët e globit. Kjo, manifestohet gjatë haxhit dhe umres, por manifestohet edhe çdo ditë gjatë namazit, ku secili besimtar, drejtohet në drejtim të saj. Këto veçori i gjejmë në ajetin në vijim, ku Allahu ka thënë: "Allahu e bëri

Qabenë, shtëpinë e shenjtë, epiqendër për njerëzit…" (El-Maide, 97).

Në këtë ajet, kemi dy urtësi kryesore:

**1. Urtësia e parë,** ka të bëjë me 'shenjtërinë' e Qabesë (El-Bejtu'l Haram). Në disa vende të tjera, Allahu e ka quajtur "Mesxhidu-l harami' – Xhamia e shenjtë. Domethënë, i Madhi Zot e ka vlerësuar Qabenë si vend të veçantë në sipërfaqen e tokës. Ajo, nuk krahasohet as me xhaminë e Pejgamberit a.s. në Medinë e as me Mesxhidu'l Aksanë në Jerusalem. Po ashtu, nuk krahasohet me asnjë vend tjetër në botë, çfarëdo qoftë ai vend, i heronjve apo i ngjarjeve të rëndësishme historike.

Për më shumë, këtë veçanti, Qabeja nuk e ka rifituar në ndërkohë, por e ka pasur që nga zënafilla e gjithësisë. Këtë e vërteton Pejgamberi a.s. në hadithin e mëposhtëm, ku thotë: *"Allahu e bëri të shenjtë Mekën (Qabenë) në ditën kur i krijoi qiejt e tokën."(Transmeton Muslimi).*

Për këtë arsye, Qabeja u ka mbijetuar të gjitha furtunave të historisë dhe tendencave të armiqve. Allahu e ka mbrojtur dhe nuk ka pasur fuqi njerëzore që ka mundur ta dëmtojë apo ta shkatërrojë. Kurani e përmend disfatën e pronarit të elefantit, i cili ishte nisur në drejtim të saj, me një ushtri të fuqishme për ta rrënuar. Kjo ngjarje tregohet në kaptinën 'El-Fil'. Por, Allahu e shkatërroi atë ushtri nëpërmjet zogjve. Ngjarja ka ndodhur në vitin e lindjes së Pejgamberit a.s., në vitin 571.

**2. Urtësia e dytë**, ka të bëjë me Qabenë si epiqendër e njerëzimit (kijamen lin-nasi). Ulematë thonë se Qabeja është epiqendër, si për çështjet e fesë, ashtu edhe të jetës në përgjithësi. Sa u përket aspekteve të fesë, dihet, aty ka filluar të zbresë Kurani dhe prej aty ka dalë Muhamedi a.s., që janë bazamenti i fesë islame.

Ndërsa, sa u përket atyre të jetës, dijetarët citojnë se njerëzit kanë dobi, qoftë duke bërë tavaf rreth saj, qoftë duke iu lutur Allahut për mirësi të dynjasë dhe të ahiretit. Në këtë kuptim ishte edhe lutja e Ibrahimit a.s., me rastin e ngritjes së themeleve të Qabesë: "*Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoji me lloje të frutave*!" (El-Bekare, 126). Allahu e pranoi lutjen e tij dhe pas kësaj lutjeje, ky vend u begatua me ujë e fruta, gjersa më parë ishte shkretëtirë.

Qabeja, si vend i shenjtë, i përbashkon të gjithë myslimanët, pavarësisht ngjyrave, racave, etnive, kombësive, gjuhëve, gjinive, etj.. Myslimanët, edhe pse kanë dallime, ata janë unikë rreth Qabesë. E kjo do të thotë se vetë Qabeja i mban myslimanët në idealet e tyre islame dhe është pritë kundër pavarësimeve apo mëvetësimeve ideologjike fetare, ashtu siç është edhe vetë emri Islam. Pa dyshim, kjo është një mirësi e madhe, në nivel të njerëzimit.

## 'Haxhi' në mungesë dhe 'hakku-l jekin'!

Le t'i kthehemi përsëri çështjes, atje ku e nisëm në fillim, pra te haxhi i ndaluar. Pavarësisht rrethanave, Qabja mbetet Qabe. Ajo, mbetet unikate, për të gjithë myslimanët e jo vetëm për ata që kanë mundësi udhëtimi deri tek ajo. Fundja, edhe viteve të kaluara, nuk kanë mundur të shkojnë të gjithë njerëzit. Prandaj, të gjithë besimtarët, mbi të gjitha duhet të kultivojnë një përjetim të thellë ndaj saj, akoma pa shkuar deri tek ajo. Feja Islame u kushton më shumë rëndësi përjetimit të normave fetare sesa kryerjes teknike të tyre apo besimit rutinë.

Për shembull, dijetarët, kur flasin për namazin, rëndësinë e tij e përkufizojnë me një frazë të shkurtër: 'Namazi është miraxh i besimtarit'. Që do të thotë, gjersa Pejgamberi a.s. e ka kryer miraxhin me trup e shpirt, besimtarët e përjetojnë atë, nëpërmjet namazit, si një produkt i atij udhëtimi qiellor. Apo, ajo fraza për vlerën e xhamisë së Gazi Mehmet Pashës në Prizren, që figuron në rrasën e mbishkrimit në hyrje të saj: "Allahu e ka bërë Qabe për të varfrit". Pavarësisht, se këto shkronja kanë edhe vlera numerike, megjithatë, simbolika kthehet te përjetimi i namazit në këtë xhami, si xhami kryesore për Prizrenin, ashtu sikurse që Qabja është e tillë për gjithë botën.

Pra, ideja e gjithë kësaj është te përjetimi i Qabesë, si një shenjë e Allahut në tokë. Ajo përjetohet si e tillë, sepse, dashuria ndaj saj, ngjizet ne konceptin e imanit në Zot. E besimi i sinqertë, e bën njeriun ta përjetojë një vlerë fetare, ende pa e parë apo pa e shijuar. Këtij përjetimi, akaidologët i thonë 'hakku'l jekini' – bindja e patundshme. Zemra, kur e arrin këtë bindje, për një çështje apo ekzistencë, ajo fare nuk ndryshon edhe kur e sheh me sy atë çështje apo ekzistencë. Për shembull, besimtarët e besojnë ahiretin edhe pse nuk e kanë parë me sy. Por, edhe kur do ta shohim me sy, bindja e tyre është e njejtë, pa pasur nevojë për përplotësim. Që do të thotë se'hakku'l jekini' e identifikon rezultatin, ndërsa 'shikimi' konsiston në detajet apo në mënyrën e rezultimit.

Në këtë kuptim ka qenë kërkesa e Ibrahimit a.s. kur kërkoi prej Allahut që t'i tregonte se si i ngjallte të vdekurit (shih: El-Bekare, 260). Ai, nuk kishte fare dilemë, por nga kureshtja dëshironte ta dinte mënyrën. Ashtu edhe ne, duhet ta përjetojmë në plotni madhështinë e Qabesë, si një shenjë e Zotit në sipërfaqen e tokës, ende pa e parë. Ndërsa, kur arrijmë të shkojmë e ta shohim, atëherë, kjo përbën bashkëdyzimin ndërmjet bindjes mbi bazën e dijes dhe bindjes mbi bazën e të shikuarit konkret, gjë që përbën përmbylljen kulmore.

*1. Shih: Ismail Hakiu, (v.1127), 'Ruhu'l bejan fi tefsiri'l Kur'an', El-Begavij, 'Mealimut-tenzil', Ez-Zemahsherij, El-Kesh-shaf; El-Kurtubij Xhamiu liahkami'l Kur'an, (verzioni elektronik), komentimi i ajetit El-Bekare, 127 dhe Ali Imran, 96, sipas* www.altafsir.com, *data e citimit:22.07.2020. 2. Shih: Po aty.*

Shibli Zaman

# Haxhi në Bibël

Kur shumë hebrenj dhe të krishterë e shohin Islamin nga jashtë, ata gjejnë gjëra paralele me besimet e tyre që zakonisht frymëzojnë shumë kuriozitet. Këto paralele shpesh janë doktrinare, nganjëherë në lidhje me biografitë e pejgamberëve të ndarë midis tri besimeve abrahamike si Mojsiu dhe Jezui (paqja qoftë mbi ta). Megjithatë, ndonjëherë paralele të habitshme gjenden nga syri më i mprehtë.

Kërkimet e thella shpesh zbulojnë ngjashmëri tekstuale dhe leksikore, të cilat janë të vështira, nëse jo të pamundura, për t'u shpjeguar thjesht me teori të një tradite huazimi nga një tjetër.

Ndërsa miliona e miliona besimtarë myslimanë përfshihen në ritet e ritualit të Haxhit, një nga 5 shtyllat e Islamit, ne mund të shohim termat e përdorur në këtë praktikë të lashtë, që na çon në një kohë të gjatë para se Pejgamberi Muhamed a.s. të ishte madje i lindur. Le të shohim vetë fjalën El-Haxhxh:

## El-Haxhxh

Në mënyrë tipike, i gjithë leksiku arab, si motrat e tij në grupin gjuhësor semitik, përbëhet nga fjalë të strukturuara nga rrënjët triliterale trekonsonantëshe. Në këtë rast rrënja është *Haxhexhe*. Në pajtim me fjalorin klasik arab "Lisān 'ul--Arab"fjala përcaktohet: "Qëllimi. Erdhi një haxhi te ne, ashtu dhe kështu"që do të thotë se ai e paraqiti veten para nesh."[1]

Pra, kuptimi i përgjithshëm leksikor i fjalës "el-haxhxh"është «qëllimi i synuar". Në kontekstin e Haxhit, Qabeja brenda Mekës së shenjtë është destinacioni dhe qëllimi i synuar. Për të renditur përdorimet e kësaj fjale në një kontekst islam do të ishte, për shumicën e myslimanëve, një thirrje për shumë të dukshme si histori të çudisë dhe shkëlqimit të saj që kanë qenë të lidhur me ta që nga fëmijëria. Sidoqoftë, nëse shohim përtej kontekstit të riteve islame dhe thellë në të kaluarën, a e zbulojmë këtë fjalë të përdorur në traditat e mëparshme të Testamentit të Vjetër?

Përgjigja është afirmative. Libri i Eksodit përmban vargun e mëposhtëm në lidhje me një Haxh në kohën e Moisiut: *"Wa-haya ha- yōm haza lakhem li-zikrōn wa-khagōtem otō khag li-Yehōwa li-dorotaychem khuqat `olam takhaguhū"*, që në përkthimin shqip domethënë: "Ajo ditë do të jetë për ju një ditë për t`u mbajtur mend dhe ta kremtoni si festë kushtuar Zotit; do ta kremtoni nëpër kohë si ligj të përjetshëm." (Eksodi 12:14)

Në këtë varg, të përkthyesit të Biblës së "King James"[2] e shqiptuan emërtimin e paqartë *khag* si "festë". Kjo fjalë "khag" është plotësisht e afërt me haxhin arab. Diku tjetër në vargje, fjala *khag* është infektuar si kagotem dhe takhaguhū. Duhet t'i kushtohet vëmendje faktit se fonetikja hebraike "kh" është frikativja e faringut "h" në arabisht. Gjithashtu, duhet të theksohet se "g" (f) fonetik është konjak i arabishtes "j". Pra, për qëllime analitike në këtë kontekst, vargu do të jepej: "Dhe kjo ditë do të jetë për ju për një kujtim; dhe do ta





mbani atë një haxh ndaj Zotit përgjatë të gjithë brezave tuaj; do ta mbani atë një Haxh me një rregullore përgjithmonë."

Një varg tjetër duke përdorur këtë rrënjë është si vijon: *"Wa-ākhar bā'u Mōshe wa-Aharōn wa-yomru el-Par`o koh-amar Yahweh Elohay Yishrael shalach et-`ami wa-yakhugū li ba-midbār."* 5:1, që në përkthimin shqip domethënë: "Pas kësaj, Moisiu dhe Aroni shkuan te Faraoni dhe i thanë: 'Kështu thotë Zoti, Perëndia i Izraelit: 'Lëre popullin tim të shkojë, me qëllim që të kremtojë për mua një festë në shkretëtirë'."

Fjala e lakuar që përkthyesit e Biblës së Mbretit James e shqiptuan si"festë" është *yakhuggū* e cila është e njohur me gjuhën arabe "*juhaxhxhū*», kështu që për qëllime analitike, vargu do të jepej në këtë kontekst si: "Dhe më pas Mojsiu dhe Aroni hynë dhe i thanë Faraonit: Kështu thotë Zoti, Perëndia i Izraelit, le të shkojë populli im, që të mund të më mbajë një haxh për mua në shkretëtirë".

Kjo nuk do të thotë që Mojsiu dhe Aroni shkuan në Mekë dhe kryen Haxhin ashtu siç e dinë myslimanët sot. Është thjesht për të ilustruar që një udhëtim i shenjtëruar dhe pelegrinazhi drejtuar Zotit në Tempullin e Tij, me të vërtetë, i paraprinë ngritjes së Islamit në shekullin VII të erës sonë. Një dimension shtesë dhe befasues për këtë gjë që e bën konceptin e huazimit leksik midis Testamentit të Vjetër dhe Kuranit të pamundshëm, nëse jo plotësisht i pamundur, gjendet në një formë alternative të rrënjës në hebraisht, Khug.

Friedrich Wilhelm Gesenius (vd. 1846) përkufizon këtë fjalë: Për të përshkruar një rreth, për të vizatuar një rreth, si me busullë. Jobi 26:10 .... një rreth, sferë, e përdorur me harkun ose kupolën e qiellit, Proverbs 8:27; Jobi 22:14; të botës, Isaiah 40:22."[3]

Le t'i shohim vargjet që ai ka cituar më lart: "Kur ai përgatiti qiejt, unë isha atje: kur vendosi një busull në faqen e thellësisë". [Proverbat 8:27]

"Retë e trasha janë një mbulesë për të, që ai nuk e sheh; dhe ai ecën në qarkun e parajsës." [Job 22:14]

"Heshtë ai që ulet mbi rrethin e tokës dhe banorët e tij janë si karkaleca; ai shtrin qiejt si një perde dhe i përhap si një tendë për të banuar brenda". [Isaiah 40:22]

Kështu, kjo fjalë jo vetëm që do të thotë pelegrinazh dhe festë e shenjtë për Perëndinë në Bibël, do të thotë të rrethosh. Për çdo mysliman, ky do të jetë një zbulim i mrekullueshëm.

Gjuhët semite kanë qenë, që nga kohët e lashta, sisteme të gjera dhe të thella të të shprehurit, ku kuptimet e shumta të varianteve, por plotësuese të një fjale, të gjitha bashkohen në një kuptim më të madh të asaj lekseme. Pra, në këtë rast kemi një rrënjë e cila ka një formë që do të thotë festë, që do të thotë gjithashtu një pelegrinazh, dhe në një formë do të thotë të rrethohemi! Pelegrinazhi i Haxhit, i cili është në thelb një rrethim i Qabesë i quajtur Tavāf, nuk përmbyllet me askënd tjetër përveç Festës së Sakrificës, Bajramit Ad'ha, për të përkujtuar gatishmërinë e Abrahamit për të flijuar djalin e tij me urdhër të Zotit.

Huamarrja e të gjitha këtyre kuptimeve të varrosura në leksik që nuk ekzistonin as qindra vjet pas jetës së Pejgamberit Muhamed a.s. nuk do të kërkonte më pak nga një gjuhëtar semitik dhe studiues biblik. Duhet të theksohet se vetë Bibla nuk do të jetë e disponueshme deri në 200-300 vjet pas kalimit të Pejgamberit Muhamed a.s. (Enciklopedia Ndërkombëtare Standarde e Biblës, vëll. 4, Geoffrey W. Bromiley, f. 982).

Thellësi dhe kthjelltësi e tillë leksikore gjenden vazhdimisht në të gjithë Kuranin siç ka thënë Zoti në të: *Ky Kuran nuk është i trilluar prej askujt, por vetëm është shpallur prej Perëndisë, për të vërtetuar shpalljet e mëparshme, dhe të shpjegojë dispozitat; në të s'ka dyshim (ka zbritur) nga Zoti i gjithësisë!"* (Junus, 37)[4]

*Përktheu nga gjuha angleze:*

*Ikrame Ibrahimi*

*1. Ibn 'ul-Mendhur, Lisan 'ul-`Arab. 2. Bibla e Mbretit Xhejms (King James) është përkthimi anglisht i Biblës nga viti 1611. Ky përkthim përdorë shprehjet poetike, të cilën lexuesit e sotëm e përjetojnë si të jashtë mode. Gjatë shekullit XX, për këtë arsye, erdhi deri te përkthimet e reja dhe janë kryer disa ndryshime gjuhësore. Një version i tillë është edhe Bibla e Re e Mbretit James, (New King James Version). Edhe përkundër gjuhës së vjetërsuar, është më afër gjuhës bazike, për dallim prej Versionit të Ri Internacional (New International Version), i cili më shumë përdor perifrazimet. Bibla e Mbretit James është përkthimi i Biblës, edhe më tutje më i shituri në territorin gjuhësor anglez. Emërtimi i përkthimit vjen nga mbreti anglez Xhejmsi (Jamesi I në anglisht), i cili e ka autorizuar përkthimin e ri zyrtar të Biblës. Përkthyesi shqip. 3. Friedrich Wilhelm Gesenius, The Hebrew and Chaldee Lexicon, fq.263 . 4. Burimi i përkthimit: Shibli Zaman, Hajj in the Bible, në: http://www.virtualmosque.com/personaldvlpt/worship-personaldvlpt/hajj/hajj-in-the-bible/.*

Mr. Ragmi Destani

# Kurbani, dispozita dhe rregullat

Festa e Kurban-Bajramit lidhet ekskluzivisht me kushtin e pestë të fesë islame, Haxhin. Me përfundimin e punëve të Haxhit si çështje madhore në islam vjen edhe festa e Kurban-Bajramit, të gjithë besimtarët e botës solidarizohen me haxhilerët duke shpresuar në sevapin që e fitojnë ata.

Festa e Kurban Bajramit si punë kryesore e ka namazin e Bajramit dhe therjen e Kurbanit, pastaj: përforcimin e lidhjeve familjare dhe shoqërore me urime dhe vizita ndërmjet vete, të ndihmojmë ata që kanë nevojë, të fusim gëzimin në zemrat e të gjithëve, t'i shtrijmë dorën njëri-tjetrit, të mbizotërojë një atmosferë festive në këtë ditë etj.

## Definicioni dhe dispozita e Kurbanit

Meqenëse Kurbani është simbolika kryesore e kësaj feste, atëherë të shohim disa rregulla dhe dispozita rreth tij. Definicioni i Kurbanit është: "Therrja e një kafshe të caktuar në kohë të caktuar dhe me nijet të cak-tuar". Therja e Kurbanit u obligua në vitin e dytë pas hixhretit. Allahu në Kuran thotë: "Andaj ti falu dhe prej Kurban për Zotin tënd".

Kurbani është obligim (vaxhib ) për çdo besimtar mysliman, moshërritur, mentalisht i shëndoshë dhe që ka pasuri të caktuar. Nëse dikush ka mundësi dhe nuk ther Kurbanin, ai bën mëkat dhe dënohet te Zoti. Me prerjen e Kurbanit obligohet çdo person që ka mundësi materiale sa, me prerjen (blerjen) e Kurbanit, të mos i rrezikohet buxheti i tij i nevojshëm familjar. Koha e therjes së Kurbanit është pas faljes së namazit të Bajramit dhe deri në fund të ditës së tretë të bajramit. Lejohet prerja edhe në netët e bajramit, por nuk është e lavdëruar.

**Historiku i Kurbanit daton qysh nga njeriu i parë Ademi a.s. kur dy bijtë e tij, pasi u zunë për një çështje të caktuar, paraqitën kurbanët e tyre para Zotit.**

## Qëllimi i therjes së Kurbanit

Qëllimi i therjes së Kurbanit është:

1- Falënderimi i Zotit për të mirat dhe begatitë e tij, dhe kujdesi i të pasurve për të varfrit në ato ditë.

2- Për të shtuar dashurinë me anë të dhuratës së mishit; familjes, fqinjëve dhe të afërmëve.

3- Është obligim dhe simbol fetar, që njeriu të afrohet te Zoti dhe të shpresojë në mirësi dhe falje të mëkateve.

4- Këtu vërehet sinqeriteti i besimtarit ndaj urdhrave të Zotit, sepse therja bëhet vetëm për Allahun.

5- Jobesimtarët para islamit, thernin për idhujt e tyre, kurse myslimani ther për Allahun dhe ka dobi, etj.

## Historiku i Kurbanit

Historiku i Kurbanit daton qysh nga njeriu i parë Ademi a.s. kur dy bijtë e tij, pasi u zunë për një çështje të caktuar, paraqitën kurbanët e tyre para Zotit. Pastaj idhujtarët gjatë gjithë historisë së njerëzimit Kurbanin e kishin simbol të sakrificave të tyre. Historia më e njohur për myslimanët është ajo e Pejgamberit Ibrahim a.s. me djalin e tij Ismailin a.s., feja islame Kurbanin e saj e bazon shumë në këtë ngjarje. Islami Kurbanin e legjitimoi dhe përcaktoi rregulla për të që të mos keqpërdoren as kafsha e as mishi.

## Kafshët që vlejnë për Kurban

Kafshët që vlejnë për Kurban janë: deveja (5 vjet), lopa (2 vjet), deljadhia (1 vjet) Delja e shëndoshë vlen nëse ka mbi 6 muaj. - Këtu bën pjesë edhe Buallica. Për kafshët e mëdha (devetë dhe lopët) lejohet që të marrin pjesë deri 7 vetë, të gjithë me nijet Kurbani. Kurse për të voglat vetëm një person. Por kryefamiljari mund të bëjë nijet për gjithë familjen e tij. Muhamedi a.s. ka thënë në therje të Kurbanit: "O Zot pranoje prej Muhamedit dhe familjes së Tij dhe prej gjithë besimtarëve!…"

Nëse dikush blen një lopë dhe e bën nijet vetëm për vete, nuk lejohet që pastaj dikush të marrë pjesë aty. Ndarja e mishit te kafsha e madhe



duhet të bëhet me peshojë. Kafshët me të meta para blerjes nuk lejohet që të theren për Kurban e, nëse shfaqet pas blerjes, atëherë lejohet. Këto të meta janë: Kafsha e verbër me njërin sy ose të dytë – këmbën e thyer ose të dëmtuar, që nuk ecën - pa vesh ose nuk e ka shumicën e veshit – pa bisht ose nuk e ka shumicën e bishtit – pa bri ose nuk e ka shumicën e bririt – pa dhëmbë - e çmendur – e sëmurë që nuk ha etj. Nëse kafsha e blerë është me barrë mund të theret, nëse fryti i saj është i gjallë, atëherë atë e jep sadaka. Udhëtari dhe ai që nuk ka pasuri nuk obligohen me Kurban dhe nuk lejohet që i varfri të huazojë për të therë Kurban. Mishi i Kurbani mund të hahet i tëri me familje, mund të dhurohet i tëri dhe ka mundësi dhe është e preferuar që 1/3 të hahet me familje, 1/3 t'u dhurohet të afërmve dhe 1/3 atyre që nuk kanë prerë. Është mirë që nijetliu i Kurbanit vetë ta therë Kurbanin e, nëse nuk mundet, bën ta therë dikush tjetër, por nijetliu të prezantojë duke shikuar. Kurbani ka mundësi të theret edhe duke e autorizuar dike tjetër, ose të bësh pagesën e Kurbanit dhe të theret nëpër institucionet përkatëse (Bashkësitë Islame), që organizojnë therjen e kurbanëve dhe e shpërndajnë mishin nëpër të varfër dhe aty ku ka nevojë. Nëse e ther nëpërmjet kasapit, duhet ta paguajë me para dhe jo nga mishi i Kurbanit. Kur të theret Kurbani duhet të bëhet nijet para se të theret dhe të dihet se në emër të kujt po theret.

## Disa rregulla të therjes së Kurbanit

Therja e Kurbanit ka disa rregulla e ato janë: - Të përgatitë vendin – të ushqehet Kurbani para therjes – Të jetë mjeti i therjes i mprehtë – - Të thotë Bismilahi Allahu Ekber kur e pret – Të kthehet kah kibla – Të shqiptoj tekbiret e Kurban-Bajramit - Të jetë qëllimi i besimtarit me këtë Kurban nënshtrimi i tij vetëm urdhrit të Zotit dhe jo mendjemadhësia ose ndonjë qëllim tjetër. - Është mirë që të hajë nga mishi i Kurbanit të tij dhe t'u dhurojë të tjerëve, bile edhe fqinjëve jomyslimanë - Është mirë që gjaku dhe mbeturinat të futen në dhe, nëse ka mundësi - Të falen dy rekate nafile në shenjë falënderimi Zotit pas therjes së Kurbanit. Kafsha që theret për Kurban lejohet të shfrytëzohet si psh. mjelja, bartja etj. por pa u dëmtuar. Nëse Kurbani humb ose vdes para se të theret, nëse ka pasuri, e blen tjetrin e, nëse jo, nuk obligohet.

## A lejohet të theret Kurban për të vdekurin –

Për Kurban obligohen vetëm të gjallët – Kurse për të vdekurin është obligim vetëm nëse ka porositur. - Për të vdekurit nëse duam të presim, është mirë të bëhet në emër të sadakasë natën e Bajramit për të varfrit. - Por nëse duam të presim Kurban ditën e Bajramit për të vdekurit tanë, atëherë : "Prerjen dhe derdhjen e gjakut e bëjmë nijet për ne të gjallët, kurse sevapin e Kurbanit ua bëjmë hedije të vdekurve tanë pasi ta presim".

Lëkura e Kurbanit duhet të jepet, por nëse dikush do ta shfrytëzojë për vete, atëherë duhet ta paguajë. Për Kurban-Bajram preferohet dhe është sunet që të agjërohet dita e Arafatit, kurse këto dhjetë ditë para bajramit duhet të kalohen me agjërim, pendim, lutje, istigfar, lexim të Kuranit, përmendje të Zotit, salavate mbi Pejgamberin a.s., bamirësi ndaj të tjerëve, veprime vullnetare të ndry-shme, adhurime të përbashkëta me familje etj.

## Tekbiret e teshrikut

Në këtë Bajram janë edhe tekbiret e teshrikut që duhet të shqiptohen pas çdo namazi farz, duke filluar nga sabahu i ditës së Arafatit e deri në iqindi të ditës së katërt të Bajramit, gjithsej 23 kohë namaz. Nëse dikush i harron pas namazit, atëherë i shqipton më vonë kur t'i kujtohet. Forma e tekbireve është: "Allahu ekber Allahu ekber – La ilahe il-lallah, vallahu ekber – Allahu ekber ve lil-lahilhamd."

Besir Neziri

# Historiku i Ajasofisë

Ajasofia është një faltore, ku gjatë periudhës bizantine ka qenë kisha më e madhe e Stambollit, kurse me çlirimin e Stambollit nga osmanët është bërë xhamia më e madhe e djepit të civilizimeve, Stambollit.

Ajasofia për herë të parë është ndërtuar në qendër të Stambollit në shek. IV në formën e një bazilike me çati prej druri. Besohet se është ndërtuar nga Kostantinosi I (324-337), por në realitet faktet tregojnë se është përfunduar në kohën e djalit të tij Konstantios (337-361) dhe është hapur më 15 shkurt 360. Më 20 qershor 404 u shkatërrua nga një zjarr që shpërtheu në kryengritjen që u bë me internimin e patriarkut Ioannes Hrisostomos. Thedosius (408-450) e rindërtoi ndërtesën e kësaj kishe dhe e rihapi atë më 10 tetor 415 dhe nga ky vit ka filluar të quhet "Aya Sofya", që do të thotë "Urtësia e Shenjtë" e Zotit. Kisha Ajasofia në vitin 532, në kryengritjen e Nikës që është bërë kundër Lustinianos-it (527-565) dhe gruas së tij është djegur përsëri bashkë me një pjese të pallatit mbretëror dhe ndërtesa të tjera përreth. Pas kësaj imparatori Lustinianos vendos që të bëjë një kishë më të madhe dhe më të bukur sesa ndërtesa e kishës së mëparshme duke angazhuar dy arkitektë nga Anadolli Lindor, Anthemoisin nga Trallesi (sot qyteti Ajdën i Turqisë) dhe Isidorosin nga Miletosi (Milet-Balat fshat në qytetin Ajdën të Turqisë) dhe 10 mijë punëtorë. Pas gjashtë vjetëve ndërtimi i kishës Ajasofia ka përfunduar dhe hapja solemne është bërë më 27 dhjetor 537.

**Në termetin e vitit 986 një pjesë e kubesë ishte shembur dhe arkitekti armen Tiridat për gjashtë vjet e ka bërë restaurimin e kubesë dhe më 13 maj 994 përsëri është hapur për adhurim.**



**Kryeadmirali Duka, i cili ishte pjesë e senatit dhe njeri me pozitë të lartë në shtetin bizantin, kur i ka parë ushtarët osmanë që kishin rrethuar Stambollin, i është drejtuar popullatës dhe ka thënë: "Më mirë ta shohësh sarëkun e turkut në Stamboll sesa kësulën e latinit."**

Kisha Ajasofia gjatë historisë ka pasur dëmtime, kryesisht në pjesën e kubesë nga tërmetet e ndryshme. Në termetin e vitit 986 një pjesë e kubesë ishte shembur dhe arkitekti armen Tiridat për gjashtë vjet e ka bërë restaurimin e kubesë dhe më 13 maj 994 përsëri është hapur për adhurim. Ajasofia është dëmtuar shumë edhe në vitin 1204 pas pushtimit të Stambollit nga latinët në kryqëzatën IV. Me kalimin e Stambollit përsëri në administrimin e bizantit është bërë restaurimi i një pjese të madhe të kishës Ajasofia në vitin 1317. I dërguari Spanjoll Clavijo, i cili kishte vizituar Stambollin në vitin 1402, tregon se Ajasofia ka qenë në një gjendje të shkatërruar dhe të lënë pas dore.[1]

Kisha Ajasofia në vitin 1453, me çlirimin e Stambollit nga osmanët, kalon në duart e myslimanëve dhe kthehet në xhami. Kështu bëhet edhe simbol i çlirimit të Stambollit. Në ditët para çlirimit të Stambollit, Ajasofia ishte e braktisur, kryesisht e lënë pas dore, dhe një vend i shkretë që kishte humbur rëndësinë dhe mirësjelljen në sytë e ortodoksëve. Ngase papa i asaj kohe për t'u dalë në ndihmë ortodoksëve për ta mbrojtur Stambollin nga osmanët kishte vënë kusht që të krishterët dhe ortodoksët të bëjnë një rit fetar bashkërisht në Ajasofia. Pas këtij riti ortodoksët e kanë braktisur kishën Ajasofia duke thënë "Ajasofia është bërë e papastër, e ndotur".[2] Autori i historisë bizantine, Dukas, në lidhje me mosmarrëveshjen ndërmjet ortodoksëve dhe të krishterëve ose ndërmjet bizantëve dhe latinëve, shkruan se Kryeadmirali Duka, i cili ishte pjesë e senatit dhe njeri me pozitë të lartë në shtetin bizantin, kur i ka parë ushtarët osmanë që kishin rrethuar Stambollin, i është drejtuar popullatës dhe ka thënë: "Më mirë ta shohësh sarëkun e turkut në Stamboll sesa kësulën e latinit."[3]

I lënë pas dore dhe në gjendje të mjerushme nuk ishte vetëm Ajasofia, por i tërë Stambolli. Më 29 maj 1453 Fatih Sulltan Mehmedi hyn në Stamboll, shkon drejt te Kisha Ajasofia, del mbi kubet e saj, e vështron Stambollin dhe thotë: Më pas e fal namazin e parë në të dhe, në bazë të parimeve sheriatike, kishën Ajasofia e shndërroi në xhami. Sulltan Mehmet Fatihu pasi e shndërroi Ajasofinë në xhami, në të janë ndërtuar mihrabi, minberi, mahfili i myezinit dhe kyrsia. Pasi janë mbyllur mozaikët, xhamia ishte zbukuruar me pllaka dhe gjëra të tjera. U ndërtuan një minare dhe një medrese. Më pas është themeluar një vakëf për nevojat e kompleksit të Ajasofisë dhe në këtë mënyrë ky kompleks është ruajtur nga shkatërrimi, është renovuar dhe është gjallëruar. Me të ardhurat e vakëfit, të gjitha nevojat e Xhamisë Ajasofia dhe të objekteve përcjellëse janë përmbushur me përpikëri. I gjithë ky kujdes i madh ka bërë që Ajasofia të jetë në këmbë edhe sot pavarësisht rreziqeve dhe dëmeve, me të cilat është përballur me shekuj.

Gjatë periudhës së Kanuni Sulltan Sulejmanit është ndërtuar një hamam përballë xhamisë Ajasofia.

**Më datën 02.07.2020 Këshilli i Shtetit merr vendim për anulimin e vendimit të Këshillit të Ministrave të datës 24 nëntor 1934 në lidhje me shndërrimin e Ajasofisë nga xhami në muze**

Gjatë periudhës së Sulltan Bajezidit II dhe Sulltan Selimit II në Ajasofia janë bërë rregullime të konsiderueshme. Shtëpitë përreth saj janë larguar. Mimar Sinani për të parandaluar shembjen e xhamisë ndërtoi pajandëra. Në kohën e Sulltan Selimit II dhe të Sulltan Muratit II janë ndërtuar katër minare. Në oborrin e Ajasofisë është ndërtuar tyrbja e Sulltan Selimit II, Sulltan Muratit III, Sulltan Mehmetit III dhe të princërve. Në kohën e Sulltan Mahmutit I në xhami është bërë edhe një kytyphane shumë e mirë. Në të njëjtën kohë në oborr të Ajasofies është ndërtuar një shatërvan shumë i bukur, një imarethane dhe një mejtep sibjan. Në shek. 17 dhe 18 përreth Ajasofisë janë ndërtuar çezme. Që nga Sulltan Mehmet Fatihu xhamia Ajasofia është dekoruar me pllaka dhe tablo. Pra, Xhamia Ajasofia është restauruar nga shumë sulltanë osmanë. Gjatë sundimit të Sulltan Abdylmexhidit, është ftuar Arkitekt Fossati dhe me anë të tij u është bërë një restaurim gjithëpërfshirës Xhamisë Ajasofia. Arkitekti Fossati ka ndërtuar një muvakkithane, një pallat të vogël për sulltanin dhe një mahfil për sulltanin.[5]

Xhamia Ajasofia u shndërrua në një muze me 24 tetor 1935 me vendim të Këshillit të Ministrave. Ndërkohë, medreseja u shkatërrua pa asnjë arsye, si dhe u larguan sendet e ndryshme që i përkisnin xhamisë si, qilimat, tablot, etj.

Më datën 02.07.2020 Këshilli i Shtetit merr vendim për anulimin e vendimit të Këshillit të Ministrave të datës 24 nëntor 1934 në lidhje me shndërrimin e Ajasofisë nga xhami në muze duke u mbështetur në atë se Xhamia Ajasofia e cila i përket Vakëfit Ebu Fatih Sulltan Mehmetit, është pronë personale e Fatih Sulltan Mehmetit dhe si e tillë nuk lejohet të përdoret jashtë vullnetit të atij që e ka lënë amanet që Ajasofia të jetë xhami gjithmonë. Më 24 korrik 2020 me faljen e namazit të xhumasë u bë edhe hapja zyrtare e Xhamisë Ajasofia.

## Çështja e shndërrimit të kishave në xhami sipas sistemit ligjor osman

Në Perandorinë Osmane, statusi i kishave dhe sinagogave ishte rregulluar në përputhje me ligjin islam, veçanërisht me praktikat e mez'hebit Hanefi. Librat e fikhut kanë qenë burim kryesori i ligjit osman. Osmanët e shndërronin në xhami kishën më të madhe të atij vendi apo qytetit që çlironin si një shenjë sundimi në atë qytet, kurse kishat e tjera i lejonin të funksiononin në proporcion me nevojat e popullatës së krishterë. Si shembull të kësaj e kemi Ajasofinë që ka qenë kisha më e madhe e Stambollit dhe me rënien e qytetit ajo është shndërruar në xhami. Ndërsa kishat e tjera nuk janë prekur. Këtë e kuptojmë nga marrëveshja që Sulltan Mehmet Fatihu e ka bërë me zimmitë (popullata jomyslimane në shtetin osman) e Gallatës. Në këtë



marrëveshje ceket se kishat ekzistuese nuk do të preken, kishat nuk do të shndërrohen në xhami, ritualet dhe traditat fetare të tyre do të vazhdojnë në mënyrë të njëjtë, por nuk do të lejohet ndërtimi i kishave të reja dhe rënia e këmbanave.[6] Edhe në beratin që Sulltan Mehmet Fatihu ia ka dhënë peshkopit përmendet hadithi i Muhamedit a.s. "Lini të lirë në fenë e tyre" dhe kërkohet që prijësit shpirtërorë ortodoksë të vazhdojnë t'i kryejnë adhurimet dhe ceremonitë fetare ashtu siç i kanë kryer më parë.[7]

Dispozita në fikh në lidhje me shndërrimin e kishës në xhami që ka ndodhur më parë, pra në kohën e Sulltan Mehmet Fatihut, është kështu:

1. Faltoret në vendet që merren me marrëveshje, siç ka ndodhur me rastin e çlirimit të Kudsit në kohën e Omerit r.a., mbeten ashtu siç parashikohet në marrëveshje. Nëse parashikohet që faltoret të mbeten ashtu siç kanë qenë, atëherë kisha nuk shndërrohet në xhami.

2. Në vendet që fitohen me luftë, siç është rasti i Stambollit, toka, ndërtesat dhe gjërat e tjera që janë plaçkë e luftës trajtohen në bazë të vendimit që marrin udhëheqësit pas konsultimeve. Nëse e shohin të rrugës se disa faltore të lihen ashtu siç janë, atëherë lihen ashtu, por nëse e konsiderojnë të dobishme që ndonjë kishë të bëhet mesxhid ose ndonjë gjë tjetër, atëherë ajo kishë bëhet mesxhid. P.sh Omeri a.s tokat që i ka fituar, pas një konsultimi të gjatë dhe duke pasur parasysh interesin publik, ka vendosur që ato të mos i ndajë si plaçkë lufte, por t'ua lërë pronarëve të tyre duke u marrë tatime.[8]

Gjithashtu është më rëndësi të potencohet se askush nga prijësit fetarë bizantinë në atë kohë nuk kanë dalë kundër e as nuk kanë pyetur se përse Sulltan Mehmet Fatihu e shndërroi kishën Ajasofia në xhami. Ata e dinin ligjin e kohës. Sulltan Mehmet Fatihu qindra kisha nuk i ka prekur, i ka lënë ashtu. Edhe ditët e sotme ka vakëfe të kishave që ruhen ende. Për këtë patriku armen Mesrop Mutafjan në vitin 1999 e ka falënderuar Sulltan Mehmet Fatihun.[9]

*1. Semavi Eyice, "Ayasofya", TDV İslam Ansiklopedisi,Vëll. 4, TDV Yayınları, İstanbul, 1991, f. 206-207. 2. Mustafa Armağan, Dünden Bugüne Ayasofya, FATİH Fatih Sultan Mehmet Vakıf Üniversitesi Bülteni Ayasofya Özel Sayısı (Fatih Sultan Mehmed'in Ayasofya Vakfiyesi) Nr. 9, 2014, f. 8. 3. Said Öztürk, "İstanbul'un Fethinden Sonra. Ayasofya Kilisesinin Camiye Çevrilişi", Selçuk Üniversitesi Türkiyat Araştırmaları Dergisi, nr. 14 (2003), f. 133-142. 4. Mustafa Armağan, po aty, f. 8. 5. Erhan Afyoncu, "Ayasofya bir Osmanlı Külliyesidir",Gazeta Sabah, 07.06.2020.*https://www.sabah.com.tr/yazarlar/erhan afyoncu/2020/06/07/ayasofya-bir-osmanli-kulliyesidir. *6. Ahmed Akgündüz,Osmanlı Kanunnameleri ve Hukuki Tahlilleri, Vëll. I,İstanbul, 1990, f. 477. 7. Po aty, f. 407. 8. Hayrettin Karaman, "Ayasofya'nın camiye çevrilmesi ve başka iki soru", Gazeta Yeni Şafak, 19 korrik 2020. https://ëëë.yenisafak.com/yazarlar/hayrettinkaraman/ayasofyanin-camiye-cevrilmesi-ve-baska-iki-soru-2055702?fbclid=IëAR2tc4SoJsHu3At5fVËzc0GlBvS6Kdo4DBDFNdNYXPMkONR_5ixRsBMMJËs. 9. Ahmet Şimşirgil, "Ayasofya'nın yeniden camiye dönüştürülmesinin önünde hiçbir engel yok", Gazeta Anadolu Ajansı, 10.06.2020.* https://www.aa.com.tr/tr/turkiye/prof-dr-simsirgil-ayasofyanin-yeniden-camiye-donusturulmesinin-onunde-hicbir-engel-yok/1871710.

Dr. RexhepSuma

# Inkurajimi para frikësimit në davet dhe mosndjekja e vijave radikale

Kurani është libër i daves dhe metodat e inkurajimit dhe e frikësimit janë metodat më të suksesshme në thirrjen islame, pasi gjen mbështetjen dhe nxit në shpërblim dhe paralajmëron për ndëshkim në mospërmbajtje dhe vijueshmëri të së drejtës hyjnore.

Inkurajimi dhe frikësimi janë nga elementet e metodikës dhe mjeteve të thirrjes islame. Me termin inkurajim nënkuptojmë çdo veprim apo hap që ndërmerr apo ofron inkurajim të thirrurin që t'i përgjigjet thirrjes islame, që si rezultat do të pranonte të vërtetën dhe të jetë i qëndrueshëm në të[1]. Allahu në Kuran urdhëron e thotë: "E kur ta kryesh (obligimin), atëbotë mundohu me adhurim (Allahut). Dhe, vetëm te Zoti yt përqendro synimin!" (El Inshirah, 7-8).

Kurse, me termin frikësim kihet për qëllim çdo gjë që e frikëson dhe ia tërheq vërejtjen të thirrurit që do të mund të bëhet nga ata që refuzojnë dritën e Zotit dhe të mos jetë nga ata që nuk janë stabilë në praktikimin e saj në jetën e përditshme[2].

Allahu duke iu drejtuar besimtarëve thotë: "Ata përpiqeshin për punë të mira, na luteshin duke shpresuar dhe duke u frikësuar, ishin respektues ndaj nesh." (El enbija, 90).

Sekreti i kësaj balance qëndron në natyrën e shpirtit njerëzor, e cila është e tillë që ndikohet në të njëjtën kohë nga frika dhe joshja, i përgjigjet si frikës, ashtu edhe dëshirës. Zbatimi i këtij rregulli e prek njeriun në thellësi të shpirtit dhe ndikon fuqishëm në të. Kur njeriu bie në gjynah, i frikësohet ndëshkimit të Allahut, reflekton në vetvete dhe kërkon rrugëdalje. Një njeri i mirë kur dëgjon për ndëshkimin e Zotit, i largohet mëkatit dhe kur dëgjon për shpërblimin e Zotit, e shton devotshmërinë dhe dëshirën për mirësitë e Allahut në xhenet, kështu ekuilibrohet shpirti njerëzor.[3] Andaj thirrësi duhet të tregojë aftësi të larta inteligjente që të gjejë mesataren dhe ekuilibrin gjatë predikimit të tij shpresëdhënien dhe frikësimin duke mos i dhënë fuqi dhe përparësi vetëm njërës anë në krahasim me tjetrën. Andaj praktikimi i pjesshëm apo edhe mospraktikimi i këtij rregulli si pjesë e strategjisë së metodës së thirrësit në islam, do të shtynte masën drejt pesimizmit e në pakënaqësi, duke i larguar ata ose do t'i bënte të jetojnë në iluzione të kota dhe do të "bëheshin të varur. "Kush e kundërshton Allahu dhe të dërguarin e Tij, dhe i shkel dispozitat e Tij, atë e shtie në zjarr të përjetshëm. E për të është një dënim i rëndë." (En-Nisaë, 14).

Apo ajetin tjetër ku Allahu paralajmëron ndëshkimin për mëkatarët duke u thënë: "Është e vërtetë se ata që mohuan argumentet Tona, do t'i hedhim në zjarr. Sa herë që u digjen lëkurat e tyre, Ne ndërrojmë lëkura të tjera që të shijojnë dënimin. Allahu është i plotfuqishëm, i drejtë." (En-Nisaë, 56).

Nëse thirrësi gjatë predikimit do të vazhdonte të përdorte dhe argumentonte vetëm me ajetet e lartcekura apo të ngjashme, do të mbjellte frikë, pesimizëm, që është një nga portat e djallit. Kjo formë e ligjërimit mundëson humbjen e shpresave nga mëshira e Allahut xh.sh., dhe kjo do të krijonte një panoramë të zymtë dhe të mjegullt karshi optimizmit që ofrojnë shumë ajete kuranore siç janë, disa sosh po i përmendim: "Mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, pse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun." (Jusuf, 87). E kështu ajete të shumta japin mesazhe shpresëdhënëse sikurse janë: "Thuaj: "O robërit e Mi, të cilët e keni ngarkuar me shumë gabime veten tuaj, mos e humbni shpresën ndaj mëshirës së Allahut, pse Allahu i falë të gjitha mëkatet, Ai është që shumë falë dhe është mëshirues!" (Ez-Zumer,53). Përveç ati që është penduar dhe ka bërë vepër të mirë, të tillëve Allahu të këqijat ua shndërron në të mira. Allahu është mëshirues, ndaj Ai fal shumë. (El Furkan,70).

Inkurajimi dhe frikësimi ishte metodë e të gjithë të dërguarve përgjatë misionit të tyre. Kurani kështu e përshkruan.

"Ne të dërguarit nuk i dërgojmë ndryshe vetëm si përgëzues dhe qortues. E kush besoi dhe u përmirësua, ata nuk kanë as frikë as brengë." (El Enamë,48).

**Ekstremizmi (*el guluv*) dhe terrorizmi (*el irhab*) janë fenomene karakteristika të kohës në të cilën po jetojmë, ku në çdo kulturë civilizim apo vend hasim këtë fenomen dhe ka shoqëri që merr qëndrime të tilla.**

"(Jehuditë i thanë se nuk të besojnë në shpallje Muhamedit) Por Allahu dëshmon për atë që t'u zbrit ty, atë ta zbriti sipas dijes së Vet, edhe engjëjt dëshmojnë, po mjaft është Allahu dëshmues." (En-Nisaë, 165).

Kurse në ajetin vijues Allahu xh.sh. për Muhamedin a.s. tha: "O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues. Dhe me urdhëron e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtarë ndriçues. E besimtarëve jepu sihariq se prej Allahut ata kanë dhunti të madhe. (El Ahzabë, 45-47).

Edhe në sunetin e Muhamedit a.s., vërejmë se ai mbolli shpresën dhe besimin tek të ftuarit. Kështu ai ua kishte premtuar xhenetin atyre që ia kishin dhënë besën, siç është shënuar ngjarja nga historia islame në besatimin e parë të dhënë në Akabe: "Nëse e zbatoni premtimin e dhënë, atëherë juve ju takon xheneti."[4]

Kurse gjatë persekutimit të myslimanëve të parë në Mekë, Muhamedi a.s. u jepte kurajë atyre duke ua kujtuar xhenetin si shpërblimin më të lartë, siç kishte bërë me familjen e Jaserit, të cilët ndëshkoheshin për shkak se e kishin përqafuar besimin islam duke u thënë atyre: "Duroni, familja e Jaserit, se ju është premtuar xheneti".[5]

## Islami urren mendimin radikal

Ekstremizmi (*el guluv*) dhe terrorizmi (*el irhab*) janë fenomene karakteristika të kohës në të cilën po jetojmë, ku në çdo kulturë civilizim apo vend hasim këtë fenomen dhe ka shoqëri që merr qëndrime të tilla. Ky ngjyrim po hap problem të shumta shoqërisë postmoderne në hijen e ndryshimeve të fesë, kulturave dhe civilizimeve të cilave njerëzit u përkasin. Apo ajo që po njihet sot si globalizmi apo shtrirja e një kulture qoftë ajo materiale, ushqimore, në veshmbathje etj., ku të tjerët kontrollojnë shijen dhe stilin e të tjerëve. Çështja është e njëjtë edhe me terrorizmin, i cili si term ka kaluar nga lokalja te globalja dhe në emër të tij janë shkatërruar kultura të lashta, vrarë fëmijë, gra e të pafajshëm.[6]

Duke u bazuar në mendimet e shkencëtarëve të shkencës së logjikës të cilët ndajnë mendimin se nuk mund të jepet verdikt mbi diçka, pa pasur paraprakisht njohuri të bollshme rreth saj, sepse e panjohura dhe e papërcaktuara s'mund të gjykohen. Fjalë për fjalë, ekstremizëm do të thotë pozicionim në pikën më të largët nga qendra. Në mënyrë figurative ai tregon një largim të ngjashëm në fe, mendim dhe sjellje. Një nga pasojat kryesore të ekstremizmit është ekspozimi ndaj rrezikut dhe pasigurisë. Prandaj Islami këshillon moderim dhe ekuilibër në çdo gjë: në besim, ibadet, sjellje dhe legjislacion[7]. Treguesit e parë të ekstremizmit janë fanatizmi dhe jotoleranca, të cilat si të tilla bëjnë që një person të jetë i vendosur ndaj mendimeve dhe paragjykimeve të tilla si kokëfortësia; por poashtu edhe ngurtësia, të cilat e privojnë që njeriu të shohë kthjellët interesat e qenieve njerëzore, objektivat e sheriatit, apo edhe rrethanat historike, kohore dhe ambientale ku jeton e vepron. Këta njerëz janë të ngurtë në mendime e pikëpamje mbi çështje të ndryshme që as nuk pranojnë mendimin e kundërt e as nuk lëvizin nga pozicionet e veta duke menduar se mendimet e tij janë të drejta.

Por, edhe nga aspekti tjetër, feja islame nuk e ka miratuar pasimin e anës shpirtërore në dëm të asaj materiale, por as të kundërtën siç predikojnë fetë dhe filozofitë e tjera. Mësimet islame këshillojnë që Islami është ekuilibër.

Pejgamberi a.s. thoshte: "O Allah. Ma rregullo fenë time, e cila është mbrojtësja e punëve të mia; m'i rregullo punët e jetës sime në këtë botë, në të cilën po jetoj; ma rregullo ahiretin prej të cilit varet jeta ime e përtejvarrit; bëma jetën burim bollëku për çdo të mirë dhe bëje vdekjen time burim rehatie, duke më ruajtur nga çdo e keqe!"[8]

Fjala e butë dhe e mirë ka efekte shumëdimensionale duke lënë gjurmë të pashlyeshme si dhe



prodhon fryte të këndshme në jetën e njerëzve. Në këtë mënyrë u përgatit dhe u formësua Muhamedi a.s. dhe më pas e jetësoi urdhrin e Allahut xh.sh, i Cili na drejtohet duke na thënë: “Dhe ata janë që u udhëzuan me fjalët më të mira dhe u udhëzuan në rrugën e lavdishme.” (El Haxh, 24).

“...dhe njerëzve u thoni fjalë të mira.” (El Beare, 83).

Umeti islam është një umet i drejtësisë dhe moderimit; ai dëshmon çdo shmangie, qoftë ajo majtas apo djathtas, nga rruga e drejtë e mesit, në këtë botë dhe në tjetrën. Tekstet islame i ftojnë myslimanët të jenë të moderuar dhe të hedhin poshtë dhe të kundërshtojnë të gjitha llojet e ekstremizmit: “غلو” (teprimi), “تنطع” (tejkalim i kufijve, pedantizmi fetar) dhe “تشديد” (rreptësi). Një shqyrtim i hollë i këtyre teksteve tregon që Islami porosit largim nga teprimi.

Bazuar në këto tekste rezulton se popujt, për të cilët bëhet fjalë, janë popujt e besimeve të kaluara, e posaçërisht Ehlu-l-kitab (popujt e Librit) e që janë të krishterët dhe hebrenjtë, madje ajete në Kuran flasin dhe kërkojnë që të mos teprohet dhe të mos ndiqen rrugët dhe gjurmët e tyre. Ja si shprehet Kurani për popujt e kaluar. Thuaju: “O ithtarë të librit, mos e teproni në fenë tuaj jashtë së vërtetës dhe mos shkoni pas epsheve të një populli të mëparshëm që ka humbur dhe që u largua në tërësi prej rrugës së drejtë.” (El Maide, 77).

Ky ajet sikur paralajmëron myslimanët që të marrim yrnek nga e kaluara e tyre dhe të mos pasohen ato rrugë që trasuan ata, u humbën dhe merituan ndëshkimin e Allahut xh.sh..

Gjatë Haxhit lamtumirës, pasi mbërriti në Muzdelife, Muhamedi a.s., i kërkoi Ibni Abasit të mblidhte disa guralecë për të. Ibni Abasi r.a., mblodhi disa guralecë. Pas i pa guralecët i Dërguari a.s. e miratoi madhësinë e tyre dhe tha: *Me të tillë (gurë ta qëlloni shejtanin).Ruhuni nga teprimi në fe..”*[9]

Kjo tregon qartë se myslimanët s'duhet të mendojnë se përdorimi i gurëve të mëdhenj është i mirë, duke e lejuar kështu teprimin të hyjë në jetën e tyre. Transmetohet që Imam Muhammed ibn Idris Esh-Shafiiu u akuzua si rafidij[10]. I fyer nga një akuzë e tillë e ulët, ai recitoi një varg poetik: “Nëse dashuria për ehlu-l-bejtin është refd, atëherë të gjithë njerëzit dhe xhinët të dëshmojnë se unë jam rafidij!”

Kur dëgjoi se e kishin quajtur reaksionar, një thirrës islam i ditëve tona tha: “Nëse besnikëria ndaj Kuranit dhe Sunnetit është reaksion, atëherë do të dëshiroja të jetoja, vdisja dhe të ringjallesha si reaksionar.”

Mospërcaktimi dhe moskuptimi i “ekstremizmit fetar”, si dhe lënia e kësaj çështjeje në dëshirat kapriçioze të njerëzve, do të çonte në një përçarje ndërmjet myslimanëve. Kurani thotë: “E sikur të përputhej e vërteta me dëshirat e tyre, do të shkatërroheshin qiejt e toka dhe çdo gjë që gjendet në to.” (El Muminunë, 71) Në këtë pikë, do të dëshiroja të tërhiqja vëmendjen te dy vëzhgime të rëndësishme.

I pari: shkalla e devocionit të personit, po ashtu si edhe e shoqërisë në të cilën jeton, ndikon në gjykimin e tij për të tjerët në lidhje me ekstremizmin, moderimin dhe shthurjen. Zakonisht, një shoqëri fetare krijon një individ të ndjeshëm, i cili ndien antipati për çdo lloj shmangieje apo neglizhence, sado e vogël që të jetë ajo. Duke gjykuar me kriterin e praktikës dhe eksperiencës sime, një individ i tillë do të habitej kur të shihte se ka myslimanë që nuk bëjnë ibadet natën apo që nuk agjërojnë. Historikisht, kjo është e kuptueshme. Nëse shqyrtohen veprat dhe punët e njerëzve, të cilët kanë jetuar në kohën e Pejgamberit a.s. sahabëve të tij dhe tabiinëve, atëherë veprat dhe punët e të devotshmëve të brezave të mëvonshëm do të dukeshin shumë më pak të vlefshme. Nga kjo kuptohet dhe thelbi i thënies: “Meritat e atyre, që janë më afër Allahut, s'janë veçse të metat e të drejtëve”.

Kjo na sjell ndërmend atë që Enes ibn Malik (radijall-llahu anhu) ua thoshte tabiinëve: “Ju bëni gjëra që i konsideroni si vogëlsira. Por, në kohën e të Dërguarit (sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem), këto veprime i shikonin si mëkate të mëdha”.[11]

Si përfundim të kësaj teme, konkludojmëse thirrësi islam dhe daveja në përgjithësi duhet të karakterizohen nga bindja e plotë ndaj Allahut xh.sh., dhe së dyti që kjo bindje me vullnet të plotë të prodhojë efekte pozitive në sjellje dhe komunikim dhe në predikim të fesë së Tij. Kjo sjellje duhet të jetë e përhershme me çdo njeri të çfarëdo feje, race apo kombi e me të cilin zhvillohet komunikim në çfarëdo kohe. Ajo që e karakterizon një thirrës në rrugën e Allahut xh.sh, është butësia, qetësia në të shprehur, tolerancë dhe reagimet e matura ndaj situatave të ndryshme. Karakteri i mirë dhe mirësjellja mbeten elemente dhe urdhëresë fetare, obligim për predikuesin e fesë dhe assesi nuk duhet të humbin për shkak të sjelljes së njerëzve apo veprimeve të tyre. Lehtësia e jo vështirësia, butësia e jo ashpërsia e vrazhdësia.

Këto faktorë duhet të jenë determinantë në thirrjen islame, sidomos në ambientin tonë shqiptar dhe në rajonin e Evropës, ku shoqëritë janë të përziera, multifetare dhe multinacionale. Secila fe, bindje apo objekt fetar duhet të jetë në shërbim të humanizmit, sepse njerëzit kanë nevojë për dorën e mëshirës, paqes. harmonisë e të respektit të ndërsjellë. E edhe ligjërimi, mendimi dhe qëndrimi i fesë islame duhet të jetë i ndërtuar mbi këto vlera kuranore dhe hadithin që, nëse i përmbahemi, do të kemi begati dhe harmoni të përgjithshme.

*1. Tevfik el Vaië, Eddavetuilall-llah, Daruljekin, botim i dytë, Mensure, 1995, f.199. 2. Tevfik el Vaië, Eddavetuilall-llah, Ibid.f.199. 3. Alaaraur, Adnan. Menhexh ed-da'vefi dev'i el vaki el muasir, përkthyer nga Justinuan Topulli, Tiranë, 2009, f.144, Tradita. 4. Siretu Ibn Hisham, vëll.2, f.41 dhe ngjashëm me këtë shpjegim hasim në vëll.2, f.55. 5. Ibid, vëll. 1, f.342. 6. Abdurrahman El-luvejhik, Mushkiletu-l-guluv, nedhretunsher'ijetunshamileh, f.10. www.aluka.net. 7. Jusuf Kardavi, Es-sahve el islamijebejne-l-xhuhudivettetarruf, bot. i tretë, Katar, 1982, f.24. 8. Muslimi,2820. 9. Ahmedi,1/215,f.247; Ibn Huzejme, 4/2864, f. 2868; Nesaiu, 5/268 në kitabul Haxh, Ibn Maxhe,3029 në kitabul menasik; Hakimi,1/466, e ka vendosur në kategorinë sahih sipas kushteve të shejhajnit, këtë e e ka konfirmuar edhe Dhehebiu por e ka saktësuar edhe IbnTejmije në Iktida,1/289 dhe Neveviu në El Mexhmuë,8/138. 10. Refd- “Kundërshtim”; Rafidi: “Kundërshtues”; një personi cili e do Muhamedin a.s. dhe familjen e Ali bin EbiTalibit por që nuk e pranon hilafetin e EbuBekrit, Umerit e Othmanit. 11. Jusuf Kardavi, Es-sahve el islamije bejne-l- xhuhudi vet tetarruf, bot. i tretë, Katar, 1982, f.33-34.*

Dr. Flamur Sofiu

# A duhet të falet namazi i Bajramit vetmas e me familje në shtëpi?

Në një precedent të pashembullt në botën në përgjithësi dhe në botën islame në veçanti ishte se e kaluam muajin e bekuar të Ramazanit të mbyllur nëpër shtëpi duke mos shkuar në xhami për namaz për shkak të pandemisë COVID-19. Përveçqë u ndalën lëvizjet dhe tregtia nga frika e sëmundjes, u detyruan myslimanët që ibadetet fetare t'i kryejnë nëpër shtëpitë e tyre.

Pa dyshim pamundësia e faljes së bajramit me xhemat ka nxitur shumë dijetarë të japin mendimet e tyre se a bën të falet Bajrami vetmas apo me familjen si xhemat nëpër shtëpi. Për këtë çështje juridike ka divergjenca ndërmjet dijetarëve islamë.

Para se të shpjegojmë divergjencat e dijetarëve për atë se a lejohet të falet namazi i bajramit në nëpër shtëpi qoftë vetmas apo bashkë me familje, ne e shohim të arsyeshme të shpjegojmë se si e shpjegon medhhebi hanefi çështjen e namazit të bajrameve dhe se çfarë rregullash kanë përcaktuar dijetarët e këtij medhhebi.

Sipas medhhebit hanefi namazi i bajrameve është vaxhib për atë të cilit i është farz xhumaja. Pra namazi i bajrameve është vaxhib për këta persona:

1. الذُّكُورُ- Për atë që është mashkull. Femra nuk e ka *vaxhib* namazin e bajrameve.

2. اَلْمُقِيمِينَ فِي بَلَدٍ لَهُ أَمِيرٌ أَوْ قَاضٍ أَوْ مُفْتٍ- Ata që janë vendës në atë vend ku ka prijës, kadi apo myfti. Namazi bajrameve nuk është vaxhib për atë që konsiderohet udhëtar dhe që jeton në ato vende ku nuk ka prijës, kadi apo myfti.

3. أَلاَّ يَكُونَ مَرِيضًا- Që personi të mos jetë i sëmurë. Personi i cili është i sëmurë dhe nuk mund të shkojë në xhami, nuk e ka obligim faljen e namazit të bajrameve.

## Koha e namazit të bajrameve

Namazi i bajrameve mund të falet afërsisht njëzetë minuta pasi të ketë lindur dielli e deri para se të hyjë koha e namazit të drekës.

Mënyra e të falurit të namazit të bajrameve

Për namaze të bajrameve nuk këndohet ezani e as ikameti. Ky namaz përbëhet prej dy rekateve, njëjtë sikur namazi i sabahut, por dallon në atë se në këtë namaz është vaxhib të këndohen tekbiret. Këto tekbire këndohen në këtë mënyrë: tri tekbire këndohen pas leximit të subhanekes në rekatin e parë, pastaj lexohet fatihaja dhe sureja, ndërsa kur të ngrihemi në rekatin e dytë pasi të lexohet fatihaja dhe sureja këndohen tri tekbire. Po që se tekbiret lexohen para leximit ose pas leximit, namazi megjithatë konsiderohet i vlefshëm. Sa herë që të bëhen tekbiret duhet të ngrihen duart.



**Hanefitë janë të mendimit se namazi i bajramit nuk duhet të falet nëpër shtëpi qoftë vetmas apo me xhemat të formuar me anëtarët e familjes.**

## Disa rregulla që kanë të bëjnë me namazin e bajrameve

1. Namazi i bajrameve ka shartet dhe ruknet sikur edhe namazet e tjera të zakonshme, mirëpo, nëse namazi i bajramit është duke u falur, musaliu nuk ka abdes dhe nuk i mjafton koha për të marrë abdes, atëherë, i tilli, duhet të marrë tejemmum për shkak se i është ngushtuar koha e faljes së bajramit.

2. Kur ndodh që musaliu të arrijë imamin pasi t'i ketë kryer tekbiret, në këtë rast musaliu do ta bëjë tekbirin fillestar e pastaj do t'i bëjë tekbiret e namazit të bajramit pa lexuar fare subhaneken. Nëse e arrin imamin në ruku, nëse ka mundësi i kryen tekbiret dhe shkon në ruku, e nëse nuk mundet, i bën në ruku.

3. Po që se musaliu e arrin imamin në rekatin e dytë, ai duhet ta plotësojë rekatin duke i kënduar edhe tekbiret.

4. Kur ndodh që imami të këndojë më tepër se tri tekbire muktediu duhet ta ndjekë doemos imamin.

5. Atij që i kalon namazi i bajramit pa e falur me imam, nuk duhet ta falë kaza.

6. Konsiderohet mekruh të falurit e namazeve nafile qoftë në shtëpi apo në xhami para se të falet bajrami, po ashtu, mekruh është të falet nafile pasi të jetë falur bajrami në xhami, ndërsa, në shtëpi, pasi të jetë falur bajrami nuk është mekruh të falësh namaz nafile.

7. Sunnet është që pasi të falet bajrami të mbahet hutbeja.

## Këndimi i tekbirit të teshrikut

Me shprehjen tekbiri teshrik nënkuptohen ato tekbire të cilat fillojnë të këndohen pas namazit të sabahut të ditës së Arefatit domethënë të natës së kurban bajramit dhe këto tekbire vazhdojnë të këndohen pas çdo namazi farz deri në farzin e ikindisë së ditës së katërt.

Të kënduarit e tekbiri teshrikut është vaxhib vetëm një herë, e po që se këndohet më tepër është mustehab.

**Te ne në Kosovë, Bashkësia Islame e Kosovës ka vepruar sipas medhhebit hanefi dhe ka konsideruar të arsyeshme që të mos falet bajrami nëpër shtëpi duke lutur Allahun që të mos mungojë shpërblimi i përcaktuar për namazin e Bajramit...**

Gruaja kur të këndojë tekbiri teshrikun duhet të këndojë me zë të ulët.

## Hutbeja e bajrameve

Të mbajturit e hutbesë është sunnet. Hutbeja e bajramit për-bëhet prej dy hutbeve, sikurse hutbeja e xhumasë. Hatibi, hutbenë e bajramit e fillon me tekbire.

Qëndrimi i dijetareve të katër medhhebeve rreth asaj se a lejohet të



falet namazi i bajramit nëpër shtëpi

Rreth kësaj çështjeje dijetarët mbajnë këto qëndrime:

1. Hanefitë janë të mendimit se namazi i bajramit nuk duhet të falet nëpër shtëpi qoftë vetmas apo me xhemat të formuar me anëtarët e familjes. Dijetari i mirënjohur hanefi Ibn Abidin r.a. shprehet duke thënë: "Nuk e fal vetmas (bajramin) ai të cilit i ka kaluar falja me imam."[1]

Hanefitë mendimin e tyre e mbështesin në këtë hadith: "Umu Atija (Allahu qoftë i kënaqur me të) tregon: Pejgamberi na urdhëroi (ditën e Bajramit) t'i merrnim me vete edhe vajzat e reja. Në një transmetim tjetër përmendet: ... t'i merrnim me vete edhe vajzat e reja, porse ato me menstruacione (të vinin, por) të mos bashkëngjiteshin në namaz."[2].

Po ashtu duhet të përmendim edhe këto:

- Sipas medhhebit hanefi kur ndodh që kalon pa u falur namazi i bajramit me xhemat, nuk duhet të bëhet kaza.
- Gruaja nuk duhet ta falë namazin e bajramit në shtëpinë e saj.
- Bajramin e ka obligim mashkulli i cili e ka obligim xhumanë.
- Femra nuk duhet ta falë namazin e bajramit në shtëpinë e saj.

Sipas këtyre rregullave namazi i bajramit nuk duhet të falet vetmas në shtëpi, edhe po qe se falet, mund te jetë si namaz nafile.

2. Malikitë mendonjë se është e rekomanduar që personi ta bëjë kaza namazin e bajramit në shtëpi nëse nuk ka arritur ta falë me imam[3].

3. Shafiitë mendojnë se namazi i bajramit mund të falet vetmas në shtëpi, edhe ai që është udhëtar, rob e grua mund ta falë vetmas. Këtë mëndim të imam Shafiiut e transmeton El-Muznij në librin "Muhtesarul Umm"[4].

4. Hambelitë mendojnë se varet prej vullnetit të personit, nëse do, e fal vetmas e nëse do, e fal me xhemat në shtëpi[5]. Por, dijetari i njohur hambeli el-Merdavi përmend se



bajrami mund të falet në shtëpi si kaza[6]. Mendimin e el-Merdavit e përkrah dhe Komisioni i Përhershëm për Fetva i Arabisë Saudite, që thotë se kush deshiron ta falë bajramin, rekomandohet ta falë si kaza por pa u lexuar hytbeja.

Fetvat bashkëkohore rreth kësaj çështjeje janë të shumta, mirëpo të gjitha janë të dhëna sipas medhhebit që i përkasin myftinjtë e vendeve përkatëse. Që të gjithë ata myftinj që nuk janë hanefi japi fetva se lejohet falja e namazit të bajramit nëpër shtëpi, qoftë vetmas apo me familjen si xhemat.

Një prej çështjeve që duhet potencuar është se nuk lejohet të falet namazi i bajramit dhe namazet e tjera duke e përcjell imamin me anë të radios, televizionit apo lidhjeve elektronike, ngase namazi me xhemat nuk mund të kryhet nëse xhemati dhe imami nuk janë në të njëjtin vend apo në ndonjë vend që nuk ndahet xhemati ndërmjet vetes. Për këtë çështje, gati janë unanimë që të gjithë dijetarët dhe juristët myslimanë dhe mendimin e tyre e mbështesin në kuptimin e jashtëm të teksteve kuranore, haditheve dhe në praktikën e ashabëve dhe tabiinëve[7].

Te ne në Kosovë, Bashkësia Islame e Kosovës ka vepruar sipas medhhebit hanefi dhe ka konsideruar të arsyeshme që të mos falet bajrami nëpër shtëpi duke lutur Allahun që të mos mungojë shpërblimi i përcaktuar për namazin e Bajramit, për shkak se rrethanat e pandemisë kanë penguar faljen e namazit të bajramit në xhami.

Xhemati ynë nuk duhet të veprojë ndryshe pos asaj si urdhëron institucioni më i lartë fetar në vendin e që ky institucion është Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës.

1. Ibn Abidin: Ed-Derrul Muhtar , vol. II fq. 175. 2. Transmeton Buhariu hadithi nr. 974. 3. El-Hurshij, Sherhul Hurshi, vol. II, fq. 104. 4. El-Muznij: Muhtesarul Umm, vol. VIII, fa. 125. 5. Ibn Kudame: el-Mugnij vol. 2 , fq. 289. 6. El-Merdavi: el-Insaf , vol. II, fq. 433. 7. https://www.almasryalyoum.com/news/details/1980581.

Dr. Sedat Islami

# Degët e besimit - vështruar nga perspektiva edukative

## Hyrje

Në hadithet e Pejgamberit Muhamed a.s., në trajtimin që i bëhet konceptit të besimit (imanit), përveç të tjerash, haset edhe degëzimi i tij. Në hadithin e përcjellë nga Ebu Hurejre r.a., qëndron se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Imani është gjashtëdhjetë e ca degë. Edhe turpi është degë e besimit.[1]" Në versionin e shënuar në Sahihun e Muslimit, po kështu nga Ebu Hurejre r.a., qëndron se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Imani është shtatëdhjetë e ca -ose gjashtëdhjetë e ca - degë; më e mira është fjala la ilahe il-la Allah!, ndërsa më e ulëta është largimi i së keqes (pengesës) nga rruga. Edhe turpi është degë e besimit.[2]"

Vënia e këtyre dy veprave si shenja përkufizuese, respektivisht e para si pjesa më e lartë e besimit dhe e dyta si pjesa më e ulët e Imanit, ka ngjallur kureshtjen e dijetarëve për të kuptuar më shumë rreth këtyre degëve. Përveç trajtesave që i janë bërë këtij hadithi brendapërbrenda librave të mëdhenj të hadithit, janë shkruar edhe vepra të veçanta e voluminoze për këto degë. Me këtë rast, do të doja të veçoja librat *El-minhaxh fi shuab el-Iman* të Ebu Abdullah el-Halimiut, *Shuab el-Iman* të Imam Bejhakiut, si dy prej veprave më të njohura me këtë tematikë.

Shpjegimet të cilat janë ofruar në veprat e cituara më lart kanë rëndësi të veçantë për shkak të parametrave edukativë me të cilët e ofrojnë konceptin e besimit, me çka besimtarit i ofrohet një ndihmë e madhe, një manual për ndërtimin e një personaliteti të fuqishëm, përgjegjshëm, produktiv; një personaliteti të kompletuar në raport me Allahun xh.sh., vetveten dhe botën përreth.

## Përshkrimi figurativ i besimit dhe rëndësia e tij edukative

Duke e komentuar hadithin bazë, Bedruddin Ajniu thotë se në të, besimi është përngjasuar me një pemë e cila ka degë[3]. Kështu, si pemë, është përshkruar edhe në Kuran, në kaptinën Ibrahim, ajetet 24-25: "Vallë, a nuk e sheh se si Allahu e përqas fjalën e mirë me pemën e mirë, e cila rrënjën e ka të fortë në tokë, kurse degët nga qielli? Me lejen e Zotit të saj (pema) jep fruta në çdo kohë. Allahu u tregon shembuj njerëzve, që t'ua vënë veshin."

Fjala e mirë në këtë ajet, siç shpjegon Imam Taberiu, nënkupton dëshminë "la ilahe il-la Allah!" [4] ndërsa shëmbëllimi i besimtarit me këtë pemë, siç shpjegon Ibën Kethiri, është bërë për të na treguar se është produktiv çdoherë dhe se atij vazhdimisht i ngrihen vepra të mira në qiell[5]. Pra, besimi si pemë, është pemë e mirë, me fruta të mirë, me produktivitet të pandalshëm. Kështu duhet të jetë edhe besimtari. Përpjekja për të evidentuar degët e besimit në këtë punim dhe për t'i shpjeguar më pas ato ka këtë qëllim, që besimtari të jetë produktiv.

## Përcaktimi shifror rreth degëve të besimit

Për dallim nga hadithi i parë në të cilin shifra e degëve të besimit përmendet në mënyrë të prerë, në hadithin e dytë përmendet me dyshim. Kjo ka shtyrë dijetarët që të japin mendimet e tyre përkitazi me atë se a bëhet fjalë për dyshim nga transmetuesi i hadithit, apo bëhet fjalë për degë të besimit, që, sipas një varianti mund të kufizohen në gjashtëdhjetë e ca, e sipas variantit tjetër, mund të zgjerohen. Dijetarët kanë aplikuar disa kritere për të përcaktuar këtë shifër:

Përzgjedhja e shifrës më të paktë, si masa paraprake për të mos rënë në gabim. Ibën Salahu duke marrë parasysh këtë kriter e përzgjedh shifër 'gjashtëdhjetë e ca'.[6]

Përzgjedhja e shtesës së transmetuar nga besnikët. El-Halimiu konsideron se shifra '*shtatëdhjetë e ca*' është më e saktë për shkak se përcillet nga transmetues besnikë[7].

Disa konsiderojnë se, edhe po të shkonim me shifrën më të vogël, nuk do të gabonim, ose nuk do të mohohej që ato janë më shumë se shtatëdhjetë. Kjo për faktin se tek arabët përkufizimi në shifër të caktuar jo detyrimisht nënkupton

mohimin e shifrave të tjera[8] (më të mëdha, sikur në rastin tonë).

Ebu Hatim bin Hibani ka thënë: E kam medituar kohë të gjatë këtë hadith. Fillova dhe numërova ibadetet (ar. ta'atet), të cilat më dolën shumë më shumë sesa kjo shifër. U ktheva në sunnet dhe numërova çdo adhurim, të cilin Pejgamberi a.s., e kishte konsideruar si pjesë besimi dhe pashë se ato nuk arrinin shifrën në 79. Iu ktheva Kuranit dhe e lexova me meditim, por, prapë, adhurimet e kësaj natyre nuk arrinin shifrën 79. I bashkova këto dhe fshiva adhurimet e përsëritura, kur ja ato më dolën 79, as më shumë dhe as më pak. Kështu u binda se qëllimi i Pejgamberit a.s., në hadith ishte kjo shifër[9].

Ibn Rexhebi si ide ofron edhe numërimin sipas përshkrimeve të bëra në Sahihun e Buhariut, respektivisht numërimin e çdo tipari të imanit, islamit apo fesë, e pastaj të shtohen edhe tiparet e kundërta me ato që Buhariu ka përmendur përkitazi me hipokritët dhe jobesimtarët. Kështu, do të arrihej shifra shtatëdhjetë[10]. Ka edhe mendime të tjera të cilat Ibn Rexhebi i përmend në komentimin e tij.

Si konkludim, shprehje "ca" (ar. bid'un), e përmendur në hadithe, përfshin numrat nga 1-10 ose nga 3-9[11]. Pra, mund të jenë nga 63-69 ose 73-79. Kjo, siç do të shohim dhe në pjesën në vazhdim, ka lidhje edhe me atë se si radhiten dhe klasifikohen disa degë, të cilat, dikush i llogarit veç e veç, e dikush i llogarit dy degë në një.

## Përcaktimi përmbajtjesor rreth degëve të besimit

Çështja e përcaktimit rreth degëve të besimit është paksa problematike. Kjo ngase ato nuk janë të përmendura tekstualisht. Kjo ka bërë që dijetarët t'u qasen teksteve fetare në të cilat veprat përshkruhen si iman dhe të rezultojnë me degë dhe shifra të ndryshme. Përfundimisht, kanë rezultuar me degë të ndryshme dhe me shifra të ndryshme, porse, përcaktimi se atë që ata e kanë evidentuar si degë e besimit, e ka pasur për qëllim të njëjtën edhe Pejgamberi a.s., është pak i vështirë[12]. Së këndejmi, të gjitha mendimet janë thjesht kontribute individuale të cilat nuk përcaktojnë prerazi se një tipar apo vepër duhet të jetë degë e besimit dhe tjetra jo.

Ndër klasifikimet më të mira merret ai i Ibn Hibanit, i përzgjedhur edhe nga Ibn Haxheri[13]. Ai i ka ndarë këto degë në tri grupe kryesore veprash, secili grup ka degët kryesore e herë-herë edhe nëndegët e veta. Grupet kryesore:

### I. Veprat e zemrës

Në kuadër të tyre përfshihen njëzetekatër (24) tipare: Besimi në Allahun, ku hyn edhe besimi në Qenien, Cilësitë dhe Njëshmërinë e Tij, besimi se askush nuk është sikur Ai, besimi se çdo gjë, përveç Tij, është e shpikur apo krijuar; Besimi në engjëj; Besimi në Libra; Besimi në Pejgamberë; Besimi në caktimin e Allahut; Besimi në Ditën e Fundit, ku hyjnë edhe çështjet që kanë të bëjnë me besimin në Ditën e Fundit, si: marrja në pyetje në varr, ringjallja, tubimi, llogaria, mizani (peshoja e



veprave), sirati, xheneti dhe xhehenemi; Dashuria për Allahun; dashuria dhe urrejtja vetëm për hir të Tij; Dashuria për Pejgamberin a.s., ku bën pjesë dërgimi i salavateve mbi të dhe pasimi i sunetit të tij; Sinqeriteti, ku hyn braktisja e syefaqësisë dhe hipokrizisë; Pendimi; Frika; Shpresa; Falënderimi; Përmbushja e premtimit; Durimi; Pajtimi me caktimin e Allahut; Mbështetja në Allahun; Mëshira; Modestia, ku bën pjese nderimi i të vjetrit dhe mëshirimi i të voglit; Braktisja e mendjemadhësisë; Braktisja e vetëpëlqimit; Braktisja e zilisë; Braktisja e mërisë dhe urrejtjes; Braktisja e hidhërimit.

### II. Veprat e gjuhës

Në kuadër të tyre përfshihen shtatë (7) tipare: Shqiptimi i Teuhidit; Leximi i Kuranit; Nxënia e dijes; Mësimdhënia; Duaja dhe dhikri; Istigfari ose kërkimi i faljes për mëkatet; Shmangia nga fjalët e kota.

### III. Veprat e trupit

Në kuadër të tyre përfshihen tridhjetetetë (38) tipare por të cilat klasifikohen në tri nëngrupe:

1. Tipare që kanë të bëjnë me besimtarët individualisht e të cilat janë pesëmbëdhjetë (15) sosh, si: Pastrimi fizik dhe abstrakt; Mbulimi i pjesëve të turpshme; Namazi, i obliguar dhe ai fakultativ; Zekati; Lirimi i robërve; Bujaria, ku përfshihet edhe dhënia e ushqimit dhe nderimi i mysafirit; Agjërimi, i obliguar dhe ai fakultativ; Haxhi dhe Umreja; Tavafi; I'tikafi; Kërkimi i Natës së Kadrit; Migrimi për ta ruajtur fenë; Këtu hyn hixhreti nga vendi joislam; Përmbushja e zotimeve; Përmbajtja nga betimet ose kujdesi i shtuar në to; Përmbushja e kefareteve (shlyerja e gabimeve sipas normave të përcaktuara fetarisht).

2. Tipare që kanë të bëjnë me familjen dhe farefisin, e të cilat janë gjashtë (6) sosh, si: Ruajtja e nderit nëpërmjet martesës; Përkujdesja për familjen; Respektimi dhe mirësjellja me prindërit; Edukimi i fëmijëve; Mbajtja e lidhjeve farefisnore; Respektimi i zotërinjve apo butësia me robërit.

**Turpi mund të jetë instinkt por edhe tipar i përvetësuar. Fetarisht, duke qenë se kërkohet të ketë nijet dhe dije, pra të bëhet për hir të Zotit dhe të jetë në përputhje me fenë, atëherë është quajtur iman.**

3. Tipare që kanë të bëjnë me shoqërinë e të cilat janë shtatëmbëdhjetë (17) sosh, si: Qeverisja me drejtësi; Pasimi i xhematit (kolektivit) dhe mos ndarja prej tij; Respektimi i udhëheqësve; Pajtimi i njerëzve; Pjesëmarrja në nisma të mbara; Këtu hyn urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja; Ekzekutimi i kodeve penale; Xhihadi dhe përqendrimi në rrugën e Allahut; Çuarja e amanetit në vend, ku përfshihet edhe dhënia e 1/5 për prijësin e myslimanëve; Huadhënia dhe kthimi i huasë; Trajtimi i mirë i njerëzve; Këtu bën pjesë fitimi i pasurisë në mënyrë të lejuar; Shpenzimi i pasurisë me vend; Largimi nga israfi (shpenzimi i tepërt dhe ekstravagant i pasurisë); Kthimi i selamit; Dëshirimi shëndet atij që teshtin (duke i thënë jerhamuke Allah! – Allahu të mëshiroftë); Mos shqetësimi i njerëzve; Largimi nga kotësitë (fjalë apo çka do tjetër qoftë), dhe Largimi i së pengesës nga rruga.

Këto janë gjithsej 69 degë, të cilat mund të numërohen edhe si 79, nëse do t'i numëronin ndaras disa cilësi, që i kemi përmendur nën një pikë të vetme. Allahu e di më së miri!

Ka edhe përmbledhje tjera të klasifikuara, si ajo e Muhammed Murteda Zebidit në Ikdu el-xhuman fi bejani Shuabi el-Iman, e të cilat, siç shprehet, janë përmbledhje e asaj që ka gjetur në librin e Imam Bejhakiut dhe librin e Imamit Abdul Xhelil el-Kasrij[14], por kjo që ka përmendur Ibn Hibbani ngelet më e vlerësuara[15]. Një përmbledhje tjetër e ka bërë edhe Imam Lalekai, i cili ka numëruar 72 sosh duke përmendur edhe argumente përkatëse por pa klasifikim tematik[16].

Si konkludim, mund të themi se përcaktimi rreth shifrës dhe përmbajtjes së degëve është më shumë çështje e përcaktimit individual sipas përfundimeve që arrin nga analizimi i teksteve të ndryshme fetare nga Kurani dhe Suneti.

## Përse është veçuar turpi në mesin e degëve të besimit?

Dijetarët kanë dhënë disa shpjegime të bukura përkitazi me atë se përse turpi është veçuar si degë e besimit me përmendje në këto hadithe. Në vazhdim do të ofrojmë disa prej mendimeve të tyre si më të rëndësishme dhe më përmbledhëse:

Nga perspektiva e kuptimit të besimit, i cili parasheh përfilljen e asaj që na ka urdhëruar Allahu xh.sh., dhe largimin nga tjetra që na e ka ndaluar. Turpi që pengon njeriun nga kryerja e mëkatit është imazh i këtij besimi[17].

Nga perspektiva e rolit të besimit në gdhendjen e asaj që është instinktive tek njeriu dhe formësimin e saj sipas vlerave fetare. Turpi mund të jetë instinkt por edhe tipar i përvetësuar. Fetarisht, duke qenë se kërkohet të ketë nijet dhe dije, pra të bëhet për hir të Zotit dhe të jetë në përputhje me fenë, atëherë është quajtur iman.[18]

## Rregulla dhe kritere përkitazi me degët e besimit dhe interpretimin e tyre

Në komentimet e bëra këtyre haditheve, fshihen mësime të rëndësishme, të cilat mund të aplikohen edhe si rregulla dhe kritere, të cilat duhet të kemi parasysh ndërsa trajtojmë në vazhdim degët e besimit. Prej këtyre rregullave dhe kritereve do të veçojmë:

Në hadith, veprat janë të përfshira si pjesë e besimit. Ibn Rexhebi konsideron se tri veprat e cituara tekstualisht përfshijnë vepra të zemrës, gjuhës dhe gjymtyrëve[19]. Shkollarët myslimanë kanë debatuar nëse në Iman përfshihen vetëm vërtetimi me zemër dhe deklarimi me gjuhë apo se duhet të hyjnë edhe veprat si dëshmi konkrete e tij. Ata që marrin mendimin e parë, konsiderojnë se Imani nënkupton vërtetim (ar. *tasdik*) me zemër ndërsa këto vepra janë quajtur Iman për shkak se janë, emetohen apo rrjedhin prej tij[20] dhe se e plotësojnë atë[21]. Ndërsa ata që ndajnë mendimin e dytë, pra atë të përfshirjes së veprave në besim, për provë, përveç tjerash, i referohen edhe këtij hadithi. Në fakt, ky debat, siç shprehet dijetari hanefij Ibën Ebi el-Izz, është më shumë formal sesa substancial.[22]

Qëllimi me dëshminë la ilahe il-la Allah! Është dëshmia e plotë, pra hyn në të edhe pjesa tjetër Muhamedun Resulullah![23]

Dallimi i besimtarëve në gradat dhe shkallët e besimit.[24]

Jo të gjitha këto degë janë në një rang edhe sa i përket mohimit. Mungesa e disa prej tyre nënkupton mungesë të besimit, siç është puna me dëshminë *la ilahe il-la Allah*!, ndërsa disa, edhe nëse nuk janë, nuk i përfillim fare, nuk mohojnë besimin, siç është dega e largimit të pengesave nga rruga.[25]

Përcaktimi rreth shifrës dhe përmbajtjes së degëve është më shumë çështje e përcaktimit individual sipas përfundimeve që arrin nga analizimi i teksteve të ndryshme fetare nga Kurani dhe Suneti. Rrjedhimisht, mosnjohja e këtyre degëve ndërmjet 'dëshmisë la ilahe il-la Allah!' dhe 'heqjes së pengesës nga rruga' nuk e dëmton besimin[26]. Po kështu, edhe mohimi i një përmbledhjeje, siç është kjo që kemi përzgjedhur në këtë punim, me pretekstin se të tjerët kanë përmbledhje tjetër, është i padrejtë.



Në temat vijuese, referencë do të kemi përmbledhjen e Ibn Hibanit, nga e cila do të shkëpusim degë, aspektet edukative të të cilave do t'i prezantojmë për lexuesit tanë!

*1. Hadithin e shënon Buhariu në Sahih, nr. 9. 2. Shih hadithin nr. 58. Natyrisht, ka edhe versione tjera të hadithit, të cilat janë debat tek dijetarët, veçmas kur flitet për përcaktimin shifror të degëve të besimit. 3. Shih: Bedruddin el-Ajni, Umdetu el-karij sherhu Sahihi el-Buhari, (Bejrut: Dar ihjai et-turath el-arabij, p.v.b.), 1/127. 4. Shih: Muhammed bin Sumadeh et-Tuxhejbi, Muhtesar Tefsir et-Taberij, ver. shkenc. Abdul Kadir el-Arnauti, (Damask: Dar Ibn Kethir, 2004), f. 258. 5. Shih: Ismail bin Umer bin Kethir, Tefsir el-Kur'ani el-Adhim, (Rijad: Dar es-Selam, ed. 6, 2004), 2/1521. 6. Shih: Jahja bin Sheref en-Nevevi, El-minhaxh sherhu Sahihi Muslim bin Haxhaxh, (Bejrut: Dar ihjai et-turath el-arabij, ed. 2, 1972), 2/3. Shih edhe: Hibetullah bin el-Hasen el-Lalakai, Sherhu usuli i'tikadi Ehli es-Sunneti ve el-xhemah, Aleksandri: Dar el-Besire, pa vit botimi, 2/773-880. Mendimin për dyshimin e transmetuesit e gjejmë dhe tek Ibn Rexhebi. Shih: AbduRrahman bin Ahmed bin Rexheb el-Hanbelij, Fet'hu el-Bari sherhu Sahihi el-Buhari, ver. shkenc. Grup autorësh, (Medine: Mektebetu el-gureba el-etherije, 1996), 1/32. 7. El-Husejn bin el-Hasen el-Halimij, El-minhaxh fi shuabi el-iman, ver. Halimij Muhammed Feudeh, (Damask: Dar el-fikr, 1979), 1/105. Shih edhe: Ebu Bekir Ahmed bin el-Husejn el-Bejhaki, El-xhamiu li-shuabi el-Iman, ver. Abdul Ali Abdul Hamid Hamid, (Rijad: Mektebetu err-Rrushd, 2003), 1/88-89; Nevevi, El-minhaxh, vep. cit., 2/3. 8. Shih: Nevevi, El-minhaxh, vep. cit., 2/5. 9. Shih: Bedruddin el-Ajni, Umdetu el-karij, vep. cit., 1/127-128. 10. Shih: Ibn Rexheb, Fet'hu el-Bari, vep. cit., 1/34. 11. Shih: Abdurrahman bin Ali bin Muhammed el-Xheuzi, Keshfu el-mushkil min hadithi es-Sahihajn, ver. shkenc. Ali Husejn Bevvab, (Rijad: Dar el-vatan, p.v.b.), 3/456; Hamad bin Muhammed bin Ibrahim el-Hattabi, Mealim es-Sunen, (Halep: El-matbaatu el-ilmije, 1932), 4/312. 12. . Shih: Ahmed bin Ali bin Haxher, Fet'hu el-Bari sherhu Sahihi el-Buhari, ver. shkenc. Muhibbuddin el-Hatib, (Bejrut: Dar el-ma'rifeh, 1379 h.), 1/52; Ibn Rexheb, Fet'hu el-Bari, vep. cit., 1/33. 13. Shih: Ibn Haxher, Fet'hu el-Bari, vep. cit., 1/52-53. Në masë të madhe këto degë i gjejmë edhe në librat El-minhaxh fi shuabi el-Iman të El-Halimiut dhe El-xhamiu li shuabi el-Iman të Bejhakiut, vetëm se në këto dy libra mungon klasifikimi tematik. 14. Muhammed Murteda Zebidi, Ikdu el-xhuman fi bejani Shuabi el-Iman, (Bejrut: Dar el-beshair el-islamije, 2000), f. 47-51. 15. Bedruddin el-Ajni ka një përmbledhje shumë të ngjashme me këtë, të cilën e ka vlerësuar më të saktë dhe më të plotësuar. Shih: Bedruddin el-Ajni, Umdetu el-karij, vep. cit., 1/128. 16. El-Lalakai, Sherhu usuli i'tikadi Ehli es-Sunneti ve el-xhemah, vep. cit., 2/773-880. 17. Hattabi, Mealim es-Sunen, vep. cit., 4/312; Ubejdullah bin Muhammed bin Hamdan el-Ukberi Ibn Betta, El-ibanetu el-kubra, (Rijad: Dar err-Rraje li en-neshr ve et-teuzië, ed.2, 1994), 2/656. 18. Shih: Nevevi, El-minhaxh, vep. cit., 2/5; Ibn Haxher, Fet'hu el-Bari, vep. cit., 1/52. 19. Shih: Ibn Rexheb, Fet'hu el-Bari, vep. cit., 1/33. 20. Shih: Ibn el-Xheuzi, Keshfu el-mushkil min hadithi es-Sahihajn, vep. cit., 3/456. 21. Shih: Bedruddin el-Ajni, Umdetu el-karij, vep. cit., 1/126-127. 22. Shih: Ali bin Ali bin Muhammed bin Ebi el-Izz, Sherhu el-akideti et-tahavijeh, ver. shkenc. Dr. Abdullah bin Abdul Muhsin et-Turki dhe Shuajb Arnauti, (Bejrut: Muessesetu err-rrisale, ed. 2, 2002), 2/508-511. Shih një përmbledhje edhe nga Kadi Ijadi në: Nevevi, El-minhaxh, vep. cit., 2/4. 23. Shih: Nuruddin Sindi, Hashijetu es-Sindi, vep. cit., 8/111. 24. Hattabi, Mealim es-Sunen, vep. cit., 4/312. 25. Shih: Ibn Ebi el-Izz, Sherhu el-akideti et-tahavijeh, vep. cit., 2/519. 26. Shih mendimin e Kadi Ijadit: Bedruddin el-Ajni, Umdetu el-karij, vep. cit., 1/127; Ibn Haxher, Fet'hu el-Bari, vep. cit., 1/52.*

Shkëlzen Marevci

# Zoti është Një, prandaj rregulli mbizotëron gjithësinë!

"Sikur të kishte në to (në qiej e në tokë) zota pos Allahut, ato të dyja do të shkatërroheshin. Larg asaj që i përshkruajnë është Allahu, Zoti i Arshit." ( El-Enbija, 22)

Shumë nga njerëzit, në epoka të ndryshme jetësore, provuan që besimin e tyre në Zotin ta lidhnin me zotëra nga gurët e drunjtë e gdhendur, apo dhe nga materiale të tjera në formë të statujave të ndryshme, por harruan se guri çahet e bëhet thërrmijë e druri ndizet e bëhet hi dhe çdo material tjetër është i dedikuar që të shkatërrohet, i pashkatërruar është vetëm Zoti i Vërtetë.

Pra, çdo material është me përbërje aq të dobët dhe materialet janë të tilla që shkatërrojnë njëri-tjetrin. Bie fjala, zjarri djeg drurin, uji fik zjarrin, tërmeti e bën thërrmijë gurin, etj. që të shkatërrohet, prandaj, është shumë e ulët ta mendosh Zotin e botërave me cilësime të tilla. Sepse vërtet Ai, Zoti, pra, është i padukshëm për sytë tanë, por, ne shohim gjurmët e krijimtarisë së Tij në të katër anët, natën e ditën, në gjumë e të zgjuar, në universin e përsosur të trupit tonë, mbi tokë e nën të e gjithandej. Çdo gjë që formësohet nga cilido material i lartcekur, digjet nga zjarri, fiket nga uji, thërrmohet nga tërmetet, ose tretet nga erërat, kurse Zoti nuk është materie, është Ai që e ka krijuar dhe e mbizotëron materien.

Në anën tjetër, baza e ideve ateiste konsiston në rregullimin e gjërave në mënyrë të rastësishme. Pra, "çdo gjë ndodh nga rastësia e jo nga një planifikim superior",- thonë ateistët.

Përgjigjja ndaj kësaj ideje mund të ndërtohet edhe kështu: Rastësisht mund të të bjerë celulari nga dora




dhe të thyhet copë e thërrmijë, por duhen ide, punë shkencore, shumë mund nga një numër i madh i të involvuarve, punë e palodhshme… për ta rregulluar një të tillë.

Tjetra, po të kishte oksigjen më pak apo më shumë në ajrin që thithim, jeta në tokë do të merrte fund. Kush e caktoi sasinë e përshtatshme të oksigjenit për jetë?!

Tjetra, gjithësia është e mbushur përplot me objekte të njohura e me objekte të panjohura dhe disa prej tyre kanë miliarda vjet që qëndrojnë në pozicione të njëjta, duke kryer punën e tyre me përsosmëri, ta zëm raportin e qëndrueshëm tokë-diell-hënë. Toka sillet rreth boshtit të vet dhe rreth diellit me shpejtësi marramendëse dhe ne fare nuk i vërejmë lëvizjet e tilla, madje, ç'është më e çuditshmja, qoftë largimi apo afrimi sado i vogël i tyre eventual ndaj njëri-tjetrit do ta shkatërronte jetën në tokë. Ndërsa, në po të njejtën hapësirë enden lirshëm objekte të tjera (kometa gjigante) pa ndonjë destinacion të caktuar, por që për miliarda vjet nuk janë ndeshur me tokën apo me diellin që të prishnin harmoninë ndërmjet vete. E pra, vetëm të marrët mund të dyshojnë në fuqinë e Zotit Një, sepse dielli, hëna, toka, etj., janë duke respektuar një urdhër, kryejnë detyrat e tyre për të cilat janë krijuar, ndërsa edhe kometat që lëvizin lirshëm nëpër gjithësi janë duke e kryer detyrën e vet. Po të mos i nënshtroheshin një urdhri, edhe dielli, toka e hëna do të endeshin nëpër hapësirën qiellore pa ndonjë destinacion, sikurse objektet e tjera (kometat).

O Zot, mos na privo kurrë nga besimi!

Ma.sci. Senad Maku

# A është Kurani vepër e njeriut?

Kurani dhe prejardhja e tij janë çështjet kryesore, për të cilat kundërshtarët e tij kanë shprehur më së shumti dyshime. Disa persona të caktuar, me një mendjengushtësi dhe gjykim jo të kthjellët, mundohen që të mbjellin farën e dyshimit mbi autenticitetin (vërtetësinë) e tij si Libër Hyjnor.

Shumë libra dhe revista e paraqesin Kuranin si një vepër të mendjes njerëzore, krijuar prej një "mashtruesi" të Pejgamberisë. Për ta kuptuar pozicionin e tyre është e rëndësishme të kemi parasysh se çfarë thotë Kurani për burimin (origjinën) e tij. Allahu në Kuranin Famëlartë thotë: "Se me të vërtetë ai është Kuran i famshëm. Është i zbritur prej Zotit të botëve". (El Vakia, 77-80.); "Nuk ka dyshim se ky (Kuran) është shpallje (zbritje) e Zotit të botëve. Atë e zbriti Shpirti besnik (i besueshëm) (Xhebraili)". (Esh Shuara, 192-193.)

Mënyra se si thuhet kjo, të jep përshtypjen se këto janë fjalë të Krijuesit drejtuar krijesave të tij. Të gjithë kapitujt përveç kapitullit të 9-të fillojnë me formulën: "Me emrin e Allahut, Bëmirësit të përgjithshëm, Mëshiruesit të posaçëm".

Pretendimi se Muhamedi s.a.v.s., ka shkruar Kuranin nuk është i sotëm; ai daton që nga koha e Pejgamberit a.s.. Një pretendim të tillë e kishte shprehur madje edhe një pjesë e popullit të tij.

Për të hedhur poshtë këto pretendime, Allahu Fuqiplotë i kërkoi pejgamberit, Muhamedit s.a.v.s. t'i drejtohej popullit me fjalët:

"E, kur u lexohen shpalljet Tona të qarta, atëherë ata që nuk shpresojnë se do të dalin para Nesh, thonë: "Na sill ndonjë Kuran tjetër ose ndërroje atë!" Thuaj (o Muhamed): "Është e pamundur ta ndërroj unë atë nga ana ime. Unë shkoj vetëm pas asaj që më

**Muhamedi s.a.v.s., ishte një njeri që nuk dinte shkrim e lexim. Ai jetoi mes popullit të tij dyzet vjet pa treguar as edhe një herë ndonjë shenjë të madhe të dijes. Prandaj, si mund të shpjegohet që ai arriti të shkruante Kuranin, madhështia e të cilit është e pakrahasueshme?**

është shpallur. Unë druaj, nëse e kundërshtoj Zotin tim, dënimin e Ditës së Madhe.

Thuaj: "Sikur të kishte dashur Allahu, unë nuk do t'jua kisha lexuar dhe as që do të bënte Ai që ta mësoni ju atë. Unë kam jetuar një kohë (të gjatë) në mesin tuaj para profetësisë (as nuk kam ditur shkrim e as nuk kam lexuar), a nuk po mendoni?" (Junus, 15-16.)

Dihet se Muhamedi s.a.v.s., ishte një njeri që nuk dinte shkrim e lexim. Ai jetoi mes popullit të tij dyzet vjet pa treguar as edhe një herë ndonjë shenjë të madhe të dijes. Prandaj, si mund të shpjegohet që ai arriti të shkruante Kuranin, madhështia e të cilit është e pakrahasueshme? Besojmë se ky është një argument i fuqishëm që hedh poshtë pretendimet e atyre që thonë se Kurani është libër i Muhamedit s.a.v.s..

Thomas Carlyle në lidhje me arsimimin e Muhamedit s.a.v.s. ka thënë: "Nuk duhet të harrojmë edhe një rrethanë: se ai nuk ka vijuar shkollën; atë që ne e quajmë shkollim, ai kurrë nuk e ka bërë".[1] Po ashtu Inxhinieri dhe studiuesi me origjinë çifute, Dr. A. N. Sousa, në lidhje me këtë thotë: "Zoti i Madhëruar, mrekullinë e Kuranit dhe analfabetizmin e Muhamedit, i ka bërë argument për vërtetësinë e pejgamberisë së tij dhe për vërtetësinë Hyjnore të Kur'anit".[2]

Se pejgamberi, Muhamedi s.a.v.s. nuk dinte shkrim e lexim, këtë e dëshmon edhe Allahu në Kuranin Famëlartë: "Ti (Muhamed) nuk ishe që lexoje ndonjë libër para këtij (Kuranit) e as që e shkruaje atë me dorën tënde të djathtë, ndryshe, do të dyshonin ata të prishurit". (El-Ankebutë, 48.)

Atëherë si mund të jetë e arsyeshme dhe a mund të pranojë logjika që një njeri që nuk dinte shkrim-lexim të jetë autor i një libri kaq madhështor, plot dituri e përkushtim dhe sfidues i gjithësisë?

Një njeri i paarsimuar, pa parë derën e shkollës, të sjellë e të predikojë një sistem individual, familjar, shoqëroro-ekonomik dhe juridik, pa të meta, kjo bie në kundërshtim me aparencën



mendore e logjike, sidomos po të jetë ky sistem aq i shkëlqyer, sa të zbatohet për shekuj të tërë nga një sërë kombesh miq e armiq midis tyre e të ruajë gjer më sot freskinë e vet!

Si dje, ashtu edhe sot është po ai person i pashkrim e i palexim që vazhdon t'i sfidojë të gjitha ç'janë shkruar e thënë nga dijetarët dhe letrarët më të mëdhenj të të gjitha kohëve. Sot, kur në përgjithësi pranohet se shkencat kanë arritur një zhvillim të madh, ai sikur u thotë fizikantëve, kimistëve, astronomëve, mjekëve, sociologëve, poetëve e shkrimtarëve, të gjithëve: *"Bëhuni bashkë e sillni jo shumë, por vetëm një pjesë, sa një sure*[3] të Kuranit!". Në Kuranin Famëlartë Allahu xh.sh. i kërkon Muhamedit s.a.v.s., që t'u drejtohet atyre që pretendojnë se Kurani është vepër e njeriut, me fjalët: Thuaj: "Sikur të tuboheshin të gjithë njerëzit dhe xhindet për të hartuar një Kuran të tillë, ata nuk do të mund të hartonin një të ngjashëm me të, madje, edhe sikur ta ndihmonin njëri - tjetrin". (El Isra, 88.) "Nëse ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka trilluar atë (Kuranin)!" Thuaju (o Muhamed!): "Sillni dhjetë sure të ngjashme (në bukuri dhe elokuencë) të trilluara (siç thoni ju) dhe thirrni në ndihmë kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën!" (Hudë, 13.)

"Nëse ju dyshoni në atë që ia kemi zbritur robit tonë (Muhamedit a.s.), atëherë hartoni një sure të ngjashme me atë që ia kemi shpallur atij! Thirrni në ndihmë edhe dëshmitarët tuaj (që i adhuroni) në vend të Allahut, nëse jeni të sinqertë (në thëniet tuaja se Kur'ani nuk është prej Zotit)". (El Bekare, 23.) "Nëse ata thonë: "Ai (Muhamedi) e ka trilluar atë (Kuranin)", thuaju: "Atëherë, sillni një sure të ngjashme me të dhe thirrni (në ndihmë) kë të mundni, përveç Allahut, nëse thoni të vërtetën!". (Junus, 38.)

Që do të thotë, thirrni në ndihmë xhinët, melekët dhe të gjithë gjenitë e mendimit njerëzor dhe përpiloni së paku një kaptinë të ngjajshme. Kjo thirrje ende është aktuale. Mirëpo, ende askush asnjëherë nuk arriti të bëjë asgjë.[4]

Ndryshimi ndërmjet mënyrës së shprehjes së Kuranit dhe mënyrës së shprehjes së pejgamberit Muhamed s.a.v.s., dallohen mjaft lehtë. Ndërmjet stilit gjuhësor e letrar të Kuranit dhe stilit gjuhësor e letrar të hadithëve (porosive) të Pejgamberit s.a.v.s., ka një ndryshim shumë të madh. Gjuha e haditheve të Pejgamberit a.s. ishte shumë më e kuptueshme, karshi shprehjeve kuranore, nga të cilat habiteshin dhe mahniteshin edhe vetë arabët. Duke lexuar porositë e Pejgamberit s.a.v.s. kuptohet qartë se aty pervijohet imazhi i një njeriu që mendon e bisedon i përulur nga frika e Allahut xh.sh., kurse në zërin e Kuranit ndihet një guxim i lartë, një vizion tronditës e një tingëllim madhështor. Logjikisht, nuk është as e mundur dhe as e pranueshme që në shprehjen e një njeriu të sendërtohen aty për aty dy stile aq të ndryshme nga njëri-tjetri. Këtu shihet se Muhamedi s.a.v.s. është një njeri si të tjerët, me dallimin e vetëm se atij i shpallet relevatë (shpallje) nga Zoti xh.sh., gjë të cilën e pohon vetë Kurani:

"Thuaj: Unë jam vetëm njeri, sikurse ju, mua më shpallet se vetëm një Zot është Zoti juaj, e kush është që e shpreson takimin e Zotit të vet, le të bëjë vepër të mirë, e në adhurimin ndaj Zotit të tij të mos përziejë askë". (El Kehf, 110.)

Dhe, në fund, përse askush dhe asnjëherë nuk e dëgjoi Muhamedin s.a.v.s., të pranonte apo të theksonte se ai vetë ishte autor i Kuranit?

*1. Ahmed Deedat, "Kur'ani- Mrekullia e mrekullive", Podujevë, fq. 13. 2. Ajni Sinani, "Të tjerët për Islamin", Prishtinë 2005, fq.108. 3. Sure (arab,) – Kapitull i Kuranit. Kapitulli përbëhet prej një numri të caktuar ajetesh (citatesh). Gjithsej në Kuran ka 114 kapituj. 4. Mustafa Mahmud, "Rruga për njohjen e Zotit", Shkup, 2011, fq. 99.*

Mr. Ibadete Kosumi- Bryma

# Objektivat e legjislacionit islam

Edhe pse Muadhi është falur dhe e ka zgjatur namazin, gjë që sipas tij sa më shumë të zgjatësh namazin me xhemat, arrin kënaqësinë e Allahut më shumë. Muhamedi a.s. e sqaron se qëllimi ështe lehtësimi. Nëse zbatimi i urdhrave të dërgon deri te moszbatimi i tyre për shkak të teprimit, ose nëse vazhdohet me këtë veprim duke u bërë dëm njerëzve, atëherë dije se ke dalë nga objektiva e sheriatit që e ka vendosur Allahu xh.sh..

## Konfirmimi i objektivave të legjislacionit islam nga Kurani dhe Suneti

Dihet se Legjislacioni islam është një burim gjithëpërfshirës dhe vërtetues i së pakontestueshmes në të cilën bashkohen të gjithë hulumtuesit, studiuesit dhe shkollat juridike. I asaj të vërtete të cilën e njeh logjika e njeriut, tradita dhe zakoni i çdo kohe dhe i çdo vendi. Kjo e vërtete universale është se ky legjislacion i shenjtë përmban në vete objektivat e tij, përderisa qëllimi i këtyre objektivave është promovimi i mirëqenies për njerëzit në të dy botërat.[(1)]

Legjislacioni islam dallohet nga legjislacionet e tjera nga fakti se dispozitat e tij nuk janë të një kategorie, por dallojnë nga vërtetësia (قطعي- ثبوتي), argumentimi i qartë (الدلالة) nxjerrja, vendosja dhe konkluza e tyre[2] الاستنباط.

Nisur nga ky fakt edhe objektivat e sheriatit dallojnë nga konfirmimi i tyre sipas burimeve të tij siç janë: Kurani, syneti, ixhmai etj... Që të jetë më e qartë kjo i sjellim disa shembuj shkurtimisht:

**Lehtësimi në dispozita**, ky objektiv është marrë në formë të prerë dhe të qartë nga Kurani [(3)] Fisnik: "Allahu dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju." (El Bekare, 185)

Në një ajet tjetër: "Allahu nuk dëshiron t'ju sjellë ndonjë vështirësi." (El Maide, 6)

Tregohet për Muadh bin Xhebelin r.a., që dikush është ankuar te Muhamedi a.s. se Muadhi r.a. po e zgjat shumë namazin (po e lexon suren el Bekare, en Nisa...) e unë me vështirësi po e fal, Muhamedi a.s. i drejtohet Muadhit: "O Muadh! trazues- dëmtues po bëhesh a?! Sikur të faleshe me Sebih hisme Rabike, ve shemsi ve duhaha, vel-lejli idha jagsha! Përderisa pas teje falet i moshuari, i dobëti dhe ai që ka ndonjë nevojë."[4]

Edhe pse Muadhi është falur dhe e ka zgjatur namazin, gjë që sipas tij sa më shumë të zgjatësh namazin me xhemat, arrin kënaqësinë e Allahut më shumë. Muhamedi a.s. e sqaron se qëllimi ështe lehtësimi. Nëse zbatimi i urdhrave të dërgon deri te moszbatimi i tyre për shkak të teprimit, ose nëse vazhdohet me këtë veprim duke u bërë dëm njerëzve, atëherë dije se ke dalë nga objektiva e sheriatit që e ka vendosur Allahu xh.sh.. Duke e sqaruar edhe më mirë se adhurimi në këtë mënyrë është shndërruar në fitne, ndërsa dispozitat fetare asnjëherë nuk reflektojnë fitne, por vetëm mëshirë dhe lehtësi.

**Uniteti i ymetit** dhe mospërçarja e tij është objektiv i sheriatit dhe këtë duhet ta dijë çdo mysliman detyrimisht[5]. "Ndihmohuni mes vete me të mira dhe në të mbara." (El Maide, 2) dhe ajeti: "Praktikoni fenë e drejtë e mos u përçani në të." (Esh Shura, 13)

**Mos nxitimi në diç para se të jetë koha e tij**, ky objektiv jo në formë të prerë, mund të merret nga dispozita e ndalimit të trashëgimisë së vrasësit i cili tenton të marrë pasurinë trashëguese nga i vrari[6].

Argumentimi i të gjitha objektivave nga Kurani dhe suneti kërkon studim të gjerë, derisa Ibni Kajimi ka thënë: Citatet që tregojnë dhe konfirmojnë objektivat e sheriatit janë më shumë se një mijë dhe ata ndahen në konfirmim të përgjithshëm dhe konfirmim të veçantë[7] p.sh .

Nga argumentet e përgjithshme أدلة إجمالية : "Unë nuk i krijova xhinët dhe njerëzit për tjetër pos që të më adhurojnë." (Edh-Dharijat, 56) dhe ajeti: "Ai është që krijoi vdekjen dhe jetën, për t'ju provuar se cili prej jush është më vepërmirë. Ai është ngadhënjyesi, mëkatfalësi." (El Mulk, 2)

Të dy ajetet në përgjithësi tregojnë se Allahu krijoi të gjitha elementet për të jetuar njeriu dhe për të vdekur, ashtu siç sqaron shkakun e krijimit në formën më të qartë e ajo është: Adhurimi i sinqertë ndaj Allahut dhe përpjekja për të vepruar gjithherë mirë dhe drejt.

Ndërsa nga hadithet kemi zgjedhur: "Nuk është dërguar asnjë i dërguar para meje e të mos e kishte të obliguar t'i drejtonte njerëzit në të mirën të cilën e dinte dhe t'i këshillonte për largimin nga e keqja që do t'u kanosej atyre."[8]

Muhamedi a.s. në këtë hadith tregon qartë objektivin e dërgimit të pejgamberëve duke u shprehur se

pejgamberët kanë qenë drejtues dhe këshillues të ymeteve të tyre. Por ajo çka i jep vlerë edhe më shumë këtu është se kjo detyrë e tyre ka qenë obligative dhe nuk është lënë në ndërgjegjen e tyre.

**Nga argumentet e veçanta:**

أدلة تفصيلية"Vërtetë namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat."(El Ankebut, 45)

Në këtë ajet përveçqë tregohet vlera e namazit, gjithashtu Allahu tregon objektivë tjetër e ajo është largimi nga të këqijat.

Dhe ajeti: "Mendjelehtëve (të papjekurve) mos u jepni pasurinë tuaj që Allahu e bëri për ju mëkamje." (En Nisa 5)

Përmes kësaj dispozite Allahu tregon edhe objektivin që ngërthen në vete ky ajet e ai është: ruajtja e pasurisë dhe mosvënia e saj në dorën e keqdrejtuesit apo shkatërruesit të saj.

Dhe ajeti: "E ju përgatituni sa të keni mundësi, forcë (mjete luftarake) e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë) e me të, (me përgatitje) ta frikësoni armikun e Allahut, armikun tuaj dhe të tjerët, të cilët ju nuk i dini (se kush janë), e Allahu i dinë ata." (El Enfal, 60)

Përgaditja profesionale, përparimi në mjete luftarake dhe paraqitja sa më madhështore në prezencë të armikut është objektiv i këtij ajeti.

Në përmbyllje të kësaj pjese po sjellim një çështje me rëndësi qe e ka cekur imam Shatibiu në librin e tij Muvafakat ku ka thënë[9]: "Shtrohet pyetja:... si mund të kuptojmë atë që është objektiv i legjislacionit dhe atë që nuk është objektiv? Përgjigjja është, ato mund ti kuptojmë nëpërmjet disa mënyrave:

***Mënyra e parë: Objektivat kuptohen në çdo urdhër apo ndalesë të qartë.*** Dihet se çdo urdhër që ka zbritur në Kuran është bërë për t'u vepruar ajo vepër me të cilën janë urdhëruar, ndërsa realizimi i atij veprimi në kohën kur është urdhëruar konsiderohet objektiv i legjislacionit. Gjithashtu edhe ndalesa kuptohet me mosveprimin e saj apo largimin nga ajo, përderisa veprimi në këtë mënyrë konsiderohet objektiv i legjislacionit. Moslargimi konsiderohet kundër synimit të legjislacionit....

> Allahu i Lartësuar nuk ia drejton fjalët e Tij veçse të mençurve, sepse ata e kuptojnë fenë e Tij, shumica e ajeteve në Kuran referohen për të zotët e mendjes.

***Menyra e dytë:*** Objektivat kuptohen duke marrë në konsideratë shkaqet العلة e urdhëresave dhe ndalesave…

***Mënyra e tretë:*** Allahu xh.sh. ka vendosur në dispozita të legjislacionit të Tij objektiva bazike dhe ndihmëse).

## Roli i mendjes, natyrshmërisë dhe eksperiencës në vendosjen e objektivave apo kufizimin e tyre

**Sa vlerë dhe rendësi ka mendja në fenë islame? Këtë mund ta kuptojmë nëse shikojmë se si** Allahu i Lartësuar nuk ia drejton fjalët e Tij veçse të mençurve, sepse ata e kuptojnë fenë e Tij, shumica e ajeteve në Kuran referohen për të zotët e mendjes. Thënë ndryshe, dihet se një ndër gjërat prej të cilave varet obligimi me detyrat fetare është mendja, përderisa ai që nuk e posedon nuk është i obliguar.

Kurani ka përmendur dhe ka nxitur për shumë procese logjike që i kryen njeriu p.sh. mendimi, meditimi, vëzhgimi etj... Në ajetet që vijojnë, Allahu i Lartësuar ka thënë: "A nuk e studiojnë me vëmendje Kuranin?(Muhamed 24). Në një ajet tjetër Allahu xh.sh. thotë: "Ne pra, jua kemi sqaruar faktet nëse ju i kuptoni"(Ali Imran 118)

Gjithashtu Allahu xh. sh. i ka lavdëruar ata që përdorin logjiken për njohjen e së vërtetës. Allahu në Kuran ka thënë: "Ndërkaq, ata qe u larguan prej adhurimit të idhujve dhe ju drejtuan Allahut, ata kanë gëzim të madh, e ti përgëzoji robërit e Mi! Të cilët i dëgjojnë fjalët dhe pasojnë atë më të mirën prej tyre. Të tillët janë ata që Allahu i udhëzoi në rrugën e drejte dhe të tillët janë ata të mençurit"( Ez Zumer, 17-18)

Duke u bazuar në këto citate dhe shumë të tjera të ngjashme me to, kuptojmë se: Njeriu me mendjen e tij ka aftësi t'i kuptojë e t'i njohë gjërat dhe se gjykimet e tij logjike që janë të sakta, të qarta e të padiskutueshme, nuk mund të bien ndesh me sheriatin. Në mënyrë të përgjithshme njeriu me mendjen e tij të shëndoshë e dallon atë që është e shëmtuar dhe e keqe dhe e dallon atë që është e bukur dhe e mirë. Duke e ditur se Mendja- Logjika është burim



**Disa dispozita të cilat Allahu xh.sh. i ka vendosur dhe janë të lejuara, vërejmë se disa nga shokët e Muhamedit a.s. i kanë ndaluar ato për ndonjë arsye edhe pse në esencë janë të lejuara.**

dytësor.

Në vazhdim do t'i përmendim disa shembuj ku faktori njeri ka bërë që të vendoset, kufizohet apo të ruhet një objektiv i sheriatit[10].

Tregohet se Omeri r.a. ka urdhëruar disa nga komandantët e tij të mos ekzekutohen vendimet e tyre menjëherë ndaj ushtarëve që kanë bërë ndonjë vepër penale apo ndonjë mëkat që dënohet dhe sanksionohet. Por të vonohet derisa të mbarojë misioni i ushtrisë, sepse nëse veprohet ashtu është mundësia që të ndikohet nga qëllimet e këqija tek të akuzuarit dhe ata të largohen e të bashkëngjiten me jobesimtarët. Kjo natyrisht ka qenë nga largpamësia e Omerit r.a.



sepse veprimi i tillë do të sillte probleme të shumta si: përçarja dhe ndarja e ushtrisë myslimane, largimi i ushtarëve nga radhët e myslimanëve dhe bashkëngjitja e tyre në radhët e jobesimtarëve, e nga kjo do të shpërndaheshin edhe sekretet e ushtrisë myslimane.

Disa dispozita të cilat Allahu xh.sh. i ka vendosur dhe janë të lejuara, vërejmë se disa nga shokët e Muhamedit a.s. i kanë ndaluar ato për ndonjë arsye edhe pse në esencë janë të lejuara. Ata e konfirmojnë dhe e pranojnë një gjë të tillë, por për shkak të ndonjë të keqeje të mundshme, e cila do të ndodhte dhe do të prishte rendin e objektivave dhe synimeve të sheriatit ata e kanë ndaluar.

Siç është rasti ku transmetohet se Omeri r.a. e ka urdhëruar Hudhejfen r.a. të shkurorëzonte një jehude me të cilën ishte martuar. Kur ishte pyetur nga Hudhejfja r.a. se a është haram qe është martua me të? Ishte përgjigjur se jo, por se ka frikë se mund ta pasonin myslimanët në këtë veprim dhe për bashkëshorte të tyre të zgjedhin gratë e ehlu-dhimmes dhe t'i lënë myslimanet, mjafton kjo sprovë për bijat e myslimanëve.

Në kohen e Omer ibn Abdulazizit guvernatori i Egjiptit i shkruan Omerit se Ehlu-Dhimmeh[11] po e pranojnë islamin me shumicë dhe këtij i shkon mendja se ata po e pranojnë islamin për shkak të tatimeve që i kanë e jo me dëshirë, atëherë i thotë Omerit r.a.: "Të këshilloj t'ua shkruash një lloj tatimi tjetër, sepse ata po ikin prej xhizjes. Omeri r.a. Ia kthen: Allahu e ka dërgua Muhamedin a.s. thirrës e jo koleksionist- mbledhës e, kur të arrin ty kjo shkresë, atëherë zbatoje atë. (objektivin e islamit)

Roli i mendjes, eksperiencës në këtë aspekt është frytdhënës duke u bazuar në atë çka u citua më herët, por duhet pasur parasysh se mendja e njeriut mund të japë kontribut në disa nga objektivat e sheriatit që kanë të bëjnë me këtë dynja e nuk ka mundësi për ndërhyrje në objektivat e sheriatit që kanë të bëjnë me ahiret, për shkak të kapacitetit të pamundshëm për ndërhyrjen e mendjes-logjikes në këtë.

Dijetari i njohur El-Iz bin Abduselam thotë: Dobitë, interesat dhe të këqijat e Ahiretit nuk njihen përveçse me bazë sheriatike, ndërsa dobitë dhe të këqijat e kësaj bote njihen edhe me eksperiencë dhe traditë.[12]

Rolin e mendjes në vendosjen apo kufizimin e objektivave e kanë aprovuar, parashikuar shumë nga dijetarët e shkencës së Mekasidit, me dallime të pakta në hapësirën ku mendja mund të manovrojë si e vetme apo duke u bazuar në ndonjë bazë sheriatike dhe të japë kontributin e saj. Në këtë rast marrim disa nga bazat e sheriatit që janë të pranuara te shumë nga Usulistët e Fukahatë, ato janë Kijasi, Istihsani, Istis-habi, Istislahi, Urfi etj..me të cilat dalim në përfundimin se mendja ka hapësirë në objektivat e sheriatit me ato kufizime që i parashohin dijetarët e Mekasidit, Usulit, Fikut etj[13].

*1. Muhamed Seid Ramadan El Buti, Davabitu El Maslahati fi Sheriati El Islamijeti, sh.b. Muesesetu Err Rrisaleti ( f. 73). 2. Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti(f. 231-238); Ilmu El-Mekasidi Esh-sheriati (f. 73). 3. Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 235-236); El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti (f. 71). 4. Transmeton Buhariu me nr.673, Kapitulli Xhemati dhe Imami- Kur ankohen për imamin që e zgjat namazin, (v1, f 249). Muslimi me nr. 465 Kapitulli i Namazit- Leximi në namazin e Jacisë (v1, f 339). 5. El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti (f. 71). 6. Mekasidu Esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 237),El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti (f. 72). 7. Ibni Kajim El Xhevzi, Miftah Dar Es Seade, sh.b. Dar Ibni Affan, Botimi i I 1996,( v.2 f 363-365); Shatibiu, El Muvafakat, sh.b. Dar Ibni Affan, Huber - Saudi, botimi i parë 1997, ( v.3 faqe 165…); El-Mekasidu el-A'meti lish-sheriati el-Islamijeti Bejnel Esaleti vel Muasereti (f. 85). 8. Transmeton Muslimi me nr. 184, Kapitulli Udhëheqja- Obligueshmëria në zbatimin e Betimit ndaj Halifes, (v3, f 1472). 9. El Muvafekat ( v3, f 132-139). 10. Për më shumë kthehu tek: Abdurrahman Salih Babeker, Dirasat Tatbikije Havle Felsfeti Mekasid Esh Sheriati El Islamijeti, sh.b. Tajf Lil Ibd'a El Fenij –Algjeri, 2002, (f. 17-22). 11. Jo myslimanët që jetojnë në shtetin islam. 12. El-Fevaid fi Ihtisar el-Mekasid ev el-Kavaid es–Sugra, (f. 41). 13. El-Fevaid fi Ihtisar el Mekasid ev el Kavaid Es – Sugra (f. 41,74); El-Mustesfa min Ilmil Usul ( v1, f.88....); El-Muvafakat (v1, f. 27), (v2, f 77-78); Mekasidu esh-Sheriati el-Islamijeti (f. 259-267), (f. 371-375) ); Al-lal El-Fasi, Mekasidu Esh Sheriati el-Islamijeti ve Mekarimiha, (f. 62-68).*

Vaxhide Bunjaku

# Perceptimi i veshjes te shoqëritë

Veshja-mbulimi në përgjithësi është një prej bekimeve të Zotit që i dhuroi njeriut qysh prej zanafillës së tij të parë. Ajo është bërë e domosdoshme në jetën e njeriut, dhe kjo është njëra prej kërkesave të nevojshme që njerëzimi e ndien gjatë jetës së tyre, e cila hyn në kategorinë e njëjtë me nevojën e ushqimit dhe me nevojat bazë për jetën.

Të qenët i mbuluar dhe kërkimi për mbulim është instinkti i natyrshmërisë së njeriut dhe një gjë parësore që ai ndien në shpirtin e tij. Këtë nevojë na e përshkruan ajeti kuranor që tregon për ngjarjen kur Ademi dhe gruaja e tij Hava pasi u zhveshën për shkak të mëkatit të bërë, ata filluan të mbulojnë veten e tyre me gjethe "…e filluan ta mbulojnë veten e tyre me gjethe që i mblidhnin nëpër xhenet." (Ta ha, 121).

Nga ky ajet kuptojmë që zbulimi i vend turpërisë është prej çështjeve të mëdha dhe se mosmbulimi ka qenë dhe mbetet i papranueshëm në karakter dhe i pakapshëm në mendje.

Andaj themi që trashëgimia e parë që njerëzimi trashëgoi nga pejgamberi dhe njeriu i parë është veshja, e cila na jep të kuptojmë se kjo ka domethënie të veçante në jetën e njeriut, e cila ka për qëllim nderimin e tij, dhe se mbulimi apo veshja konsiderohet prej shfaqjeve të para të civilizimit.

Qysh me ardhjen e njeriut të parë në tokë me të zbriten edhe dy çështje; ajo çka e përmirëson brendësin e njeriut-shpirtin nëpërmjet shpalljes hyjnore, dhe e dyta ajo çka e përmirëson, rregullon dhe zbukuron pamjen e jashtme nëpërmjet veshjes.(1) Këto dy çështje janë të lidhura njëra me tjetrën të cilat japin një personifikim të njeriut të denjë të devotshëm nëse i praktikon ato ashtu siç kërkohet.



**Përderisa në botën perëndimore veshja ka domethënien e shfaqjes së bukurisë, bota lindore përgjithësisht mundohet të fshehë bukurinë.**

Për këtë islami ka bërë thirrje dhe ka porositur njerëzit që të jenë të kujdesshëm ndaj veshjes, Allahu thotë: "O bijtë e Ademit, Ne krijuam për ju petk që ju mbulon vend turpërinë dhe petk zbukurues. Por petku i devotshmërisë, ai është më i miri." (El-Araf, 26).

Cilat janë karakteristikat kryesore që dallojnë popujt nga njëri-tjetri?

Përbërësit më kryesorë që e dallojnë një popull nga një popull tjetër është gjuha dhe veshja.(2) Ajo që para së gjithave që tërheq vëmendje në radhë të parë është veshja, nëpërmjet saj dallon kulturën e një populli apo personi dhe identitetin e tij.

Pa dyshim se çdo popull ka traditën dhe kulturën e vet të veshjes, e cila konsiderohet pjesë nga trashëgimia që është element për tregimin e kulturës dhe identitetit, nëpërmjet saj formon pamje që shpreh kulturë, histori dhe civilizimin e një populli.

Sipas përkufizimeve njerëzit kanë katër arsye për veshje; për mbulimin e trupit, për mbrojtje të veçanta nga ndikimi i klimës, për identitet dhe për zbukurim.

Sa u përket këtyre përkufizimeve të gjitha këto veshje përcaktojnë mënyra dhe stile të ndryshme të veshjes, të cilat shfaqen si nevoja për t'i praktikuar ato, por secila ka një formë komunikimi që prezanton veten.

Sipas kësaj dihet qartë që tema e veshjes është një temë që ndërlidhet me jetën e njeriut, i cili e merr për

bazë për shkak të mbrojtjes, për shkak të mbulimit apo zbukurimit, e që kjo nëpërmjet saj reflekton personalitetin e shoqërisë, po ashtu pasqyron edhe shkallën e jetesës nga shtresat e pasura në ato të varfra, nga një person me karrierë dhe pozitë tek një person jo i tillë.

Si e percepton shoqëria veshjen?

Siç shihet, çdo shoqëri ka një perceptim të veçantë për veshjen dhe kjo tregon shumëçka për botëkuptimin e njeriut. Kjo për arsye që ata dëshirojnë të ruajnë kulturën, traditën dhe mënyrën e veshjes.

edhe larmia e veshjeve, thënë më ndryshe filluan modernizimin nëpërmjet modës sepse sipas konceptit pro modë, " të ndjekësh modën do të thotë të jesh i bukur, tërheqës dhe atraktiv". (3)

Ndjekja e modës nuk ndikon vetëm tek veshja, ajo futet në çdo punë, në të shumtën e rasteve mbizotëron dhe këput lidhjet me logjiken e shëndoshë, duke i habitur dhe bërë ndjekësit e saj t'i rrotullojë nga një fuqi mendore, punëtore e fizike në një fuqi stiliste e modernizuar



Në përputhje me etikën e secilës shoqëri, veshja reflekton dhe ka domethënie dhe qëllime të ndryshme. Disa shoqëri, siç është anglezi, nëpërmjet veshjes rregullon dhe stolis veten, francezi, duke qenë i përpiktë në veshmbathje i bën vetes një vend te tjetri. Përderisa në botën perëndimore veshja ka domethënien e shfaqjes së bukurisë, ndërkaq bota lindore përgjithësisht mundohet të fshehë bukurinë, të mos bjerë në sy e që kjo e fundit ka kuptimin e pasqyrës që reflekton botën shpirtërore të njeriut.

Përderisa njerëzit dëshirojnë të duken ndryshe, ku shtresat e larta dëshirojnë të dallohen nga shtresat e ulëta të cilët i imitonin, këtu erdhi e kjo më së shumti ndodh në botën e femrave.

Për njëfarë kohe, bukuria e femrës është përcaktuar nga fuqia dhe vyshmëria e saj e jo nga stili dhe moda e saj e veshjes. Duhet ditur se bukuria e të qenit i bukur nuk është çdo herë të veshurit bukur, sepse dikush edhe kostumet e shkurtra apo veshje lakuriqe i quan bukuri, por çelësi i bukurisë është gjendja shpirtërore nëpërmjet së cilës reflekton te kodi i veshjes me elemente njerëzore.

*1. https://www.hespress.com/writers. 2.* https://www.marefa.org/. *3. Fatma Karabiyik Barbarosoglu /Moda dhe mendësia në procesin e modernizimit / e përkthyer nga turqishtja: Ali Pajaziti, Istanbul 2002/ f.9,11,153.*



Arben Desku

# Ngjyrat e jetës

Secili e sheh jetën nga një prizëm i caktuar. Secili sheh një ngjyrë tjetër te tjetri. Nuk po flas për ngjyra lëkure, pasi kjo edhe do të duhej të ishte një temë e harruar për njerëzimin, edhe pse fatkeqësisht edhe sot vazhdojmë të shohim ngjyrat e lëkurave para ngjyrave të zemrave. Ajo që duhet të ketë rëndësi, duhet të jetë vibracioni i ngjyrave që një zemër ka dhe që reflekton në zemrat e tjera rreth saj.

A kemi pyetur ndonjëherë veten se sa errësirë kemi reflektuar në zemrat e të tjerëve me gjuhën e veprimet tona!? A jemi ndalur të mendojmë se mos mund të lëndohet apo të preket dikush nga një fjalë apo veprim i shkujdesur apo i pamenduar mirë!? Shumë njerëz sot mbështeten në atë frazën që për mua është jo vetëm arrogante, por edhe ofenduese njëkohësisht: "Unë jam përgjegjës për atë që flas, jo si e kupton ti."

Kjo thjesht mund të përdoret si shfajësim për pakujdesinë dhe pandjeshmërinë tonë dhe për asgjë tjetër. Kjo pasi Allahu i Lartësuar thotë: "…*U flisni njerëzve fjalë të mira*!…" [El Bekare, 83]; "*Dhe thuaj robërve të Mi të thonë atë që është më e mira.*" [El Isra, 53], dhe definitivisht fjalët që lëndojnë nuk janë fjalë të mira dhe patjetër që për to do të ketë përgjegjësi. Dhe po, jemi përgjegjës se si i bëjmë të tjerët të ndihen, padyshim.

Mos u bë prej atyre që shohin vetëm të keqen në çdo gjë. Mos zmadho ngjyra të errëta, por shuaji ato me të tjera të ndezura. Bëhu Isa (alejhisselam) që pa dhembët e bardhë në qenin e ngordhur. A kaq e vështirë është? Mos harro që jo të gjithë shohin atë që sheh ti, jo të gjithë ndihen ashtu si ndihesh ti dhe se marxhinalizimi i ndjenjave të tua në bazë të përvojave të këqija nuk reflekton tjetër pos errësirë. Në vend që t'i margjinalizosh ndjenjat pozitive, margjinalizo errësirën brenda teje. Mos e lër të dalë e të bëj dëm! Ndalu!

Duhet të ndalesh. Për vete dhe për të tjerët gjithashtu. Njerëzit kanë nevojë për ty. Kuptoje! Ti je një krijesë e bukur dhe e dashur e Zotit. Mos u shëmto! Shpirti yt është nur. Është drita më vërbuese ekzistuese në tërë ekzistencën materiale dhe në atë jomateriale. Pse shpenzon aq shumë energji t'ia humbësh shkëlqimin!? Pse me aq ngulm tenton ta nxish? Apo je i pakënaqur me përsosmërinë me të cilën Zoti të krijoj!? Mos e bëj! Nuk është diçka që ti e ndien. Është ritmi i botës ai që të ka rrëmbyer dhe ti ke ardhur në pozitë që fatkeqësisht është vetëmohuese dhe shkatërruese njëkohësisht.

Ibn Arabi thotë: "Injoranti nuk e sheh injorancën e tij derisa prehet në errësirën e saj; dhe as i dituri nuk e sheh diturinë e tij, derisa të prehet në dritën e saj." Bota nuk do të ketë ngjyra të tjera, përderisa ti nuk sheh gjë tjetër pos keq e zi. Por, do të ndriçohet kur të mësohesh të shohësh me syrin e pozitivitetit. Kur të mësohesh t'i shohësh gjërat ashtu si janë, atëherë e kupton se bota është plot ngjyra, jeta është plot ngjyra e ti je plot ngjyra.



# Myftiu Tërnava pranoi dekoratën "Urdhri i Pavarësisë" nga presidenti Thaçi

Më 30 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myfiu Naim ef. Tërnava, priti në takim presidentin e Kosovës, Hashim Thaçin, në prag të festës së Kurban-Bajramit. Fillimisht duke uruar për festën e Kurban- Bajramit, Myftiu Tërnava falënderoi Presidentin Thaçi për vizitën dhe për respektin e treguar në vazhdimësi ndaj Bashkësisë Islame të Kosovës. Myftiu Tërnava po ashtu e njohu presidentin me aktivitetin dhe me masat që Kryesia e BIRK-ut i ka marrë në interes të ruajtjes së shëndetit publik për frenimin e përhapjes së pandemisë COVID-19. Në anën tjetër edhe presidenti i Kosovës, Hashim Thaçi, shprehu ndjenjë të veçantë që, si president i vendit, po u uron festën e Kurban-Bajramit Myftiut Tërnava, Bashkësisë Islame të Kosovës dhe gjithë besimtarëve në vend. Ai uroi që te të gjithë besimtarët të mbizotërojnë solidariteti, respekti, harmonia, bashkëpunimi, toleranca dhe mirëkuptimi. *(R.S).*





Republika e Kosovës - Presidenti

URDHRI I PAVARËSISË

i jepet

Bashkësisë Islame të Kosovës

PËR KONTRIBUTIN E DHËNË PËR PAVARËSINË E KOSOVËS

Prishtinë, më 30.07.2020

Hashim THAÇI
President i Republikës së Kosovës



REPUBLIKA E KOSOVËS - PRESIDENTI
REPUBLIC OF KOSOVO - THE PRESIDENT
REPUBLIKA KOSOVO - PREDSEDNIK

Nr. 90/2020

Presidenti i Republikës së Kosovës,
Në mbështetje të nenit 84 (28) të Kushtetutës së Republikës së Kosovës, nenit 6 të Ligjit Nr. 03/L-094, për Presidentin e Republikës së Kosovës (Gazeta Zyrtare, Nr. 47, 25 janar 2009), nenit 6 të Ligjit Nr. 04/L-070, për Dhënien e Dekoratave nga Presidenti i Republikës së Kosovës (Gazeta Zyrtare, Nr. 02, 20 janar 2012), si dhe neneve 4 (1 dhe 3), 5 (1.3), 12, 28, 29 dhe 30 (2) të Rregullores (P) Nr. 04/2016 për llojet e dekoratave dhe procedurat për dhënien dhe revokimin e tyre (21.12.2016), nxjerr

VENDIM

1. Bashkësia Islame e Kosovës, dekorohet me Urdhrin e Pavarësisë.
2. Urdhri i Pavarësisë u jepet personave që kanë dhënë kontribut të lartë për pavarësinë e Kosovës.
3. Vendimi hyn në fuqi në datën e nënshkrimit.

Hashim THAÇI
President i Republikës së Kosovës

Prishtinë, 30.07.2020



# Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës

Më 2 korrik, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt, të cilën e hapi dhe e kryesoi kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Në këtë mbledhje, Kryesia në rend dite për diskutim kishte parapërgatitjet për mbledhje të Kuvendit- Raportin vjetor i punës (01.01-31.12.2019), Raportin financiar të këshillave të BI-së, diskutimet rreth hapjes së Institutit për Studime Islame, nismën e diskutimit për plotësim dhe ndryshim të Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës, si dhe shqyrtimin e lëndëve dhe marrjen e vendimeve në kompetencë të Kryesisë.

Në hapje të mbledhjes, Myftiu Tërnava luti Zotin për shëndet e mirëqenie për të gjithë dhe të na japë kurajo dhe vullnet në punët e mëtejme dhe për kapërcimin sa më të lehtë të kësaj epidemie COVID-19 me të cilën po ballafaqohemi. “Siç po shihet, pandemia COVID-19 në Kosovë, por edhe më gjerë ka marrë përmasa alarmante dhe nuk kemi pritur që të kemi numër kaq të madh të të infektuar me këtë virus, kjo përbën një shqetësim jashtëzakonisht të madh edhe në vendin tonë.”- ka thënë Myftiu Tërnava. Myftiu Tërnava me këtë rast iu drejtua opinionin në emër të Kryesisë së BIRK-ut duke apeluar te popullata dhe te besimtarët tanë të jenë të kujdesshëm, të tregohen vigjilentë ndaj pandemisë.

Në vazhdim sjellim apelin:

*Të nderuar të pranishëm,*

*Ditëve të fundit është shqetësuese gjendja e krijuar te ne nga pandemia COVID- 19, siç po shihni kemi një rikthim të pandemisë. Rritja e numrit të të infektuarve është brengosëse për të gjithë, sepse bëhet fjalë për shëndetin publik, shëndetin tonë, shëndetin e njerëzve tanë. Ne i dimë edhe kapacitetet tona që kemi si vend e si institucione, andaj e gjej të rrugës sot që nga këtu edhe një herë të bëj apel te populllata që të jenë të ndërgjegjshëm në zbatimin e protokolleve që kanë paraparë institucionet profesionale të vendit. Zbatimi i protokolleve e masave që kanë rekomanduar institucionet është i domosdoshëm për të gjithë ne, duke u nisur gjithësecili nga vetja, nga shtëpitë tona, familjet tona, si në rrugë, treg, punë, xhami apo kudo ku ndodhemi. Apeloj edhe një herë të populllata, te besimtarët tanë që të jenë të kujdesshëm, të tregohen vigjilentë ndaj pandemisë. Virusi fatkeqësisht është në mesin tonë dhe po rrezikon shëndetin e popullatës, andaj ftoj edhe një herë që të ruhet distanca fizike, të shmangen tubimet dhe të kemi kujdes maksimal për higjienën personale, të mbajmë maska e dorëza. Gjithashtu, kërkoj nga besimtarët tanë që, me rastin e shkuarjes në xhami, të kenë parasysh distancën fizike, mbajtjen e maskave dhe qëndrimin jo të gjatë në xhami. Ndërsa nga imamët kërkoj që ditën e xhumasë të mos e zgjasin hytbenë e xhumasë më shumë se 10 min..*

*Të nderuar besimtarë,*

*Zoti i Plotfuqishëm në Kuranin Fisnik na ka urdhëruar të ruajmë shëndetin dhe jetën e njeriut, andaj e kemi obligim dhe detyrim fetar e njerëzor të ruajmë shëndetin dhe të mbrojmë jetën e njeriut dhe kurrsesi nuk guxojmë që, me pakujdesinë tonë, të vëmë në rrezik shëndetin e njerëzve, të familjarëve e të të dashurve tanë. Edhe një herë mbështetje, mirënjohje e solidarizim me punën që po bëjnë mjekët në luftimin e pandemisë. Lusim Zotin Fuqiplotë që, me mëshirën e Tij, të na falë shëndet e të na mbrojë ne dhe vendin tonë nga çdo e keqe.*



# Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e KBI-së së Preshevës, Sevdail Jakupin

Më 7 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës, Sevdail ef. Jakupin dhe administratën e këtij Këshilli. Myftiu Tërnava falënderoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Preshevës për punën që ka bërë gjatë periudhës së pandemisë COVID-19 si dhe për organizimin e jetës fetare e arsimore në këtë komunë. Nga ana e tij, kryetari Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës, Sevdail Jakupi falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe për mbështetjen që po i jep KBI-së së Preshevës dhe më pas e njohu Myftiun me punën e Këshillit në Preshevë, me organizimin e jetës fetare, si dhe me vështirësitë e planet e Këshillit, për një të ardhme sa më të mirë të të gjithë besimtarëve myslimanë në komunën e Preshevës. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava vizitoi ushtruesin e detyrës së Reisul-ulema-së, Shaqir ef. Fetain

Më 8 korrik, një delegacion i lartë nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, i udhëhequr nga Myftiu Naim ef. Tërnava, i bëri një vizitë urimi ushtruesit të detyrës së kryetarit të Bashkësisë Fetare Islame të Republikës së Maqedonisë së Veriut, Shaqir ef. Fetait. Në pritje të delegacionit nga BIRK-u, kishin dalë edhe gjithë myftinjtë e myftinive të BFI-së dhe anëtarë të Rijasetit të BFI-së.



Fillimisht, Kryetari i BFI, u.d. Reisul ulema, H. Shaqir ef. Fetai, u dëshiroi mirëseardhje vëllazërore mysafirëve nga Kosova dhe shprehu kënaqësinë për praninë e tyre, pas një periudhe të gjatë të mbylljes shkaku i pandemisë, sepse siç tha Reisi: "Miku i mirë vjen nga porta ashtu siç vijnë edhe ndryshimet e mira". Ndërsa nga ana e tij, Myftiu Tërnava, në emër të institucioneve dhe organeve të BIRK-ut, uroi dhe përgëzoi Kryetarin e BFI-së së Maqedonisë së Veriut, u.d. Reisul ulema hfz. Shaqir ef. Fetain për zgjedhjen në postin e ri duke i dëshiruar shëndet e shumë sukses në të ardhmen, duke premtuar se Bashkësia Islame e Kosovës gjithmonë do të jetë e hapur për Bashkësinë Fetare Islame të RMV-së dhe se bashkërisht do të ndihmojnë njëra-tjetrën, sa herë që të paraqitet nevoja. "Më vjen mirë që ju shikoj kështu të bashkuar dhe dhëntë Zoti Fuqiplotë, kështu t'ju shikoj edhe në të ardhmen!", tha veç të tjerash Myftiu Tërnava, duke shprehur bindjen se do të vazhdojnë të punojnë të bashkuar dhe ta ndihmojnë u.d. Reisul Ulema-në, H. Hfz. Shaqir ef. Fetain në udhëheqjen e BFI-së, sepse vetëm të bashkuar bëheni të fortë dhe askush nuk mund t'ju nëpërkëmbë apo t'ju nënshtrojë. Myftiu Tërnava po ashtu u bëri edhe ftesë zyrtare të gjithëve me fjalët "Uroj që në këtë përbërje, së shpejti të shihemi edhe në Kosovë!".

Nga ana e tij, Kryetari i BFI, Hfz. Shaqir ef. Fetai shprehu mirënjohje dhe falënderime të posaçme për këtë vizitë vëllazërore dhe për dëshirat e sinqerta të shprehura nga kryetari i BIRK-ut, i cili, bashkë me stafin e tij, erdhën në Shkup, në një kohë të vështirë pandemie, për të shprehur urimet dhe dëshirat e sinqerta. "Bashkësia Fetare Islame gjithmonë do të mbetet e hapur për institucionet simotra, nga Kosova, Shqipëria, Lugina, Sanxhaku ...",- tha mes të tjerash Kryetari i BFI-së, Hfz. Shaqir ef. Fetai duke shtuar se BFI-ja në frymën e re ka parashikuar bashkëpunimin më aktiv me të gjitha institucionet simotra e posaçërisht me BIRK-un dhe KMSH-në. Pas përfundimit të takimit, të dy prijësit e institucioneve fetare dhanë edhe nga një deklaratë për medie, e shfrytëzuan rastin të bëjnë edhe një lutje për përfundimin e pandemisë së COVID-19 dhe për shërim sa më të shpejtë të të sëmurëve nga ky virus. Ata gjithashtu u bënë thirrje besimtarëve dhe të gjithë njerëzve të kenë kujdes të posaçëm dhe t'i zbatojnë të gjitha rekomandimet që vijnë nga institucionet përkatëse për parandalimin e kësaj pandemie globale. *(R.S).*

## Ministri Zemaj priti në takim Myftiun Tërnava



Më 11 korrik, ministri i Shëndetësisë i Republikës së Kosovës, Armend Zemaj, priti në takim kryetarin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiun Naim ef.Tërnava, i cili ishte i shoqëruar nga Kryeimami, Sabri ef.Bajgora. Ministri Zemaj shprehu falënderimin për angazhimin e BIRK-ut në përkrahje të institucioneve për ruajtjen e shëndetit publik në përballje me pandeminë COVID-19. Ministri Zemaj dhe Myftiu Tërnava e vlerësuan si shumë të rëndësishëm bashkëpunimin midis institucioneve, BIRK-ut dhe qytetarëve, me qëllim që të zbatohen masat e ndërmarra, në funksion të parandalimit të përhapjes së mëtejme të COVID-19 dhe mbrojtjes nga ky infeksion.

Muftiu Tërnava tha se BIRK-u dhe këshillat e tij kanë qenë shumë të përkushtuar që t'i ndihmojnë institucionet dhe popullatën për zbatimin e masave të ndërmarra duke e njohur rëndësinë e madhe që ka kontributi i secilit në ruajtjen e shëndetit dhe mirëqenies së popullatës. Ministri Zemaj dhe Myftiu Tërnava i bën thirrje popullatës që të bëjnë kujdes maksimal duke iu përgjigjur zbatimit të masave të ndërmarra nga Qeveria dhe rekomandimeve të IKSHPK-së për të ruajtur veten dhe të tjerët në këtë kohë të sfidës me pandeminë COVID-19. *(R.S).*

# Vendimet e BIK-ut për parandalimin e përhapjes së pandemisë COVID-19

Më 12 korrik, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e radhës, me pikën e vetme të rendit të ditës, atë të ruajtjes së shëndetit publik në vend nga pandemia globale COVID-19. Duke pasur parasysh se rastet e infektimit me COVID-19 janë duke u rritur në vend, në këtë mbledhje u morën disa vendime në të mirën e besimtarëve për parandalimin e përhapjes së kësaj pandemie.

Ndër vendimet e marra në këtë mbledhje janë pezullimi i aktiviteteve fetare në të gjitha xhamitë, sikurse janë ligjëratat e tribunat fetare, pezullimin e mësimbesimit dhe shkollës verore nëpër xhami, nëpër të gjitha xhamitë në vend nuk lejohen të falen më shumë se 50 persona, të bëhet shenjëzimi i vendeve ku mund të falen besimtarët, u ndalohet imamëve të marrin pjesë në të pame dhe namazi i xhumasë të falet nga dy herë në xhamitë qendrore – varësisht nga nevoja.

Po ashtu, në këtë mbledhje u mor vendim që të gjithë besimtarët të mbajnë maskë gjatë faljeve të namazeve, të përdorin sexhaden e tyre personale, të përdorin dezinfektues para shkuarjes në xhami dhe personat mbi 65-vjeç dhe ata nën 16-vjeç të falen në shtëpi.

Në këtë mbledhje u tregua edhe një herë përkushtimi i Bashkësisë Islame të Kosovës që të bashkëpunojnë ngushtë me të gjitha institucionet shëndetësore, duke u bërë ftesë që të mos nguten në vendime për të mbyllur objektet fetare, duke pasur parasysh se Bashkësia Islame ka marrë të gjitha hapat e nevojshëm për parandalimin e përhapjes së kësaj pandemie.




# Myftiu Tërnava zhvillon takim me kryetarët e këshillave vendorë të BIRK-ut

Më 13 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka mbajtur takim me kryetarët e Këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Mbledhja është mbajtur në sallën e konferencave në Fakultetin e Studimeve Islame në Prishtinë. Myftiu Tërnava në këtë takim ka shprehur mirënjohje për kontributin që kanë dhënë kryetarët e KBI-ve dhe të gjithë imamët si dhe për mbështetjen nga ana e xhematit në luftën për parandalimin e përhapjes së virusit COVID-19 që nga shfaqja e pandemisë. Në këtë mbledhje ishte vetëm një pikë e rendit të ditës: gjendja pas rikthimit të pandemisë COVID-19. Ai tha se BIRK-u vazhdimisht ka punuar dhe është i interesuar për përmirësimin dhe ruajtjen e shëndetit publik te qytetarët. Ne me kohë kemi marrë vendime që nuk kanë qenë në dëshirën dhe vullnetin tonë, të rënda, por xhemati na ka kuptuar drejt. Duke pasur parasysh se rastet e infektimit me COVID-19 janë duke u rritur në vend, në këtë mbledhje u morën disa vendime në të mirën e besimtarëve për parandalimin e përhapjes së kësaj pandemie.

Më pas, Myftiu Tërnava po ashtu u bëri thirrje këshillave të BI-së të angazhohen që projekti i Kurbanit të jetë i suksesshëm me gjithë gjendjen

e rëndë ekonomike në të cilën ndodhet Kosova, sepse mishi i kurbanit është për nevoja të Medresesë "Alauddin" në Prishtinë si dhe do t'u ndahet edhe qytetarëve me gjendje të rëndë ekonomike, jetimëve dhe personave me aftësi të kufizuara. Në këtë takim u dhanë mendime të ndryshme se si të tejkalohet kjo gjendje sa me pak pasoja dhe shprehën mbështetjen e plotë për vendimet që i kishte marrë Kryesia e BIRK për parandalimin e këtij virusi global. Po ashtu në këtë mbledhje Myftiu Tërnava theksoi se për Kurban-Bajram do të shpërndahen 10 mijë pako me dhurata për fëmijët dhe ftoi të gjithë ata që kanë mundësi që të përkrahin ky projekt. Krejt në fund, ai kërkoi që të jemi unikë në mendime e qëndrime përballë sfidave të kohës dhe jetës që kemi para nesh. *(R.S).*




## Fillojnë punët për ndërtimin e xhamisë qendrore në Prishtinë



Më 15 korrik, kanë filluar punët për ndërtimin e xhamisë qendrore në Prishtinë. Me këtë rast kryetari i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava me stafin e tij, në emër të Kryesisë së BIRK-ut, uruan tërë qytetarët e Kosovës me rastin e fillimit të ndërtimit të kësaj xhamie, e cila do të jetë vërtet një bukuroshe e Prishtinës. Ai ka shprehur dëshirën që në një kohë sa më të shkurtër të përfundojnë punimet për ndërtimin e kësaj xhamie. Me këtë rast Myftiu Tërnava ka falënderuar të gjithë ata që dhanë kontribut dhe mundësuan që të nisin punët për ndërtimin e xhamisë qendrore në Prishtinë, duke veçuar Dijanetin e Turqisë, komunën e Prishtinës, Kryesinë e BIRK-ut, organin mbikëqyrës dhe të gjithë ata që dhanë kontribut të madh gjatë këtij udhëtimi goxha të gjatë. Ai në fund ka lutur Zotin që sa më shpejt të na e mundësojë që të vijmë në këtë vend ta adhurojmë Zotin, ngase në xhami meriton të adhurohet vetëm Zoti dhe askush tjetër. (R.S).

# Ushtruesi i detyrës së Resiul-Ulema-së së BFI-së, Hfz. Shaqir Fetai uroi për nisjen e punimeve në Xhaminë Qendrore në Prishtinë

Më 17 korrik, ushtruesi i detyrës së Resiul-Ulema-së së Bashkësisë Fetare të Maqedonisë së Veriut, Hfz Shaqir ef. Fetai ka uruar Kryetarin e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiun Naim ef. Tërnava, me rastin e fillimit të punimeve në Xhaminë Qendrore në Prishtinë. Në këtë urim ai shpreh kënaqësinë në emër të BFI-së të RMV-së dhe të të gjithë besimtarëve islamë dhe ka uruar për punë të mbarë dhe për suksese gjatë ndërtimit. "Pa dyshim, me ndërtimin e këtij tempulli gjigant, jo vetëm Republika e Kosovës, por i gjithë rajoni ballkanik fiton një vlerë të madhe fetare dhe artistike, e cila do të reflektojë mirëqenie, paqe, dashuri dhe solidaritet për të gjithë"-thuhet në këtë urim. *(R.S)*

**I nderuari Kryetar i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës,**

**Myfti Naim ef Tërnava.**

Kam kënaqësinë e madhe që në emër të Bashkësisë Fetare Islame të RMV dhe të gjithë besimtatëve islamë, si dhe në emrin personal, që me rastin e fillimit të punëve të ndërtimit të Xhamisë Qëndrore në Prishtinë, t'Ju shprehim urimet tona të përzemërta duke Ju dëshiruar punë të mbarë dhe suksese gjatë ndërtimit.

# Myftiu Tërnava ngushëllon kryetarin e BFI-së, Hfz. Shaqir Fetai me rastin e vdekjes së myftiut të Kërçovës.

Më 17 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me rastin e kalimit në ahiret të H. Murat ef. Huseinit, i ka dërguar telegram ngushëllimi ushtruesit të detyrës së Resiul-Ulema-së së BFI-së, Hfz. Shaqir Fetait gjegjësisht Riasetit të Bashkësisë Fetare Islame në Republikën e Maqedonisë së Veriut dhe nëpërmjet tyre familjes së rahmetliut dhe gjithë besimtarëve në Kërçovë, të cilëve H. Murat efendiu u shërbeu gjatë gjithë jetës si imam, udhëheqës fetar e si Myfti i Kërçovës.

"Me dhimbje të thellë morëm lajmin për kalimin në ahiret të Myftiut të Kërçovës, H. Murat efendi Huseinit. Me këtë rast, më lejoni që, në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, organeve dhe institucioneve të saj, të shpreh ngushëllimet tona të përzemërta, fillimisht Riasetit të Bashkësisë Fetare Islame në Republikën e Maqedonisë së Veriut dhe, nëpërmjet juve, familjes së rahmetliut dhe gjithë besimtarëve në Kërçovë, të cilëve H. Murat efendiu u shërbeu gjatë gjithë jetës si imam, udhëheqës fetar e si Myfti i Kërçovës.

Lusim Allahun e madhërishëm që Myftiun e nderuar H. Murat ef. Husesini ta shpërbejë me të mirat e Tij të pakufishme dhe shpirtin e tij ta bashkojë me shpirtrat e pejgamberëve, ulemave e të dëshmorëve, që flijuan jetën në shërbim të fjalës së Allahut." *(R.S)*

***u.d Reisul Ulema H.Hfz Shaqir ef. Fetahu***

*Lënda :* ***TELEGRAM NGUSHËLLIMI***

***„Ne jemi të Allahut dhe tek Ai kemi për tu kthyer".***

Selamun alejkum të nderuar ,

Me dhimbje të thellë morëm lajmin për kalimin në ahiret të Myftiut të Kërçovës H. Murat efendi Huseini.

Me këtë rast, më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, organeve dhe institucioneve të saja të shpreh ngushëllimet tona të përzemërta fillimisht Riasetit të Bashkësisë Fetare Islame në Republikën e Maqedonisë së Veriut dhe përmes Juve familjes së Rahmetliut dhe gjithë besimtarëve në Kërçovë të cilëve H. Murat efendiu u shërbeu gjatë gjithë jetës si imam, udhëheqës fetar e si Myfti i Kërçovës.

# Myftiu Tërnava merr pjesë në konferencën virtuale me temë “Fikhu i emergjencave: parametrat e jurisprudencës pas virusit Korona”

Më 19 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, mori pjesë në konferencën virtuale, e cila u organizua nga Këshilli për Fetva i Emirateve të Bashkuara Arabe dhe Liga Botërore Islame. Në këtë konferencë në distancë me karakter ndërkombëtar, morën pjesë myftinj nga bota islame, ministra, akademikë, studiues, mendimtarë dhe personalitete të larta islame, që po japin kontributin e tyre për zgjidhjen e shumë çështjeve nga perspektiva islame, që janë shfaqur pas pandemisë globale COVID-19 e që do të rezultonin me fetva, të cilat do të lehtësonin dhe do t’u ofronin zgjidhje çështjeve në jetën e myslimanëve.

Myftiu Tërnava në këtë konferencë u paraqit në sesionin e shtatë me temën “Ballafaqimi me pandeminë në aspektin sheriatik”. Ai fillimisht falënderoi organizatorët e kësaj konference dhe duke theksuar rëndësinë e kësaj teme u shpreh:

“Ne po ballafaqohemi me këtë pandemi dhe ne po mundohemi me mundësitë që na i ka dhënë Zoti të kontribuojmë për ruajtjen e jetës së njerëzve. Feja islame u ka kushtuar vëmendje të veçantë ruajtjes së jetës së njeriut dhe interesave të domosdoshme prej të cilave varet jeta e njeriut e këto domosdoshmëri janë pesë: sigurimi i fesë, identitetit, mendjes, pasardhësve dhe pasurisë. Nga këtu kuptojmë se ruajtja e vetës mbetet parim sheriatik që nuk guxojmë që ta çojmë në rrezik, as familjet e as shoqërinë”- tha Myftiu Ternava. Ai duke folur për përvojën dhe kontributin që po jep BIRK-u për luftimin dhe parandalimin e pandemisë COVID- 19, tha:

“Jemi të përkushtuar që së bashku me institucionet gjegjëse që të ruajmë jetën e njerëzve në Republikën e Kosovës duke marrë një sërë vendimesh konform protokollit shëndetësor të kësaj pandemie COVID-19.”

Prezantimi i temës nga Myftiu Tërnava zgjoi interesimin e të ftuarve nga shumë vende të botes, të cilët falënderuan Myftiun Tërnava për këtë paraqitje dhe vlerësuan lart rolin dhe kontributin që po jep Myftiu Tërnava dhe Kryesia e BIRK-ut për luftimin dhe parandalimin e pandemisë globale COVID-19.

Gjatë hapjes së kësaj konference, ministri për Tolerancë nga Emiratet e Bashkuara Arabe Nahyan bin Mubarak Al Nahyan foli përkitazi me peshën e kësaj konference duke nënvizuar se kjo konferencë konfirmon rolin e sheriatit si një promotor për sistemin e përgjithshëm social, duke falënderuar për përpjekjet dhe kontributin e pjesëmarrësve në këtë. Ai shfaqi bindjen se kjo konferencë do të përfundojë me nxjerrjen e fetfave, të cilat do të bëjnë që shoqëritë islame të veprojnë në formë të duhur me pasojat e kësaj pandemie duke menaxhuar këtë krizë emergjente qoftë nga aspekti ekonomik, shëndetësor apo social.

Kurse sekretari gjeneral i LBI-së, dr. Muhamed Al Isa theksoi faktin se pandemia e virusit COVID-19, e cila ka prekur tërë botën, bëri që të organizojmë këtë konferencë, ku studiuesit e lëmisë së fikhut do të ofrojnë mendimet e tyre.



# Myftiu Naim ef. Tërnava takohet me kryeministrin Hoti

Më 20 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, vizitoi kryeministrin e Republikës së Kosovës, Avdullah Hotin, me të cilin bisedoi për gjendjen aktuale në vendin tonë nga pandemia globale Covid-19 si dhe për menaxhimin e pandemisë dhe mundësitë për rimëkëmbjen ekonomike të vendit.

Gjatë këtij takimi, Myftiu Tërnava u informua edhe për proceset e rëndësishme nëpër të cilat është duke kaluar Kosova, në veçanti për dialogun e ndërmjetësuar nga Bashkimi Evropian për normalizimin e marrëdhënieve Kosovë – Serbi.

Kryeministri Hoti falënderoi Myftiun Tërnava për kontributin dhe angazhimin gjatë pandemisë Covid-19, që me anë të imamëve në vazhdimësi ka përçuar mesazhet sensibilizuese për parandalimin e pandemisë Covid-19.

Në anën tjetër, Myftiu Tërnava, falënderoi kryeministrin z. Hotin, për punën dhe angazhimin në çështjen e pandemisë, por edhe në të gjitha aspektet e tjera, duke lutur Zotin që qytetarët e Kosovës ta kalojnë sa më lehtë këtë pandemi dhe t'i kthehen jetës normale. *(R.S).*



# Myftiu Tërnava priti në takim Sabri ef. Jonuzin, imam në xhaminë e Qendrës Shqiptare Fetare dhe Kulturore në Norvegji

Më 21 korrik, Sabri ef. Jonuzi, imam në xhaminë e Qendrës Shqiptare Fetare dhe Kulturore në Oslo /Ryen të Norvegjisë, u prit në takim nga kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava si dhe nga drejtori për Diasporë, mr. Ekrem ef. Simnica.



Me këtë rast, Myftiu Tërnava u shprehu falënderime Sabri ef. Jonuzit dhe Qendrës Shqiptare Fetare dhe Kulturore në Norvegji në Osllo, por edhe tërë diasporën që po ofrojnë ndihmë për Kosovën. Myftiu Tërnava çmoi kontributin dhe aktivitetet që po zhvillon kjo Qendër si dhe kontributin që kjo Qendër ka dhënë për BIRK-un duke ndihmuar me sadakatul fitr për nevoja të Medresesë dhe Fakultetit të Studimeve Islame.

Myftiu Tërnava edhe një herë përsëriti faktin se Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës vazhdimisht ka mbështetur dhe mbështet mërgatën tonë kudo ku gjenden ata duke u lutur që sa më shpejt të kalojë gjendja pandemike dhe të kthehemi në normalitet.

Nga ana e tij, Sabri ef. Jonuzi, imam në xhaminë e Qendrës Shqiptare Fetare dhe Kulturore në Norvegji ne Osllo/Ryen, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen dhe e njohu me aktivitetet dhe me gjendjen e mërgatës sonë në Norvegji dhe se janë të lidhur me Kosovën dhe janë në koordinim të plotë të aktiviteteve me Kryesinë e BIRK-ut.

Në fund, u theksua nevoja që qendrat shqiptare që janë nëpër Evropë dhe gjetiu edhe më shumë të ndihmojnë aktivitetet fetare-arsimore të BIRK-ut. *(R.S)*

# Myftiu Tërnava priti në takim Mentor Janovën, sekretar i xhamisë El Furkan- nga Duiusburgu i Gjermanisë



Më 23 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava si dhe drejtori për Diasporë, mr. Ekrem ef. Simnica pritën në takim sekretarin e xhamisë e El Furkan- Mentor Janova nga Duiusburgu i Gjermanisë. Me këtë rast, Myftiu Tërnava shprehu mirënjohje dhe falënderime për imamin, sekretarin dhe xhematin e xhamisë e El Furkan- Mentor Janova nga Duiusburgu i Gjermanisë, por edhe tërë diasporën që po ofrojnë ndihmë për Kosovën. Me këtë rast, Myftiu Tërnava i dha mirënjohje për kontributin e çmuar, ofruar institucioneve fetare-arsimore të Bashkësisë islame të Kosovës dhe luti Zotin t'i shpërblejë për bashkë-punimin dhe që kanë treguar dashuri dhe respekt ndaj Allahut xh.sh, Islamit dhe institucioneve të BIRK-ut, dhe, më pas, në bisedë e sipër Myftiu Tërnava edhe një herë përsëriti faktin se Kryesia e BIRK-ut vazhdimisht ka mbështetur dhe mbështet mërgatën tonë kudo ku gjenden ata duke u lutur që sa më shpejt të kalojë gjendja pandemike me koronavirus dhe të kthehemi në normalitet. Nga ana e tij, sekretari i xhamisë e El Furkan- Mentor Janova nga Duiusburgu i Gjermanisë falënderoi Muftiun Tërnava për pritjen dhe e njohu Myftiun me aktivitetet dhe me gjendjen e mërgatës sonë në Gjermani dhe se janë të lidhur me Kosovën dhe janë në koordinim të plotë të aktiviteteve me Kryesinë e BIRK-ut. Ishte mendimi i përbashkët se qendrat shqiptare që gjenden në mërgatë edhe më shumë duhet të ndihmojnë aktivitetet fetare-arsimore të BIRK-ut dhe ky bashkëpunim të thellohet edhe më shumë. *(R.S).*

# Myftiu Tërnava u prit në takim nga presidenti Thaçi

Më 23 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava u prit në takim nga presidenti i Kosovës, Hashim Thaçi. Presidenti Thaçi çmoi kontributin dhe punën që ka dhënë BIRK-u përgjatë së kaluarës, por në veçanti për punën që është bërë bashkërisht me institucionet për tejkalimin e pandemisë COVID-19. Ai më tej theksoi se vlera më e madhe e popullit tonë është respekti i ndërsjellë ndërmjet besimeve dhe harmonia ndërfetare. Ne duhet t'i promovojmë këto vlera dhe pasuri të Kosovës se vlera dhe pasuri të tilla të Kosovës duhet t'i promovojmë vazhdimisht. Në këtë takim Myftiu Tërnava e informoi presidentin Thaçi për fillimin e punëve në ndërtimin e Xhamisë së Madhe në Prishtinë, duke nënvizuar edhe një herë se Kosova është atdhe i të gjithëve, ku mbizotërojnë harmonia, bashkëjetesa e toleranca ndërfetare. (R.S).



# Myftiu Tërnava priti në takim ministrin Zemaj

Më 27 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava priti në takim ministrin e Shëndetësisë Armend Zemaj. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu ministrin Zemaj me menaxhimin e deritanishëm të situatës nëpër xhamitë e Kosovës dhe me zbatimin e masave kundër pandemisë Covid-19. Nga ana e tij, ministri Zemaj e falënderoi Myftiun Tërnava për organizimin e besimtarëve në të gjitha xhamitë e Kosovës për të parandaluar përhapjen e pandemisë Covid-19. (R.S)



# Myftiu Tërnava priti në takim kryeministrin Hoti

Më 30 korrik, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava ka pritur në takim kryeministrin e Kosovës, Avdullah Hotin dhe ministrin e Shëndetësisë, Armend Zemajn. Në këtë takim, përveç urimeve për festën e Kurban- Bajramit, u diskutua edhe për gjendjen aktuale në vend nga "Covid-19". Myftiu Naim ef. Tërnava, pas takimit, shprehu gatishmërinë që Kryesia e Bashkësisë Islame të vazhdojë, por edhe të rrisë bashkëpunimin ndër-institucional me Qeverinë e Kosovës në mënyrë që pandemia të kalojë sa më parë dhe me sa më pak qytetarë të infektuar. Myftiu Tërnava duke u uruar të gjithë besimtarëve festën e Kurban-Bajramit, u shpreh i bindur se duke respektuar masat parandaluese për përhapjen e pandemisë Covid-19 do të ruhet shëndeti i



secilit prej nesh. Kërkoi nga të gjithë besimtarët që gjatë festës së Kurban-Bajramit të qëndrojnë në shtëpitë e tyre e të mos shkojnë nëpër vizita tek njëri-tjetri siç është praktikuar në festat e kaluara. Në anën tjetër, kryeministri i Kosovës, Avdullah Hoti, falënderoi Kryesinë e Bashkësisë Islame dhe Myftiun Naim ef. Tërnava për kontributin e dhënë në vazhdimësi në të gjitha çështjet, por në veçanti gjatë kohës së pandemisë. Kryeministri Hoti vlerësoi lart mesazhet e qarta të Myftiut Tërnava, për respektimin e masave parandaluese të përhapjes së pandemisë, por edhe për punën dhe angazhimin që Kryesia e Bashkësisë Islame ka dhënë në këtë drejtim tash e gjashtë muaj. "Myftiu vazhdimisht ka dhënë mesazhe shumë të qarta, e sidomos për mesazhin e sotëm që u bën thirrje besimtarëve që gjatë kësaj feste të vazhdohet me respektimin e vendimeve të Qeverisë dhe BIRK-ut. Është tejet me rëndësi ky bashkëpunim me BIRK-un dhe vetëm duke i bashkërenditur punët tona mund të kemi sukses në luftimin e kësaj pandemie dhe ne po bëjmë të pamundurën me ekspertët shëndetësorë për të ofruar ndihmë në këtë drejtim"- tha kryeministri Hoti. (R.S).

## Festa e Kurban-Bajramit festohet në rrethana të veçanta për shkak të pandemisë COVID-19.

Më 31 korrik ishte festa e Kurban-Bajramit. Myslimanët e tërë botës e shënojnë këtë festë me adhurim, lutje, tekbire e salavate. Festa e Kurban-Bajramit sivjet në Kosovë është festuar në rrethana tepër të veçanta. Për shkak të rrezikut të përhapjes edhe më shumë të pandemisë COVID-19, dhe me qëllim të ruajtjes së shëndetit publik, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka marrë vendim që të pezullojë faljen e namazit të Kurban-Bajramit, si dhe për 10 ditë rresht pezullohen faljet dhe ritet nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës, por duke u thirrur ezani për secilën kohë.

Me këtë rast Myftiu kishte mbajtur një konferencë për medie dhe kishte sqaruar këtë çështje. Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava nëpërmjet një konferencë për medie, ka deklaruar se Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës, duke e analizuar situatën e cila po mbretëron në Kosovë, të goditur pamëshirshëm nga virusi COVID-19, lajmëron të gjithë besimtarët të Republikës së Kosovës se pezullohet falja e namazit të Bajramit dhe për 10 ditë rresht pezu-llohen faljet dhe ritet nëpër të gjitha xhamitë e Kosovës.

Në raste festash, natyrisht që jemi të gëzuar e të lumtur, por kësaj here, pra për këtë Kurban-Bajram, kemi ndjenja të përziera si asnjëherë më parë. Kështu ndihem unë dhe kështu ndihen edhe të gjithë besimtarët myslimanë kudo ku janë, sepse megjithëse jemi në Ditën e Arafatit dhe megjithëse jemi në vigjilje të natës së Kurban Bajramit, për shkak të pandemisë që ka shkaktuar virusi Covid-19, këtë Bajram nuk po e presim ashtu siç do të dëshironim; sot Arafatit i mungojnë miliona haxhilerë nga e tërë bota, e edhe haxhilerët nga vendi ynë. Prandaj, ju ftoj të gjithë që ta ruajmë karakterin festiv të festës, por në këtë kohë pandemie të kemi më shumë mirëkuptim, disiplinë, solidaritet, mbështetje e përkujdesje për ata që kanë nevojë, e sidomos për ata që po sprovohen me virusin Covid-19.

Përfaqësues të institucioneve shte-tërore e të atyre fetare kanë bërë thirrje që, si rezultat i situatës së krijuar me pandeminë Covid-19, kjo festë të kalojë pa vizita familjare e tradicionale.



# Krerët fetarë e ata shtetërorë kanë uruar për festën e Kurban-Bajramit

Presidenti i Kosovës, Hashim Thaçi ka uruar qytetarët për festën e Bajramit, duke shkruar në "Facebook" se kjo festë duhet të kalohet duke e ruajtur distancën dhe shëndetin e më të dashurve tanë. Një festë me shumë solidaritet, mirëkuptim e harmoni për njëri-tjetrin qoftë ky Kurban-Bajram! E kemi kaluar gjithherë të bashkuar, por në këto ditë të vështira nëpër të cilat po kalon populli ynë dhe tërë bota për shkak të pandemisë, këtë herë duhet ta kalojmë duke e ruajtur distancën fizike dhe shëndetin e më të dashurve tanë. Urime të përzemërta të gjithë besimtarëve myslimanë!

Kryeparlamentarja Vjosa Osmani në urimin e saj shkruan: "Bajram i ka gjetur qytetarët larg njëri-tjetrit, shkaku i pandemisë , sot duhet që të urohet dhe festohet nga distanca. Kjo nuk do të jetë pengesë për festë dhe urim që Bajrami i radhës të mund të kremtohet afër njëri-tjetrit dhe kur ditët e rënda si këto që po i kalojmë do t'i takojnë historisë."

Kryeministri, Avdullah Hoti, në urimin e tij, shpreson që festat e ardhshme t'i festojmë në një situatë krejt normale e pa pandemi. "Sot festoni në shtëpitë tuaja dhe lutuni për familjarët, miqtë, vendin dhe mbarë njerëzimin. Duke qëndruar në shtëpi i ndihmojmë heronjtë e vijës së parë të frontit – stafin tonë shëndetësor, të cilët po përballen me këtë pandemi për gjashtë muaj pa pushim. Edhe sot në këtë ditë feste, ata janë duke u kujdesur për qytetarët në nevojë."



Kurse lideri i Lëvizjes Vetëvendosje, Albin Kurti, në urimin e tij thotë:

"Sivjet kjo festë na gjen të vënë në sprovë prej një pandemie të rëndë e të rrezikshme, e cila në vendin tonë po bëhet kërcënuese për të gjithë. Andaj besoj se është pjesë e mesazhit të kësaj feste kërkesa për sakrificë nga besimtarët, duke mos u grumbulluar në ambiente të mbyllura, gjithnjë me synimin për të mbrojtur të tjerët dhe ruajtur veten.

Uroj që festën ta kaloni lumturisht dhe të na sjellë të gjithëve fat e mbarësi për javët e muajt në vijim, sepse kemi nevojë. Por ju lutem, mbani distancë, përdorni maskat, kufizoni maksimalisht takimet e vizitat me persona jashtë familjes suaj. Bëjeni këtë sakrificë për familjen e fqinjët, për bashkëkombësit tuaj."

Ndërsa kryetari i PDK-së, Kadri Veseli uron qytetarët e Kosovë duke thënë: " Shumë nga ne, sot nuk do të mund t'i urojmë nga afër prindërit, familjarët, të afërmit, miqtë. Dhe as besimtarët nuk do të mund të falen në xhami. Është kohë tjetër kjo, kur jemi të obliguar t'i respektojmë masat dhe ta ruajmë njëri-tjetrin. Të tjerë, sot kanë dhimbje shumë të mëdha, sepse kanë humbur më të dashurit e tyre në betejë me Covid-19.

Le të shpresojmë që kjo pandemi të kalojë sa më parë dhe me sa më pak vuajtje. Gëzuar Festën e Bajramit, me lutjen që ditë më të mira të vijnë për të gjithë dhe që secili të ketë paqe e begati."

Kurse Ipeshkvi i Kosovës Dodë Gjergji ka përgëzuar kreun e Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK) Naim ef. Tërnava dhe besimtarët myslimanë me rastin e festës së Kurban Bajramit, dhe njëherit e ka uruar edhe për fillimin e punimeve në ndërtimin e xhamisë së re në Prishtinë.

"Fort i nderuar kryemyfti, edhe kësaj here rrethanat e jashtëzakonshme me Covid-19, ju imponojnë juve dhe besimtarëve të bashkësisë tuaj fetare të festoni festën e Kurban-Bajramit pa pasur mundësi të faleni nëpër xhami. Andaj lutemi që populli ynë dhe gjithë njerëzimi ta përballojë sa më lehtë këtë sëmundje të tmerrshme, që përditë e më shumë po shuan jetët e njerëzve dhe po shkakton vështirësi të mëdha shëndetësore." *(R.S)*

# Dita Botërore e Mjedisit dhe aksioni i grave për pastrimin e ambientit

Në mbështetje të kauzës së shtimit të pastërtisë dhe gjelbërimit të ambientit në Kosovë, Bashkësia Islame e Kosovës ka mbështetur iniciativën për pastrimin e ambientit, të marrë nga Departamenti i Gruas në Obiliq. Ky aksion është realizuar më 5 qershor në kuadër të fushatës "Ta pastrojmë Kosovën 2020!" dhe kishte për qëllim pastrimin e ambientit duke larguar mbeturinat nga disa lokacione në Prishtinë. Ndër vite jemi përkujdesur që të kemi hapësira të pastra dhe të gjelbra, të rriten në çdo pjesë të Kosovës. Me grupin e grave të cilat ndjekin mësim-besim të rregullt në xhami, kemi bërë pastrimin e ambientit, duke filluar nga brezat e rrugëve e duke vazhduar te Fakulteti i Studimeve Islame, pastaj pjesën e parkut të qytetit, pra pothuajse lagjen në tërësi.

Feja jonë e pastër na urdhëron për vepra të mira çdo ditë në shumë ajete të Kuranit. Allahu thotë: "Ju jeni popull më i mirë i dalë për njerëzimin, sepse urdhëroni që të bëhen vepra të mira, ndaloni të këqijat dhe e besoni Allahun."(Ali Imran, 110).

Mjedisi është i pazëvendësueshëm, prandaj ta ruajmë së bashku, sepse Pejgamberi a.s. thotë: "Heqja e gjërave të dëmshme nga rruga është bamirësi." Të mbash veten pastër dhe mjedisin ku jeton është obligim i çdo besimtari. Sot shpresojmë që të ndërgjegjësojmë qytetarët që mbeturinat të mos hidhen vend e pa vend. Me veprimet tona të pamatura ne po i bëjmë dëm jo vetëm natyrës, por të njëjtën kohë edhe shëndetit tonë. Shkatërrimi i mbeturinave zgjat me vite, prandaj nëse ne vazhdojmë të hedhim mbeturina dhe nuk i hedhin ato në vendin e duhur, atëherë vazhdojmë të rrezikojmë shëndetin tonë në të ardhmen.

Përveç pastërtisë së ambientit, feja islame inkurajon të gjithë njerëzit që të kontribuojnë në mbjellje dhe shtim të sipërfaqeve të gjelbra, pasi ato ruajnë shëndetin tonë dhe zbukurojnë mjedisin që na rrethon. Enesi r.a.tregon se Pejgamberi a.s.ka thënë: "Çdo mysliman që mbjell një bimë, do t'i llogaritet sikur ka dhënë sadaka, sa herë që nga kjo bimë a pemë të ushqehen njerëz ose kafshë."

Të mbrojmë mjedisin tonë, është të mbrojmë të ardhmen tonë. Ta ruajmë, ta pastrojmë, ta përparojmë ambientin në të cilin jetojmë, sepse Zoti fuqiplotë në kaptinën "Err Rrahman", ajeti 60, thotë: "A mund të jetë shpërblimi i veprës së mirë diç tjetër pos së mirës."

*Mihana Goga-Bekteshi*




# Dua Hatme në xhaminë "Mehmet Kuklibegu" në f.sh. Bresanë

Mësim-besimi nëpër xhamitë e Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit thuajse është bërë tradicional. Një gjë të tillë e realizoi edhe imami i fshatrave Bresanë dhe Kuklibeg, Xhevat ef. Fetahi, i cili këtaj radhe me sukses arriti ta kryejë hatmen me 14 qershor, me 34 nxënës, për herë të parë me 19 nxënës dhe, për herën e dytë, për herën e tretë dhe atë të katër, me15 nxënës.



Fillimisht në këtë solemnitet përshëndeti imami Xhevat ef. Fetahi. Ai paraqiti punën njëvjeçare me nxënësit rreth hatmes së Kuranit. Në këtë ceremoni

në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, përshëndeti kryetari Ajhan ef. Beqiri, i cili uroi imamin, xhematin dhe prindërit e nxënësve, ai ndër të tjera theksoi hadithin e Pejgamberit a.s.: "Më i miri prej jush është ai i cili e mëson Kuranin dhe ua mëson të tjerëve."

Këta nxënës kishin përgatitur ilahi, recital dhe pjesë nga Kurani, në emër të Këshillit iu dha nga një certifikatë secilit nxënës. Certifikatat i ndau Nail ef. Halimi, sekretar në KBI-në e Dragashit, kurse duanë e hatmes e bëri Xhafer ef. Fejziu, kryeimam në KBI-në e Dragashit.

Nxënësit që bënë hatme janë: Admir Hasani, Anesa Aliu, Anisa Kamberi, Ardi Nazifi, Eldin Sinani, Erda Halimi, Erina Nebiu, Erjan Mehmeti, Ferdi Sinani, Mehmet Mehmeti, Meris Tosuni, Rumejsa Misinaj, Semina Abdurrahmani, Suhejb Qazimi, Suhejb Reshiti, Suhejla Qazimi, Ylli Salihu, Yllza Rysheni, Yzer Hajdari, Elbein Hajredini, Ezana Ramadani, Aurora Ademi, Elifa Sinani, Muhela Hajdari, Sanije Maliqi, Sumeja Ademi, Elmaide Kasami, Hafsa Fetahi, Melisa Milaimi, Rumejsa Qerimi, Semina Reshiti, Semra Tosuni, Skender Ymeti, Ylli Nebiu.

*Xhafer FEJZIU*

## Drejtori për Shtyp dhe Veprimtari Botuese, Ramadan Shkodra, vizitoi KBI-në e Prizrenit



Më 1 korrik, drejtori për Shtyp dhe Veprimtari Botuese nga Kryesia e BIRK- ut, Ramadan Shkodra, i shoqëruar nga përgjegjësi për literaturë Agim Gashi, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit, ku u prit nga kryetar i këtij Këshilli Besim ef. Berisha, kryeimami dr. Orhan ef. Bislimaj, sekretari dr. Faruk ef. Ukallo dhe referenti - përgjegjësi për literaturë Erol ef. Raka. Drejtori Shkodra gjatë vizitës diskutoi mbi gjendjen aktuale rreth literaturës dhe rreth botimeve të Kryesisë në KBI-në e Prizrenit. Gjatë takimit, u diskutuan aspekte të ndryshme që kanë të bëjnë me distribuimin sa më të mirë në terren të botimeve të Bashkësisë Islame, përfshirë revistën mujore "Dituria islame", revistën tre mujore "Edukata islame", si dhe të gjithë titujt e tjerë. Siç dihet, Bashkësia Islame e Kosovës, prej themelimit, vazhdon të botojë libra të ndryshëm, gjithnjë duke u munduar ta përmbushë obligimin ndaj besimtarëve islamë, por gjithnjë sfidë mbetet arritja e këtyre titujve apo botimeve deri te xhemati, për të cilin janë të dedikuar. Ishte brengë e përbashkët se kjo kohë e internetit, në një masë të caktuar e ka sprovuar dashurinë për leximin e librave, por gjithashtu u dha mendimi se libri është i pazëvendësueshëm dhe ai duhet të depërtojë te besimtarët islamë. Vizita të ngjashme do të zhvillohen edhe nëpër këshillat e BI-së gjithandej Kosovës. (R.S).

## BIRK-u pranoi një donacion me pajisje mbrojtëse nga Komiteti Ndërkombëtar i Kryqit të Kuq



Më 3 korrik, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka pranuar një donacion me pajisje mbrojtëse nga ana e Komitetit Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq. Këtë donacion, në emër të këtij Komiteti, e dorëzoi znj. Albiona Salihu, menaxhere e komunikimit, e cila u mirëprit nga këshilltari i Myftiut z. Vedat Sahiti. Me këtë rast, z. Sahiti e falënderoi përzemërsisht znj. Salihu dhe Komitetin Ndërkombëtar të Kryqit të Kuq për këtë donacion, duke

shprehur konsideratën e tij dhe të institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës për bashkëpunimin e lartë të treguar gjatë viteve me Komitetin e Kryqit të Kuq. Ky donacion në vete përmbante mjete mbrojtëse për nëpunësit e shërbimeve fetare dhe funeraleve, të cilat do t'u shërbejnë jashtëzakonisht shumë në këto ditë të përballjes me pandeminë COVID-19. Ky është donacioni i dytë nga ana e Komitetit të Kryqit të Kuq dhënë për BIRK-un që prej fillimit të pandemisë.

## U mbajt mbledhja e redaksisë së revistës "Dituria islame"



Më 9 korrik, redaksia e revistës fetare, shkencore e kulturore "Dituria islame" mbajti mbledhjen e radhës, në të cilën u diskutua dhe u analizuan dy numrat e fundit të revistës 349-354. Të pranishëm në këtë mbledhje ishin kryeredaktori i revistës, dr. Ajni Sinani, sekretari i redaksisë, dr. Rexhep Suma, anëtarët e redaksisë, mr. Ramadan Shkodra, dr. Ejup Haziri, dr. Valon Myrta, dhe mr. Vaxhide Bunjaku. Në fjalën e hapjes, kryeredaktori Sinani, prezantoi rendin e ditës dhe shfaqi bindjen dhe vlerësimin e përgjithshëm të artikujve të publikuar, me theksin e veçantë çmoi prurjet cilësore të këtyre dy numrave. Ai po ashtu gjatë fjalës së tij falënderoi për angazhimin dhe vlerësimet konstruktive të anëtarëve të redaksisë që kanë dhënë deri më tani. Më pas anëtarët e redaksisë paraqitën mendimet e tyre përkitazi me artikujt e publikuar në revistë, duke nxjerrë në pah peshën dhe vlerat që përçojnë këto shkrime te lexuesi dhe opinioni i gjerë, si dhe u bisedua edhe për pamjen vizuale e strukturore që kanë pasur numrat e kaluar. Numri i ardhshëm pritet që të botohet shumë shpejt. Kjo ishte edhe mbledhja e fundit e kësaj redaksie në këtë përbërje. (R.S)

## Shoqata "Bereqeti" dorëzoi çelësat e shtëpisë së re për familjen në Zhabar të Mitrovicës



Më 10 korrik, shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti", dega në Mitrovicë, ka dorëzuar çelësat e shtëpisë së re, familjes treanëtarëshe në Zhabar të Mitrovicës. Koordinatori i Bereqetit në Mitrovicë Cen Balaj, së bashku me njërin nga donatorët, Sabedin Feratin dhe zv/drejtorin e Bereqetit, Xheladin Fazliun, i dorëzuan çelësat e shtëpisë së re kësaj familjeje. Kjo familje me asistencë sociale kishte pranuar ndihma të ndryshme edhe më herët, por pas vdekjes së prindit, tre muaj më parë, ndërtimi i një shtëpie për këtë familje u bë i pashmangshëm. Dega e "Bereqetit" në Mitrovicë falë dy donatorëve dhe xhematlive ka arritur që nga muaji i Ramazanit të fillojë me ndërtimin e shtëpisë së re. Nëna së bashku me dy vajzat e saj do të gëzojnë tashmë shtëpinë e tyre të re, me një dhomë të ndejës dhe me dy dhoma gjumi së bashku me një banjo. Të gjitha dhomat janë të rregulluara dhe të mobiluara falë kontributit të donatorëve.

Shoqata humanitare bamirëse "Bereqeti" në vazhdimësi ka qenë afër familjeve në nevojë, vazhdon edhe më tutje të jetë afër tyre në të gjitha aspektet e mundshme. (B.Z).

# Vdiq Mehdi ef. Hoxha (1950-2020)

Më 10 korrik, në varrezat e fshatit Bllacë të Suharekës, me pjesëmarrjen e familjarëve, miqve dhe xhematit, u varros Mehdi ef. Hoxha. Në varrim ishte edhe një delegacion nga Kryesia e BIRK-ut i të cilët në emër të Myftiut Tërnava u shprehën ngushëllime familjes, të afërmeve dhe miqve. Namazit të xhenazes i priu kryemami i BIRK-ut, Sabri ef. Bajgora, kurse duanë e xhenazes e bëri Isa ef. Tërshani. Mulla Mehdiu një jetë të tërë ia kushtoi fesë dhe në shërbim të xhematit.



## Biografi

Mehdi Imer Hoxha lindi në fshatin Bllacë të Suharekës. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, kurse të mesmen, Medresenë e Mesme “Alauddin” në Prishtinë. Më pas vazhdon shkollimin në Damask në shkollën ”Emenije”.Studimet i ka kryer në Bagdad (1970-1980) drejtimin “Kanun ve sijase”. Është emëruar imam në fshatin Mushtisht nga 1.11.1983 dhe ka punuar aty deri më 31.12.1993. Më pas emërohet imam, hatib e mualim në xhaminë e fshatit Bllacë, më datën 01.01.1994, aty vazhdon deri më datën 30.04.2016 kur edhe pensionohet. Vazhdon të punojë imam me honorar në fshatin Bllacë të Suharekës deri kur vdiq. Nga viti 1999 e deri më 2003, ishte kryetari i KBI-së së Suharekës. Më 30 dhjetor 2003 emërohet sekretari i KBI-së në Suharekë, detyrë që e kreu deri kur ndërroi jetë. Në kohën sa ishte kryetar i Këshillit në Suharekë është ndërtuar selia e KBI-së në oborrin e Xhamisë së Bardhë në Suharekë, pasi selia e vjetër ishte dëmtuar nga lufta. Lusim Allahun e Madhëruar që ta ketë marrë në mëshirën e Tij, si dhe ta ketë graduar me xhenet! (R.S).

# Kuvendi i BIRK-ut mbajti mbledhjen e radhës



Më 11 korrik, Kuvendi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, ka mbajtur mbledhjen e radhës ku janë aprovuar të gjitha pikat e rendit të ditës, ndër të to edhe themelimi i Institutit për Studime dhe Hulumtime Islame (ISHI). Mbledhja u mbajt në amfiteatrin e medresesë “Alauddin” në Prishtinë dhe filloi duke u kënduar një Fatihah për shehidët e Srebrenicës dhe për imamin nga Suhareka, Mehdi ef. Hoxha. Në mbledhjen e fundit të Kryesisë së Bashkësisë Islame u mor vendim që Kuvendit t’i propozohet për miratim themelimi i Institutit për Studime dhe Hulumtime Islame, për çka pa asnjë votë kundër u miratua themelimi i këtij instituti. Gjatë mbledhjes së Kuvendit të Bashkësisë Islame, kuvendarët miratuan edhe Raportin e Punës së Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për vitin 2019 dhe u diskutua për punët e kryera të Kryesisë. Po ashtu, në këtë seancë u miratua edhe pasqyra të të hyrave dhe të dalave financiare të Kryesisë së BI-së për vitin e kaluar. Në fund të kësaj mbledhjeje u përçua edhe një herë mesazhi që imamët dhe të gjithë nëpunësit fetarë të kontribuojnë për respektimin e masave parandaluese për përhapjen e pandemisë globale SARS COVID-19. (R.S).

## U mbajt mbledhja e redaksisë së re të revistës “Dituria islame”

Më 20 korrik, u mbajt mbledhja e redaksisë së re të revistës “Dituria islame”. Që në fillim kryeredaktori dr. Ajni Sinani, të cilit i është vazhduar mandati i postit të kryeredaktorit, u dëshiroi mirëseardhje anëtarëve të rinj të redaksisë duke lutur Zotin që të kenë sukses dhe të përbëjnë frymë të re për të dhënë kontribut në revistë drejt sfidave të reja.



Anëtarët e rinj të redaksisë janë: kryredaktor: dr. Ajni Sinani, sekretar: dr. Rexhep Suma. Anëtarë: prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi, PHD(c) Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.

Revista fetare shkencore "Dituria islame" është organ i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe për herë të parë është botuar në qershor të vitit 1986. Anëtarët e rinj të redaksisë dhanë mendime, sugjerime e propozime se si duhet të ballafaqohet revista me sfidat e reja që na presin. Mandati i redaksisë është dyvjeçar!

## Edhe një doktor shkence nga lëmi i Tefsirit

Azmir (Aziz) Jusufi ka lindur më 20 tetor 1985 në Prizren. Është i martuar dhe baba i dy fëmijëve. Jeton në fshatin Lubizhdë, komuna e Prizrenit, Republika e Kosovës. Shkollimin fillor e përfundoi në vitin 2000 në shkollën fillore “7 Marsi” (tani “Ekrem Rexha - DRINI”) në fshatin Lubizhdë, komuna e Prizrenit. Shkollimin e mesëm e përfundoi në vitin 2004 në Medresenë e Mesme “Alauddin” në Prizren. Në vitin 2008 diplomoi në Fakultetin e Shkencave Islame në Sarajevë - Universiteti i Sarajevës. Më 16 qershor 2015, në Fakultetin e Shkencave Islame në Sarajevë, e mbrojti me sukses temën e magjistraturës në fushën e Tefsirit (komentimi i Kuranit) me temën: “Sherif Ahmeti dhe kontributi i tij në përkthimin dhe komentimin e Kuranit në gjuhën shqipe”.

Në vitin 2016, u regjistrua në Ciklin e Tretë të Studimeve (Studimet e Doktoratës) në Fakultetin e Shkencave Islame në Sarajevë, të cilin e përfundoi më 20 korrik të këtij viti, me mbrojtjen e temës së Disertacionit të Doktoratës në fushën e komentimit të Kuranit, me temën: “Hafiz Ali Korça dhe përkthimi e komentimi i tij i Kuranit në gjuhën shqipe”, para Komisionit në përbërje: Akademik prof. dr. Enes Karić, kryetar i Komisionit; prof. dr. Xhabir Hamiti (nga Fakulteti i Studimeve Islame në Prishtinë), anëtar dhe prof. dr. Almir Fatić, mentor dhe anëtar.



Ka publikuar disa vepra autoriale dhe përkthime në publicistika të ndryshme në Bosnjë e Hercegovinë, Sanxhak, Kosovë, Maqedoni dhe Shqipëri. Publikoi 25 punime në gjuhën boshnjake, 53 punime në gjuhën shqipe dhe 8 përkthime nga gjuha boshnjake në gjuhën shqipe.

## Vdiq hafëz Idris Dërmaku (1934-2020)

Më 25 korrik, në varrezat e fshatit Shipashnicë e Epërme të Kamenicës, me pjesëmarrjen e familjarëve dhe të miqve, u varros hafëz Idris Dërmaku. Namazit të xhenazes i priu imami nga Shkupi Ferid ef. Selimi, kurse duanë e xhenazes e bëri Fatmir ef. Latifi. Mulla Idrizi një jetë të tërë ia kushtoi fesë dhe në shërbim të xhematit.

### Biografi

Lindi në fshatin Shipashnicë e Epërme të Kamenicës, më 1934. Rrjedh nga një familje fshatare, e njohur për tradita fetare. Mësimet e para i vijoi te imami i fshatit Ramadan ef. Dërmaku qysh nga mosha 6-vjeçare. Më pas, familja duke parë dëshirën e tij të madhe për dije



fetare, e dërgojnë në Tërnoc të Bujanocit për ta memorizuar Kuranin. Më pas hifzin e vazhdoi te hafëz Shefki Kallaba në Roganë. Memorizimin e Kuranit e përfundon te Ramadan efendiu në Dobërçan në moshën 14-vjeçare. Kërkimin e dijes e vazhdon te mulla Hysen Hyseni në Tërnoc, ku mëson gjuhën arabe dhe u aftësua të kuptojë literaturën arabe, akaidin, fikhun dhe shkencat e tjera islame. Detyrën e imamit e filloi në Kopërnicë të Kamenicës, ku edhe shërbeu për 11 vjet. Një kohë shërbeu imam në fshatin Bukovik (Gjilan), kurse më 1972 shërbeu si imam në Preljep të Deçanit deri më 1978. Më pas për dy vjet me radhë shërbeu si imam në xhaminë "Mulla Jusufi" në Gjakovë. Gjatë kohës kur shërbeu si imam në Rrafshin e Dukagjinit, hafëzi shfrytëzoi rastin dhe kreu shkollën e lartë pedagogjike, dega histori-gjeografi në Gjakovë, në vitin 1980, pra në moshën 44-vjeçare. Në vitin 1980 transferohet si imam, hatib e mual-lim në xhaminë e Podujevës, ku shërbeu deri në mars të vitit 1985. Në fund, kthehet përsëri afër familjes dhe shërbeu si imam në xhaminë e fshatit Roganë deri më 1992. Për të qenë imam i rregullt, prej viteve '70 nevojitej diplomë e shkollës së mesme. Hafëz Idrisi, edhe pse shkrim-lexim në gjuhën shqipe kishte arritur të mësonte nga disa fëmijë që vijonin shkollimin në atë kohë, ngase asnjëherë nuk ishte ulur në bankat shkollës fillore, e kreu edhe shkollimin formal, për një afat të shkurtër kreu privatisht shkollën fillore dhe u regjistrua me korrespondencë në medresenë e mesme "Alauddin" në Prishtinë. Ishte përfaqësues i Këshillit të Pajtimit të Gjaqeve për Anamoravë. Nga viti 1994-1998 emërohet kryetar i KBI-së Kamenicës. Hafëzi shquhej për mençurinë e tij të rrallë. Fjalët e tij të urta, por mbi të gjitha shpjegimet tërheqëse të mësimeve islame, joshnin gjithmonë vizitorin për ndeja e vizita më të shpeshta. Lusim Allahun e Madhëruar që ta ketë marrë në mëshirën e Tij, si dhe ta ketë graduar me xhenet! *(R.S).*

## Kaloi në ahiret Cenë Pushkolli (1950-2020)

Më 21 korrik 2020, në Prishtinë, ndërroi jetë Cenë Pushkolli. Cenë Hamit Pushkolli ka lindur në Prishtinë, në vitin 1950. Shkollën fillore dhe atë të mesme i ka mbaruar në Prishtinë, ndërsa Institutin e gazetarisë konsultative diplomatike në Beograd, që ishte në nivel kolegji në atë kohë. Pas dëbimit nga puna, në vitin 1991 ai ideoi dhe themeloi revistën mujore "Bashkimi paqësor" , themeloi dhe udhëhoqi gazetën "Itifak" në katër gjuhë, ishte njëri ndër themeluesit dhe kryeredaktori i parë i gazetës së përditshme "Pavarësia". Ai po ashtu themeloi dhe udhëhoqi shoqatën bamirëse, humanitare, edukative dhe kulturore "Bashkimi", e cila ishte regjistruar ndër shoqatat e para në ish-Jugosllavi dhe në Shoqatën Ndërkombëtare për të Drejtat dhe Liritë e Njeriut me seli ne Frankfurt, të cilën e njoftonte kohë pas kohe për shkeljet



sistematike që u bëheshin shqiptarëve në ish-Jugosllavi.

Cena shkrimet e veta i botoi në të gjitha gazetat e shtypit të atëhershëm të Kosovës. Ishte njëri prej doajenëve të gazetarisë shqiptare të Kosovës. Ai ka botuar broshura me përmbajtje fetare e dua nga Kurani dhe Syneti i Pejgamberit a .s. Pas përfundimit të luftës rreth një vit ka qenë kryeredaktor i gazetës së përditshme "Pavarësia News", zv/kryeredaktor në gazetën e përditshme "Tema R", aktualisht ishte kryeredaktor i gazetës javore informative "Opinion Plus", si dhe nënkryetar i Klubit të boksit "Prishtina". Ai gjatë karrierës së tij përveçqë bëri shkrime autoriale, u mësoi të tjerëve kulturën e shkrimit dhe të komunikimit me opinionin nëpërmjet shkrimit. Ishte po ashtu aktivist i dalluar politik në frymën e bashkimit kombëtar. Ai ishte i angazhuar drejtpërdrejt me veprimtari në FBKSH, në SHAIBK, në Lidhjen e Tretë të Prizrenit dhe njëherësh kryetar aktual i grupimit politiko-diplomatik "Republikanët për ndryshime". Ai gjithashtu ishte edhe këshilltar i lartë i kryetarit të Partisë Balliste. *(R.S).*

# U mbajt konferenca "Multikonfesionalizmi në shoqërinë multietnike dhe në ato multikonfesionale"




Më 25.07.2020, u mbajt konferenca shkencore ndërkombëtare nëpërmjet prezantimeve online me temë: "Multikonfesionalizmi në shoqërinë multietnike dhe në ato multikonfesionale", organizuar nga Fakulteti i Shkencave Islame në Shkup. Përveç studiusve shqiptarë dhe maqedonas nga Maqedonia e Veriut, në këtë konferencë morën pjesë edhe studiues nga Kosova, Shqipëria dhe Mali i Zi. Në konferencë kryesisht u diskutua rreth ndërtimit të paqes dhe tolerances në shoqëritë multietnike dhe ato multikonfesionale të vendeve ballkanike të përfshira në luftërat e fundit. Në këtë konferencë dekani i Fakultetit të Studimeve Islame, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepi mori pjesë me temën: "Roli i fesë në shoqëritë multikonfesionale". *(R.S).*

# Bereqeti shpërndau 15 mijë pako me dhurata për Kurban-Bajram



Më 31 korrik, shoqata bamirëse "Bereqeti", në kuadër të kampanjës "Dhurata e Bajramit", ka zhvilluar aktivitetin e saj për shpërndarjen e dhuratave për fëmijë me rastin e Kurban-Bajramit. Deri më tani falë donatorëve janë grumbulluar 15 mijë pako me dhurata.

Drejtoresha e programeve të fshatit SOS, Ora Bytyçi ndihet mirënjohëse për këtë iniciativë, e cila pa dyshim ka gëzuar fëmijët tepër shumë për këtë festë. "Kush më tepër u gëzohet këtyre festave sesa fëmijët e posaçërisht këta fëmijë këtu dhe këto dhurata që janë bërë me shumë dashuri mendoj se janë gëzim për ta dhe i ndihmojmë që ta tejkalojnë edhe këtë situatë pandemie të vështirë"- tha ajo. Shemsie Nikaj nga kjo shoqatë thekson se ne kemi shprehur vullnetin që të shpërndajmë dhurata për këta fëmijë dhe ne jemi në bashkëpunim me Bereqetin qe 3 vjet dhe na pëlqeu ideja dhe iu bashkëngjitëm kësaj kampanje dhe e falënderojmë Bereqetin për këto dhurata kaq të bukura. Në këtë vazhdë është përfshirë edhe Instituti Special në Shtime dhe Qendra për Fëmijët me Aftësi të Kufizuara në Prizren. Në dy gjellëtore, në Pejë dhe në Mitrovicë, Bereqeti ka shpërndarë dreka bajrami për nevojtarët.

Këtyre dhuratave u janë gëzuar edhe fëmijët e fshatit Kryshevc të Obiliqit, të cilët vijojnë mësimet në xhaminë e fshatit. Mihane Goga mualime në këtë xhami falënderon Bereqetin për këto dhurata dhe thotë se do të shtojnë dashurinë edhe më të madhe me njëri-tjetrin. Dhurata janë shpërndarë edhe në Shoqatën e të Verbërve, Handikos, Shoqatën e Autizmit, Sindromi Daun, për fëmijët e jetimoreve, për ata që ndodhen në spitale, nëpër xhami e nëpër familje skamnore.

Dega e Bereqetit në Prizren me koordinator Kurtish Hoxhaj, ka shpërndarë 1000 pako për familjet skamnore, pastaj për Shoqatën Handikos dhe për Shoqatën e të Shurdhërve.

Ky aksion është përkrahur edhe nga shoqata "Sviss Barakah" dhe nga donatorë të shumtë. Bereqeti do të vazhdojë ndihmën për familjet skamnore edhe gjatë ditëve në vijim. *(R.S)*



| | | | | | | | | | | | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| AUTOR AGIM GASHI | I RREGULLT | E THARË NGA TË FTOHTËT | KANALI QË NDAN BRITANINË ME FRANCËN | VENDI I TË PARËVE TË SHQIPTARËVE | MOBILE INDUSTRY PROCESSOR INTERFACE | ISHULL NË ATLANTIK | SEND I LUGËT PËR USHQIM | BIMË E ULËT QË FORMOHET NË LËVORE TË DRURËVE | I AFTI | EMËR MASHKULLI GJERMAN | JO I KEQI | | GRUP GJAKU | ATA QË LUAJNË NË GARËN ROLAND GARROS | RRITJE |
| DËSHMOR I UÇK-së, HOXHË NGA SHTIMJA | | | | | | | | | | | | AGJENCIA TELEGRAF. SHQIPTARE ---- INDUKSIONI | | | |
| MARRJA E TIPAREVE ITALIANE | | | | | | | | | | | | | Edhe (LAT.) ---- HERO KOMBËTAR | | |
| DËSHMOR I UÇK-së, HOXHË NGA LLAPI | | | | | | | | | | | | MIRË, BËN ---- 1 ROMAK | | | |
| DIREKU | | | | | | 1000 ROMAK | NGOPJE ME ETER ---- AMPERI | | | | | | | | |
| POPULL, KOMB | | | | | MËNYRA E SJELLJES | | | | | | | SPANJA ---- PJESË E FIZIKËS | | | SHTET ARAB |
| VEGËL PËR ZJARR OXHAKU | | | | | | | | | | | LLUM | | | | |
| FLORIRI, DUKATI | | | | APARATET KU GRUMBULLOHET ENERGJIA | | | | | | | ASHPËR | | | | |
| ATO | | | AUSTRIA ---- MONOPOLIZIMI | | | | | | | | KËSTI I KREDISË | | | | |
| DËSHMORI I UÇK-sË, MAZREKU, HOXHË | | | | | | | | | | | OLIMPIK LION | | | KALIUMI ---- NORVEGJIA | |
| PASTHIRRMË DHEMBJEJE | | | | | | | | | | | FEJA ISLAME | | | | GARA MË E GJATË E VRAPIMIT (sh.shq.) |
| | MEMORIA E KOMPJUTERIT ---- DËSHMIA E BESIMIT | | | | | | | | | | I.C. | | | METRI ---- TRUP QIELLOR | |
| SHKODRA | | PRINCETON UNIVERSITY ---- FOTO | | | | | | | | | AGJENCI AMERIKANE E PROGRAMEVE HAPËSINORE | | | | |
| SMALT | | | | | | | | | | | SHKRONJA E PARË | | 100 METRA KATRORË ---- SHOK (fr.) | | |
| SHPELLA KU ZBRITI AJETI I PARË | | | | | AMPERI | | RISAJOJ | PARAARDHËSE E ITALIANËVE | ULËSET NË BIÇIKLETË | VEND I VJETËR BALLKANIK | PËRCAKTOVA MASËN ---- REPUBLIKA | | | | |
| EMËR I HUAJ FEMRE | | | | | | SHTRIMET E SËRISHME ---- GJERMANIA | | | | | | | | | |
| BASKETB. SHQIPTAR, ALEKSANDËR | | | | | LIBËR ME TË DHËNAT E MËSIMIT SHKOLLOR ---- NËNË | | | | | | KILOGRAM ---- PJESËZ JONA | | | | |
| E RITË, E NJOMË | | | | | | LLOJ KËNGE A POEZIE ---- B.DH. | | | | | | | NË (ang.) ---- A.X. | | |
| TETOVA | | | E KËNDSHME ---- ENERGJIA | | | | | | | | | PËREMËR VETOR ---- AZOTI | | | |
| AI QË VJEN PAS TË 79-tit | | | | | | | | | | | SHTYJ DIÇKA | | | | |

